*Autor:* Sterjo SPASSE

*Titulli: Pse ?!*

*Roman*

*Botues:* Dëshira SHEHU

*Redaktor:* Ilinden SPASSE

*Arti grafik:*

Ismet NESIMI

*Kopertina:* Enver DERHEMI

sipas motiveve të një skice punuar nga Llazar NIKOLLA



ISBN: 99943-615-0-3

**Botimet ERIK** Kont Urani, Nr.25, Tiranë - Albania

| | Botimet | Shtypshkronja |
|---|---|---|
| *Tel/Fax:* | 00355 4 2 220645 | 00355 4 2 234 605 |
| *Cel.:* | 069 40 66 442 | 069 20 40 333 |
| *E-mail:* | *erikbotime@mail.com* | |



**STERJO SPASSE**
**DHE**
**"PSE-JA" SHQIPTARE**

**Konstandin Papaj**
**Palermë (Sicili-Itali) 14 korrik, 1984**

*Sot është 14 korrik 1984, një ditë e rëndomtë si të tjerat. Këtu në Palermë dielli djeg si saç. Çajupi na ka lënë këto vargje për këtë muaj: "O korrik, o faqezjarr!", për të theksuar ropatjet mbinjerëzore të bujkut. Duke kujtuar Çajupin e të tjerë si Asdreni, që i këndojnë punës së rëndë, i hodha një sy kalendarit vetika dhe vura se pas një muaj plot, tamam më 14 gusht të këtij viti shkrimtari shqiptar STERJO SPASSE do të gëzojë në dheun e vatrën e vet shtatëdhjet vjetorin e ditëlindjes së tij. E gëzoftë!*

*Emri i tij dëshmon një rallësi midis emrave shqiptarë, kurse mbiemri edhe më shumë. Vetë rregulla dretshkrimore shqipe dhe vetë veshi e pranojnë që ky mbiemër të shkruhet me një "s", Spase. Siç dihet në gjuhët sllave "spasse" zakonisht shkruhet me dy "ss" dhe e ka burimin te kuptimi "shpëtim" ose "shelbim": përdoret shpesh si emër njeriu, po ashtu edhe si mbiemër. Është një emër fetar tepër i lashtë. Shumë emra kishash me prejardhje bizantine në Maqedoni, Bullgari, Sërbi e deri diku në Rusi quhen "Spaski", "Spaskaja" që do të thotë "Kisha e Krishtit, shpëtimtarit" ose e të "Shelbuemit". Po nuk po zgjatem shumë për këtë pikë, që thamë këtu vetëm e vetëm për të përqasur prejardhjen*

*e derës ose të oxhakut të Sterjo Spasses. Sigurisht kemi të bëjmë me një prejardhje bullgaro-maqedonase të shartuar, ndashta me degë shqiptare ose anasjellas. Për një gjë na mbushet mendja: degëzimi familjar i tij është përzjeras. Kjo ngjet sidomos me banorët e viseve kufitare e ndërkufitare të Jugut e të Veriut, po ashtu edhe atyre të Shqipërisë së Mesme me prirësi lindore. Dhe vërtet Sterja Spasse ka lindur në një kësosh familje ndërkufitare, në një katund të lagur nga ujrat e Liqenit të Prespës, që bënte pjesë në qarkun e Korçës si kryeqëndër administrative e asaj kohe. Le të përmendim këtu se shumë malësorë të malësive kanë qenë ndërkufitarë dhe i kanë kënduar rapsoditë në dy gjyhë: shqip - bosnjakisht ose sërbisht shqip e anasjellas. Dhe kjo, jo vetëm që s'është e metë, por një vlerë e rallë.*

*Llagapin me dy "ss" të Spasses nuk mund ta quajmë si një trill të tij, por si një "lajthim" të shortit, që pastaj mbeti si një shenjë "dyjare" e kohrave: por, siç do të shohim më tej, në atë llagap gjejmë vetëm një shpirt, atë të shqiptarëve më të fisëm të këtij shekulli.*

*Sterja Spasse lindi më 14 gusht 1914 në pikë të Luftës Botërore, që përfshinte dhe Ballkanin, lindi në gjirin e një familjeje bujqësh të varfër: një familje gojëshumë që mbi krye i binte pika e rëndë e diellit të "korrikut faqezjarrtë" dhe e fshikullit të padrejtësive, që i kishin pllakasur aso kohe vegjëlisë shqiptare ose, duke përdorur një fjalë të vet Sterjos "harbutëve të damkosur".*

*Të damkosurit e Shqipërisë! Në Veri malësori edhe pse xhvatej bjeshkës, priste ditën, si thashte Migjeni, që "t'i binte grusht malit". Në Myzeqe, "Lala*





*i dergjur kënetash, edhe pse ropatej gojëkyçur", dikush i shkolluar i ndillte ditët e Perëndisë, duke bluar me mend vargjet e zjarrta, që pastaj të blatoheshin në poemën "Ashtu Myzeqe" të Aleks Çaçit. Kurse në viset ndërkufitare, si ato të Prespës dhe posht e lartë në ato anë, vatra katundare e nëmur në shpirt dhe gjaktharë në zemër nga shushunjat moçalore dhe shushunjat dhunëtore qyqej si ajo kolibja e veçuar në një anë të fshatit, handakosej mes mushkonjash në lloh e pa lloh mes zymtësive tejkufitare.*

*Që kur ishte pesë vjeç, pa u gdhirë, prindët e merrnin Sterjon me vehte me fëmijët e tjerë në arat e botës, ku derdhnin djersën si argatë meditësish. Dhe kur mezi bënë një rip tokë për vete, mituria e Sterjos kaloi nëpër ugaret e melit e lehreve të specave e të hidrave. Dielli ia përcëlloi dhe ia zhuriti ballin si gjithë argatisë skamëse. Sipas urtësisë dhe hallit, prindët hoqën kafshoren e fundit nga goja dhe e çuan Sterjon në shkollën e vendit. Dallohej nga shumë të tjerë për petkat e arnuara, por të hijshme e të paqme: Dallohej edhe për ata sy të butë të pafajshëm, që askush nuk mund ta merrte me mend se do të merrnin pamjen e një shenjtori apo të një urtari.*

*Në shtëpi të Sterjos, si kudo përrreth, flisnin shqip e bullgarisht, ose më mirë të themi një të folme bullgare. Por shkolla shqipe e vendit ishte fatlume, sepse mësuesi i kishte qëlluar një atdhetar i brumosur në rrethet shoqërore më të mira të Korçës dhe të vatrave të tjera shqiptare në vëndet ballkanike. Sterjoja mësonte, por edhe vazhdonte të mirrej me punët e tokës, prej së cilës u nda vetëm atëhere kur e çuan në Korçë për të vazhduar mësimet edhe më mbarë. Par sa herë që kthehej*

në shtëpinë atërore, s'i rihej pa shkrifur plisat e tokës. Më në fund e çuan për të ndjekur mësimet në Normalen e Elbasanit, ku u shoqërua me nxënësit më përparimtarë të asaj shkolle. Larg prej truallit të vet, me nostalgji nis të shkruajë duke i pagëzuar shkrimet e para letrare në të përkohëshmen "Normalisti". Pas mbarimit të Normales më 1932, doli mësues dhe u emërua si mësimdhënës në fillim në rrethin e Gjirokastrës, pastaj në atë të Korçës. Në atë kohë iu vu me mish e me shpirt studimit të shkrimtarëve më të mirë shqiptarë, evropianë e ballkanas. Lexonte frëngjisht, italisht, bullgarisht e greqisht. Hallet e popullit, studimet e prirjet e shtynë të vazhdojë me këmbëngulje punën letrare. Tregimet e para, edhe pse të ndikuara nga disa autorë të huaj, herë frëngj, herë bullgarë e rusë e çquan si pendëtar të shkathët. Shumë pikëpyetje i nxirte përpara sysh koha dhe gjendja shqiptare. Këto mbresa i botoi në librin e bujshëm "Pse?!...", që për shumë kritikë deri më sot është mbajtur si një vepër origjinale, por pesimiste. Shkrimet e mëpastajme i botoi në të përkohëshmet shqiptare të viteve '30 dhe gjatë luftës, siç ishin "Rilindja", "Bota e re" etj. Si libër më vehte dolën vëllimet me trgime "Në krahët e një femre" dhe "Kunorë rinie" të dy të botuara më 1934 në moshën njëzet vjeçare. I ndikuar nga jeta e zakonet shqiptare, si edhe nga përvoja e kryeveprave bullgare, Sterjo Spasse, del më 1944 me vëllimin me tregime "Nusja pa duvak" dhe me romanin "Afërdita" në të cilin skalit për herë të parë fytyrën madhështore të së përvuajtmes mësuese shqiptare. Ndikimi i romanit të famshëm "Nëna" të Maksim Gorkit të përkthyer nga rusishtja në shqip prej





Tajar Zvalanit e të botuar çensurisht në Shqipëri nga fundi i viteve "30, nuk mund të mos vihet re edhe në romanin e tij.

Ngjarjet e mëdha të Luftës Botërore dhe udhëtimet që bëri në Bullgari e Bashkimin Sovjetik i dhanë Sterjos shpirt për të shkruar romanin "Ata nuk ishin vetëm", që e botoi më 1952. Ky roman që në fillim titullohej pikërisht "Harbutët", pasqyronte epopenë e fshatarëve të varfër e të nëpërkëmbur të cilët dalëngadalë liruan ndërgjegjen qytetare për të drejtat e mohuara të tokës. Romani u përkthye menjëherë në frëngjisht e gjuhë të tjera. Më 1958 u botua edhe në Bashkimin Sovjetik rusisht në dy botime me një tirazh 200 mijë kopje, kaqë sa nuk kanë dalë të gjitha botimet e tij në Shqipëri, Kosovë e gjetkë. Në këtë roman shihej drejtpërdrejt ndikimi i shkrimtarit të madh rus Mihail Shollahov, që me epopenë "Doni i qetë" dhe "Qilizmat"(Tokat e çara), në të cilat pasqyrohet fshatarësia ruse para, gjatë dhe pas Revolucionit të Tetorit, mori çmimin më të madh që ka bota, çmimin "Nobel". Dëshira e madhe për të njohur letërsinë ruse e sovjetike e çoi Sterjon në Moskë, ku bashkë me shkrimtarë të tjerë shqiptarë, u vu në bankën e klasës. Iu vu mësimeve në një moshë të ecur, tamëm si Fan Noli, kur iu përvesh mësimeve muzikore në Konservator. Në Bashkimin Sovjetik ai u njoh së afërmi me kryeveprat ruse.

S'duhet të harrojmë se më 1954 ai hodhi një hark ure, që lidh të kaluarën me të tanishmen duke botuar romanin e bukur "Afërdita përsëri në fshat". Mësuesen bujare të një kohe e shohim përsëri në botën

*e re shqiptare, duke vazhduar trashëgimet bujare e më të mira atdhetare. Kurse në vitin 1958 botoi vëllimin me letërkëmbime "Të fala nga fshati". Pikërisht pas këtij libri ai u gjend në Rusi për studime letrare artistike. Nisi tani një vazhdë e re në krijimtarinë e tij. Pas kthimit në Shqipëri botoi më 1961 romanin "Buzë liqenit", në të cilën ringjallte shëmbëlltyrat më të gjalla të mbresuara në Prespën e tij të paharruar. Boton tekste shkollore dhe libra për të vegjëlit dhe shkollarët:"Sokolesha" më 1966 dhe "Pasqyra magjike" më 1967.*

*Vazhda e re pas kthimit nga Bashkimi Sovjetik u vazhdua edhe me romanin e tij "Zjarre", botuar në vitin 1972. Një fotografi në murin e shtëpisë sime e tregon Sterjon si një filozof. Burrë i pashëm, me sy të thellë, hundën si qiri, si ajo e shenjtëve bizantinë dhe ata flokët e gjata të shpërndara anash tamam si një filozof i urtë i kohrave të Rilindjes shqiptare. Dhe nuk është aspak e rastit, që në vargromanet historike "Zgjimi"(1974), "Pishtarë"(1975), "Ja vdekje ja liri) (1978), "Kryengritësit" (1983) dhe "O sot, o kurrë!"(1989) fillon epopeja kushtuar Rilindjes së madhe shqiptare të filluar që nga çereku i shekullit të kaluar e deri në Pavarësinë Kombëtare më 1912 e më vonë.*

*Por Sterjoja është marrë edhe me përkthime: ka përkthyer poezi të Kristo Botevit, kryeveprën e klasikut bullgar Ivan Vazovit "Nën zgjedhë", ku tregohet vuajtja e popullit bullgar e ballkanik gjatë sundimit otoman; romanin "Nusja" të Gjeorgj Karasllavovit dhe vepra të tjera.*

*Por si është puna e kritikës kundrejt veprës së tij si shkrimtar?*





*Duke u bazuar në lojë fjalësh "Bota e Hiçit, për Hiçin, prej Hiçit...", që është një farë lajtmotiv i ""Pse-së?!...", kritika shpesh herë ka thënë se Sterjo Spasse ka shkarë në pesimizëm dhe formalizëm. S'duhet harruar se në një kohë kur në Evropë dilnin vepra si "Asgjë të re nga fronti i perëndimit" të Henrik Maria Remarkut etj., pesimizmi nuk ishte një hap prapa, ishte më tepër një esullim i mendjeve drejt një të vërtete që të vriste sytë.*

*Sterjo Spasse është një nga ata shkrimtarë, që kanë tepër të zhvilluar ndjenjën e kohës, dhe si të tillë janë rebeluar para së gjithash duke mohuar shpresat e shterpëta. "Pse-ja?!..." dhe veprat e mëvonshme treguan se ai u bë një shkrimtar - simbol i një shoqërie a periudhe të tërë kombëtare. Si artist, Sterjo Spassja nuk është obortar therorësh. Është përfaqësues i njëmendësisë së hallexhinjve, dhe siç dihet, Shqipëria më tepër ka pasur hallexhinj se sa fatbardhë. Veçse roli i tij si zëdhënës nuk është vënë në pah aspak nga studjuesit e letërsisë shqiptare; e para, pse pena e tij e butë dhe e shtruar nuk nxjerr krye për t'u treguar, siç bëjnë shumë dhe e dyta, pse historia e artit na tregon që shumë pena të urta nuk kanë nevojë për vlerësime të posaçme, se vlerat e tyre shijohen shtruarazi, pak nga pak e për shumë kohë duke u skutur nën hijen e thjeshtësisë, por me këmbët të rrënjëzuara në humusin bujar të shpirtmadhësisë shqiptare. Herojtë e tij shprehin shfrime e dëshpërime, por edhe shpresa, po kurrë tronditje e frikësime, pse të gjithë janë të tokës: Atje lindin, atje dhe perëndojnë për të lindur përsëri. Jemi lodhur për të gjetur së paku ndonjë vend, ku Spassja*

*të ketë shprehur atë "Unin" e vet dhe s'e kemi gjetur. Kudo shprehet me "ne" ose me "ata". Për shumë prozatorë të së kaluarës, por edhe të tanishëm, mund të themi se atë që kanë shkruar, e kanë bërë ashtu si e kanë menduar më parë, ose e kanë stërholluar. Spassja është i vetmi ose më i madhi vërtetar, idhull i realizmit shqiptar.*

*Siç dihet, sot metoda letrare në Shqipëri ka nisur të quhet zyrtarisht "Realizëm socialist", shprehje e huazuar nga metoda letrare sovjetike e socializmit, që nisi nga fillimi i viteve tridhjetë, kur Maksim Gorki u kthye nga mërgimi në Rusi përgjithmonë. Por shtylla e socrealizmit është mbajtur gjithmonë romani "Nëna", shkruar jo në vitet 30, por para Revolucionit të Tetorit (1917).*

*Pra, siç shihet, veprat e Sterjo Spasses, duke u vështruar nga ky këndvrojtës, bëjnë sot strumbullarin e socrealizmit shqiptar. Ndërsa Lenini thoshte se Kont Lef Tolstoi me veprat e veta u bë " Pasqyrë e revolucionit rus", na shkon mendja se edhe Spassja, që pasqyron kaq vërtetësisht botën shqiptare për pesëdhjet vjet me radhë, në mos e duam si baba të kësaj metode a rryme letrare, së paku e ka hak të mbahet pararendës i saj. Dhe të jesh pararendës do të thotë të kesh diçka profetike në vetvete. Ndoshta kjo është arsyeja, që Sterjo Spasse ka më tepër pamjen e një profeti se sa të një letrari, o ndoshta i ka të dyja.*

*Nuk mund të mos bjerë në sy, që sot kritika shqiptare nxjerr në radhë të parë të rinjtë: dy tre shkrimtarë të rinj... Kurse dihet mirfilli se themeluesit e vërtetë të socrealizmit shqiptar janë shkrimtarët më pleq si Sterjo Spasse, Dhimitër Shuteriqi, Shefqet Musaraj, Jakov Xoxa etj. të cilët, sidomos Spassen kritika shqiptare e Kosovës e venë në qoshen e nderit: I pari shkrimtar shqiptar si klasik me vepra të plota (duke përfshirë edhe "Pse-në") ka qenë pikërisht Sterjo Spasse, pastaj edhe të tjerët...*

*...Ne dimë një gjë: Maksim Gorki dhe Majakovski as kanë qenë anëtar partie, por gjithmonë janë mbajtur si themeluesit e socrealizmit sovjetik. E drejta do të drejtën. Gjykimet tona nuk i themi aspak për polemikë, se ndoshta edhe lajthitemi. U përpoqëm vetëm të themi një të vërtetë, se përpara një vërtetari a radiografisti të botës shqiptare, siç është Sterjo Spassja, të gjithë duhet të mësojmë ta shohim të vërtetën në sy dhe të flasim me zemër në dorë. Si të parët. Si pleqtë. Si më të urtët e të urtëve.1)*

---

1. Marrë me shkurtime nga gazeta "Dielli", 12 gusht 1984, Boston Mass, U.S.Amerika.

# I

**1 Tetor 193...**

Fill i vetëm po qëndroj brenda në dhomëzën time. Ora është 10 mbas darke dhe një errësirë e frikëshme ka mbuluar katundin. Valët e shkumbëzuara të liqenit përhapin me ulërima zhurmën e tyre dhe era fërshëllen pa pushim. Njerëzit nëpër familjet e tyre bisedojnë përmallshëm ose ia heqin koqes së gjumit, kurse unë rri i vetëm...rri dhe mendohem!...

...Po!...mendohem me të vërtetë dhe nuk di se sa mendime e çpojnë këtë minutë kokëzën time. S'di se si: zemra më vuan keq pa ditur "pse"-në, kurse truri pyet dhe përcjell pa pra mendime...mendime dhe asgjë tjetër.

Sa krijesa - të mëdha e të vogla, të dukura e të padukura - ka natyra mbarë, aq pyetje të vijnë pa dashur në tru. Edhe gjëja më e vogël, më e padalluar të le mbresa: të bën që të pyesësh veten dhe t'i përgjigjesh po vetes. Një mizë e vogël, p.sh. një mizë shumë e vogël po fluturon në hapësirë, por,...përse fluturon? Ç'e shtrëngon atë krijesë mikroskopike që të endet në hapësirë, kurse natyra është aq e pasur dhe e gjerë për atë, sa ajo mund të jetojë kudo e qetë dhe e lumtur? A kujton se s'ka vend natyra për një majë gjilpëre, sa është madhësia e mizës! Madje, edhe unë do të pranoja që ta bënte folenë e saj në një nga xhepat e mia, dhe do t'i jepja çdo gjë që i mungon, por...ajo nuk do: I pëlqen të endet në hapësirë...i pëlqen...s'di se çfarë! Ja një kuptim i bërë lëmsh. Duket sikur Zoti, kur i ka krijuar





këto krijesa mikroskopike, nuk ka pasur punë: mbasi bëri krijesën më të madhe, deshi të bëjë edhe atë më të voglën për qejf. Po! Për qejf, sepse Ai, i Tërëfuqishmi, kur e vëren Tokën prej së larti, shikon me ëndje, dëfrehet me hove të papushtuara gëzimi dhe si me ëmbëlsi ve buzën në gaz: shef në Tokën tonë një babiloni krijesash, babiloni trajtash, babiloni zërash, babiloni punësh!...Shikon një kokë njeriu me krijesa të vogla morrash; vëren një kafshë katërkëmbëshe të mbushur me krijesa krimbash a insektesh të tjerë; sheh një det plot me të qenme të gjalla e të ngurta, sheh e sheh krijesën më mikroskopike, që ka ngritur folenë mbi lëkurën e një krijese të madhe shumë; po!...Sheh punët njerëzore, ... njerinë vetë: disa më një kënd të rruzullit duke u dëfryer, disa duke vajtuar a duke rënkuar rëndë; të tjerë duke u vrarë me shoqi-shoqin, ...a duke e mbuluar me ironinë e jetës një të vdekur! Por më e madhja: të gjithë këtyre krijesave, që rendin, që punojnë, që vuajnë, që...jetojnë, në fund u dallon varrin pa fund! Ai, pra, sheh një teatër, po në një kohë, me shumë pamje dhe me shumë drama të ndryshme! Ja pra pse gëzohet i Tërëfuqishmi prej së larti: shijon teatrin më të madh, më të pasur e më të bukur të hapësirës. Ne këtu jemi me miliarda e miliarda krijesa, që luajmë role të ndryshme në teatër, kurse Ai, i Madhi, është vetëm një...një shikues teatri!

Tani është marrëzi të marrësh me mend teatrin, që quhet Botë. Është marrëzi të shpjegosh një nga një të gjitha pamjet e këtij teatri vigan; marrëzi është t'i zesh në gojë aktorët e ndryshëm të këtij teatri hyjnor! Po! Është marrëzi, pasi një litër, sikurse është koka jonë, nuk mund të përmbledhë kursesi sasinë e një deti, sikurse janë ngjarjet e ndryshme të Botës, ...të teatrit hyjnor! - desha të them.

Megjithatë, njeriu, kjo krijesë, që është protagonistja e punëve të saja, do të mundohet për të zbuluar diçka nga natyra me anën e filozofisë. Oh, jo! - po them unë. - Do të zbulojë diçka me anën e gënjeshtrës! Filozofi? E çfarë është kjo filozofi, mik? Nuk e prek, nuk e dëgjoj, nuk e shoh dhe ...përsëri quhet filozofi?! Deh, njeri!...njeri, që s'di të më thuash se cili je, e krijon filozofinë?! Filozofi sokratike, filozofi aristoteliane, filozofi kantiane, filozofi ...njerëzore... e çfarë më hyn mua në qese me këto filozofi?! Sokrati, Platoni, Aristoteli, Kanti etj., mik, njerëz kanë qenë, formë njeriu kanë pasur, dhe...prej një tru njeriu çfarë të presi njeriu vetë? Dy enë të njënjëshme në vëllim, janë si kryet e njerëzvet, ç'kanë për të pritur lëng nga njera tjetra, kurse njera enë, po t'i hedhë pak lëng tjetrës, mbetet vetë e zbrazur? Kurse njeriu vetë nuk është i zoti të më tregojë se nga vjen, përse endet në Botë e ku po vete, ç'më duhet mua t'i besoj filozofisë së tij?! Ja, këtu, mik, humbet filozofia për mua,...tretet përgjithnjë dhe në shesh del ...rrena! Jo, as rrenë nuk duhet thënë, po çfarë t'i bëjmë natyrës së krijesës sonë: jemi me gjuhë e duhet të themi një fjalë...

Jam i ri, njëzet e dy vjeçar dhe më quajnë *Gjon Zaveri*. Por, ...bëra gabim: pse ju duhet emri im? Mjafton të dini se jam një i ri, shumë i ri. Tani ndofta do të më pyesi ndonjë se si i kam kaluar këto 22 vite. Nëqoftëse doni një përgjigje të zakonshme, ju them: - Këtë periudhë të jetës - *Jetë ta quajmë Jetën* - e kam kaluar për bukuri. Mirëpo, në qoftë se doni një përgjigje jo të zakonshme, por të vërtetë, atëhere nuk ju përgjigjem me gjithë mend: "Nuk di aspak se si e kam kaluar këtë periudhë të jetës!" Po! ...nuk di, as nuk do të kuptoj se si po kalon koha, se si po rrotullohen vitet. Me gjithë këtë, vetëm një gjë kam kuptuar: "*Jeta* - në





qoftëse gjëndet me të vërtetë kjo, -*është duke vallzuar me këmbët tona dhe është duke u tallur po me punët tona!*"

Kurse i ditkam të gjitha këto, atëhere pse t'ia var tagjinë jetës? Kurse unë e ditkam sigurisht se sot jam dhe nesër s'kam për të qenë fare, si të mendoj për një gjë të njëmendët? Ja këtu, njëmendësi të përherëshme për mua nuk ka dhe atëhere...të falem ironikisht: *O Jetë! Jam - s'jam*. qenka një për mua! Edhe tani po deshe përulu...përulu ironikisht përpara Jetës dhe jeto pa ditur përse jeton, përse shpreson, përse dridhesh!...Vitet kalojnë, kurse unë s'kuptoj se si po kalojnë: unë rritem dhe përparoj, por nuk di se si rritem e si përparoj. A mua se kësaj duhet t'i themi njëmendësi Jete!

**15 Tetor 193...**

Sot, me një mik, katër - pesë vjet më i madh se unë, kuvenduam mbi punën e dashurisë së të rinjve. Miku im zbrazi gjithë diturinë e vet që të më shpjegonte se ç'do të thotë *dashuri rinie* për të më mbushur kokën që edhe unë të dashuroj.

Por,...vaj...unë ende s'kam kuptuar njëmendësinë e dashurisë! Çfarë është kjo dashuri e të rinjver?! Arsyeja nuk më përgjigjet, ...zemra heshtën. Po! Arsyeja e kokës sime nuk do të dijë fare se çfarë është dashuria e rinisë, sepse ta humbasish logjikën dhe kohën kot për dashuri rinie, për një punë ndjenjore, që mund të zhvillohet vetvetiu, në qoftë se gjindet, ...është mëkatë. Them mëkatë, sepse njeriu, duke e munduar shumë logjikën për çdo gjë, sidomos për gjërat e panevojshme, sikurse është dashuria e rinisë, është në rrezik të pësojë ndonjë ndryshim të mëndjes.

Kur ia thashë këto mikut, ai qeshi...qeshi aq fortë, sa nuk i nxori edhe zorrët përjashta. Pastaj, tundi kokën,

thëthiu me shije të madhe nikotinën e duhanit dhe më tha me ton të rëndë e të sigurtë:

- Jo, Gjon! Ti që s'mendon për dashuri rinie, ti je në rrezik të çmëndesh.

- Unë qënkam në rrezik të çmëndem? O, jo, mik! Unë mëndjen nuk e vras, që të çmëndem. Njeriu çmëndet, kur ndërmjet dëshirës e mendjes, që janë në një drejtim, hyn edhe pengesa. P.sh., kur një njeri të ketë një vajzë, por është e pamundur të martohet me të, atëhere ai mund të çmëndet...Por unë, mik, nuk dua, as nuk ndjej, as nuk mendoj për një punë të tillë e atëhere nga do të vijë të çmëndurit?

- Do të shohim, - më tha dhe qeshi,...qeshi dhe iku.

" Je në rrezik të çmëndesh!". Këto fjalë të mikut më tingëllojnë pa pra në vesh: më tingëllojnë, sepse nuk gjej shkakun përse të çmëndet një mëndje e qetë, një mëndje e kthjellët, sikurse jam unë? Kujtoj se miku s'ka pasur aspak të drejtë edhe ato fjalë, m'i tha nga se nuk dinte nga t'ia mbante.

**20 tetor 193...**

Sot, qysh në mëngjes, erdhi për një vizitë në shtëpinë time miku Gjençi, me të cilin biseduam para disa ditësh mbi punën e dashurisë së të rinjvet. Dukej pak i menduar dhe ishte prishur mjaft nga fytyra.

- Ma ka ënda të bisedoj me ju, Gjon, prandaj erdha kaq shpejtë, - më tha posa zuri vënd në një fron.

- Sa për veten time, - i thashë, - mbetem i kënaqur, kur më vijnë njerëz për të biseduar, megjithatë jam po ai edhe sikur të mos më vijnë. S'di se si: Vetmia më pëlqen më tepër. Me gjithë mend vetminë e adhuroj,... e adhuroj shumë, sepse me fantazinë time bëhem ai që dua të jem.







Kudo mbretëron qetësia e mendja ime fluturon në pafundësi, ... fluturon prej një çip të Botës në një tjetër, prej një pamje të teatrit në tjetër dhe më duket sikur çdo gjë, që e mendoj, e shoh edhe përpara. Ja, kjo ngjan si njëmendësi për mua, prandaj e dua dhe e adhuroj vetminë e qetë.

- Atëhere ti nuk je njeri, sepse njerëzit e vërtetë mundohen se si të bashkohen, ndërsa ti adhuron vetminë. Mëkatë e madhe: Je djalë fare i ri, por asnjë ndjenjë rinije nuk ke me vete. - Shtoi Gjençi si i dëshpëruar.

- Oh, jo mik! Vetmia ime nuk cënon njeri, - në qoftë se gjëndet *nder* në këtë Botë. - Unë nuk ia kam marrë hua ndonjerit kokën, por mendoj me trutë e mij, ...me mendjen time. S'ka se si të ma ndalojë njeri këtë gjë. Mjafton që të dij se liria ime mbaron aty ku fillon liria e tjetrit. Pra jo. Unë-i mund të më ndalojë që të mos vras, të mos bëj ndonjë punë, që dëmton tjetrin, por kurrë nuk mund të më ndalojë trurin tim së punuari dhe dëshirën time së dëshëruari. Edhe në qoftë se mendoj për ndonjë gjë, mendoj brenda në kokën time dhe me trutë e mij; po ashtu edhe në qoftë se dëshiroj ndonjë send, e dëshiroj me dëshirën time dhe brenda vetes sime: e mendoj, po nuk e them, e dëshëroj, po nuk e shfaq! Janë mistere të njeriut për njerinë. Vetëm puna ndryshon,...fjala ndryshon: puna ime duhet të jetë për të mirën e përgjithshme, ose së paku të mos bëj dëm edhe fjala ime duhet të jetë ngushëlluese dhe shpresëdhënëse për zemrat e përgjithshme.

... Por, dale, Jetë! Çdo veprim të gjallërisë në Botë e shoh një: Ose njerëzit janë të bashkuar, ose jo: ose të gjithë janë të mençëm ose të gjithë janë të çmendur,... por kurrë për mua nuk ka njerëz edhe me kokë e me mend, edhe me kokë e pa mend! Kështu më duket se është e

vërteta, kështu dhe duhet të jetë. Një të madhi i teket, p.sh., të thyejë e të këndojë pa qenë i pirë, atëhere nuk duhet ta marrim në gazep:...për të çmendur aty për aty, sepse ai bën një punë të dëshirës së vet e menduar nga mendja e tij. Ndofta ne na dëmton, por për vete dëfrehet..., bën atë që do. Puna e tij është posi puna e një tregtari të ri: ai me zotësinë e vet i bën për vete të gjithë blerësit, kurse tregtarëve të tjerë u pakësohen blerësit. Ky për veten e vet bën mirë, mirëpo për tregëtarët e tjerë bën keq, po kurrë marrëzi. I pari thyen, pse ashtu do; i dyti shet lirë, pse ashtu do: të dy duan e bëjnë, por të dy i bëjnë dëm tjetrit...E tani mua, mik, që nuk bëj as keq dhe as mirë për tjetrin me vetminë time, më futke në radhën e të marrëve tuaj?

Miku u mërzit, mblodhi vetullat, lëvizi pak nga vendi dhe më tha:

- Na plase me sofisma filozofike!

- Ja një këngë tjetër! Filozofi?! Ej, dreq, unë nuk dua t'ia dëgjoj zërin filozofisë, jo pastaj të flas me filozofi. Unë fola atë që mendova kinse si në njëmendësi: kjo kujtoj se nuk është filozofi...nuk lidhet fare me të.

- Mor, Gjon, leri këto dokra e më thuaj se a do ndonjë vajzë? - tha pastaj i dëshpëruar.

- Unë dua vajzë?! Çfarë do të thotë të dashurosh një vajzë?...Unë kur s'kam dashur dhe as që dua femër. S'ka pse të më hyjë në zemër dashuria e një vashe,... e një femre.

- Atëhere të këshilloj, që ta lëçitësh me vemendje "Dekameronin" e Bogaçios, pastaj fjalosemi bashkë mbi punën e femrës, - më tha dhe iku.





**2 Nëntor 193...**

Sikurse kam thënë edhe një herë tjetër, jam 22 vjeç: tamam një njeri i shkathët, i fuqishëm dhe i pashëm, kam udhëtuar shumë dhe jam takuar me shumë femra. Vajza të bukura e tërheqëse kanë shijuar sytë e mij, po asnjera s'më ka hyrë në zemër... s'kam dashuruar. Çdo gjë e kam marrë për asgjë. Përkëdheljet e tyre, fjalët e bukura, dredhkat dyfaqesh dhe pillimet e tepërta s'më kanë lënë ndonjë mbresë.

Me habi shoh disa shokë, moshatarë të mij, që rendin mbas vajzave si langojtë pas gjahut, dhe unë qesh me veten time, ...qesh edhe pse nuk më jepet të bëj atë gjë që bëjnë të tjerët: të dashuroj. Gjençi ndofta ka të drejtë të habitet me mua, pse nuk dashuroj, por unë jam po ai: s'kam dashuruar dhe as që dua të dashuroj.

Për këtë gjë disa më kanë quajtur si njeri pa instikt dashurie. O, jo: kanë gabim: në zemrën time vëlon dashuria për prindërit, për motrat, për vëllezërit, për të afërmit, për shokët, për punët dhe për njerinë përgjithësisht, por... një dashuri rinie nuk e ndiej, nuk e dua. E për ç'arsye të vajtojë zemra ime për një vashë të botës. Për ç'arsye të derdhin sytë lotë e të shqetësohet vetja ime nga një femër?

Të dashurosh do të thotë të robërohesh nga vetvetja dhe bashkë me mënxyrën tënde të marrish në qafë kush e di sa krijesa të tjera të pafajshme. A kujton se kësaj duhet t'i shtrimë instiktin e padukur? Oh, jo,...për mua njëmijë herë jo.

**10 Nëntor 193...**

Gjithë ditën kam shëtitur buzë liqenit. Një prehje e

çuditshme kishte pushtuar zemrën time. Qielli ka qenë i kthjellët si qelq dhe dielli gjithë ditën pa përtesë ka ngrohur tokën.

Sot, me gjithë mend kam adhuruar natyrën: liqeni me të hyrët e ndryshme, malet pothuaj lakuriqe, heshtja e thellë e natyrës dhe hapësira pa fund më bënin të mendoja për qënien e një jete të vërtetë jo në këtë Botë, por në një Botë tjetër.

Në qoftë se gjindet jetë tjetër, është mëkat që është krijuar kjo Botë. Them mëkat, sepse çdo krijesë, porsa lindet, zhduket. Jeta e qënieve të gjalla është porsi jeta e një luleje, që lulëzon më parë, pastaj vyshket e plaket dhe në fund zhduket nga Bota e vdes. Por, më mirë: jeta e njeriut është porsi zhurma a porsi veprimi, që bën një bulë uji mbi një hekur të skuqur nga zjarri. Ajo, në trajtë të rrumbullakët rrotullohet dhe hidhet me shpejtësi mbi shtresën e nxehtë pa zënë vend gjëkundi, sikurse do kinse të fluturojë a të tallet me hekurin dhe në fund ... shtrihet e me disa *cër-cër* përpihet nga nxehtësia, ...zhduket përgjithnjë: *bëhet hiç*! Kështu edhe njeriu: endet në Botë, punon, rropatet pa pushim pa i zënë këmbët vend gjëkundi nga nevoja e jetës dhe në fund, vaj, ... shtrihet përtokë dhe me disa *ah-e* përpihet nga vdekja...zhduket përgjithmonë: *bëhet hiç*!

S'kam pra pse t'i kem lakmi një luleje të bukur, mbasi edhe ajo zhduket. S'kam pse t'i kem lakmi edhe liqenit, që duket aq i lumtur dhe i qetë, pse edhe ai ndonjëherë do të shterojë. Po edhe Botën s'kam pse ta shikoj me sy lakmimtari, mbasi edhe ajo ndonjëherë do të zhduket dhe do të bëhet... s'di se çfarë! Pra po shoh se asnjë gjëje nuk duhet t'i bijem në qafë për lumturinë e saj, sepse asnjë e qënme e gjallë nuk është e pavdekshme,... sepse çdo gjë e qenme, çdo gjë ka fund: sot është, nesër s'është! Megjithatë, bukuria e natyrës sot ma robëroi zemrën aq sa





harrova të haja drekën. Kësaj ndienje nuk i përgjigjem dot. Kur ika, mezi u ndava... megjithatë unë ika. Ndofta kështu i vjen edhe njeriut, kur ndahet nga kjo Botë: i vjen keq të vdesë pse humbet më keq, megjithatë ai prapë ikën, se s'ka zotësi për të qëndruar: është i pafuqishëm,... është i panevojshëm.

**12 Nëntor 193...**

Sa i pagdhendur më duket se është Gjençi! Gjithnjë më ngcmon për punë rinie. Është 26- 27 vjeç dhe i martuar para një viti me një vajzë të bukur njëzet vjeçare. Duket se ajo e ka përvetësuar aq fort, sa asnjë t'imtë nuk i durohet pa thënë: "ah shpirt!" Për gruan e vet nuk më flet, por në qoftë se kalon pranë ndonjë tjetre, atëherë fillon nga kënga e Mukës.

- Shiko, mor Gjon, duket si pullumbeshë! Ka të ecur të bukur, trup selvie, vetulla të zeza, fytyrëkuqe,... e ka... e ka. Po aman, bre nuk ke shpirt njeriu, që nuk do të kuvendosh për punë femrash? Çudi me ty, njeri pa ndjenja!

Ai flet kështu dhe unë shikoj gjetkë dhe mendoj. Gjençi është i dhënë kryekëput mbas nuses së vet (ashtu më duket mua) si një çilimi, që është dhënë mbas nënës së vet. Kur është larg saj, edhe kur sheh ndonjë tjetër, i duket sikur e ka atë përpara dhe kështu fillon të flasë për punë dashurie: së pari më përshkruan bukuritë e femrës dhe pastaj ze e m'i numëron një e nga një vajzat e katundit, që janë në moshë martese. Mua më do shumë, prandaj do t'më zgjedhë një nuse të mirë. Po, ku dëgjon koka ime dokra të tilla.

Po!... dokra i quaj, se s'ke çfarë t'i shijosh femrës. Në qoftë se e kap trupin e saj, thonë disa, fluturon nga kënaqësia,... nga gëzimi, që ndien. Por kjo, më duket se është marrëzi me bisht: një copë mishi, sikurse është trupi

i femrës, çfarë fuqi ka që t'i tronditi ndienjat? Të rinjtë thonë se ka magnet. O, për mua më duket se s'ka asgjë. Atë magnet të rinjtë vetes ia japin vetë, prandaj u ngjan sikur e ndiejnë shumë. E kapin me qëllim që të kënaqen, edhe pastaj u duket sikur kënaqen, por... në njëmëndësi s'kanë bërë gjë. Kjo i ngjan një të dehuri: ky e pi rakinë me qëllim që të kënaqet, madje edhe ashtu i duket, por... nuk e di, i shkreti se vetë është i dehur,... është bërë thumb!

Pastaj , kam parë shumë të rinj, të cilët kujtimin e së fejuarës e kanë puthur, e kanë shtrënguar në gji e... ku di unë sikur e kanë pasur të fejuarën me të vërtetë përpara. Ja pra, njerëz që e kanë gënjyer veten e, të them si i thonë më të mëdhenjtë: *njerëz t'autosugjestionuar*. Një gravatë ose një shami a ndonjë dhuratë tjetër e marrin sikur është njeriu vetë. Ane gravata, ane e fejuara! Sa ndryshim: Njëra nja copë leckë, kurse tjetra një njeri me shpirt. Megjithatë për të rinjtë është e dashur. Një njeri i tillë sikur të kapi me po atë besim edhe mishin e një krijese tjetër, a thua se nuk do të ndiejë kënaqësi, gëzim,... shije? Të kuptohemi mirë: këtë po e them për femrat, nëqoftëse zhvishemi fare nga puna shtazore e femrën ta kuptojmë si një gjë jo të trupit, por të shpirtit, jo dashuri shtazore, por dashuri të pastër ideale.

Por Gjençit nuk i mbushet koka: do që të më bëjë edhe mua anëtar të dëshirave të tij. Thotë se unë s'kam ndienja dashurie por jam i sigurtë se ai vetë nuk di se çdo të thotë ndienjë dashurie.

**15 Nëntor 193....**

Nga dita e sotme jam shumë i kënaqur, pse e kalova ndërmjet motrave dhe kushërirave. S'di se si: sot kam qenë me të vërtetë i lumtur në rrethin tim familjar.





Me motrat e me kushërirat biseduam mbi punë rinie. Të them të drejtën mua këto bisedime nuk më pëlqenin fare, por nuk kam dashur që t'ua prishja zemrën atyre. Për çdo gjë u përgjigjesha me një po, sa më në fund motra e madhe më tha me zemërim:

- De, mor vëlla, na plase me këto *po-të* e tua! Pa na thuaj ndonjë të re; na trego ndonjë ngjarje. Haj, vëlla i dashur, na trego.

Por truri im ishte shterpë për bisedimet e tyre. E dija se i mërzitja, por çfarë t'u tregoja?...Në fund bisedën e fillova për Gjençin.

- Gjençi e do të shoqen aq fortë, sa që gjithnjë më flet për punë dashurie. Çudi me atë njeri!

- Po ashtu bën bota, e jo si ti që nuk do të martohesh. Njeri plak nga zemra. - Kështu ma priti motra e madhe si me të tallur, por motra e vogël si me pak butësi më tha:

- Jo, mor vëlla! Nëqoftëse edhe ti e shkon jetën me nusen tënde ashtu si Gjençi, atëhere lum ti..., lum edhe nusja jote!

- Po pse, a nuk po shkojnë mirë?

- Për Gjençin ndofta, po për nusen jo.

Nuk desha t'i trazoja për punën e Gjençit. - Por diçka kuptova: ai nuk shkonte mirë me nusen. Atëhere ç'dreqin ka Gjençi, që më flet gjithnjë për femra? A mos ka ndërmend të më bëjë edhe mua të palumtur si ai? Por...në dreq të vejë Gjençi me gjithë teorinë e tij, një herë ta sjellë në vijë punën time.

- Ti vëlla nuk jeton në këtë Botë, por vetëm trupi tënd. - Kështu më tha motra e madhe, dhe kjo është një gjë më tepër se e vërtetë. Mua më pëlqen të jem në vetmi dhe të mendoj për çdo gjë a të punoj diçka. Por kjo nuk qënka lumturi. Kështu thanë sot motrat dhe kushërirat. Madje, këtë gjë sot e vërtetova edhe unë me këtë rreth familjar. Të

qeshurit, shpotitë e kuvendimet me kripë e pa kripë të ditës së sotme më zgjuan një kënaqësi, një gëzim brenda në zemër,...por a thua se edhe martesa do më bëjë ashtu të qesh, të gëzohem e të ...jetoj gjithnjë i lumtur?

**27 Nëntor 193...**

... Lumturia, që fitova në mes të rrethit familjar, nuk vazhdoi shumë kohë! Tani më pëlqen vetmia dhe në këtë mënyrë më duket se jam i lumtur, ...shumë i lumtur! Kështu i vetmuar jam i lirë të mendoj për çdo gjë, të kërkoj njëmendësi jete e të bëj plane. Nuk dua të di fare se ç'po ngjan rreth e qark meje, as nuk dua të di fare se ç'bëjnë të tjerët për dokra femre. *Oh! Vetmi - lumturi për mua!* Te ty gjej prehjen e shpirtit tim të brengosur: te ty mbështillet zemra ime...te ty dalin kthjellët mendimet e mija! Asnjë nuk dua të më trazojë qetësinë,...vetminë. Kështu dua të shkoj këtë jetë, kështu dua t'i le lamtumirën e fundit kësaj Bote renacake, ...kështu dua të jap shpirt! Oh, sa i lumtur dukem! Ja: dielli ka perënduar me kohë, edhe çarçafi i zi i natës ka filluar pak nga pak të ndehet mbi tokën tonë. Duket sikur do të mbulojë pamjen e këtij teatri të madh hyjnor për të gjetur pak qetësi aktorët e paheshtur. Ja, përsëri, dhoma ime errësohet pak nga pak në mënyrë të këndshme. Unë përmbi fronin dhe i mbështetur mbi tryezën e punës po vërej me kujdes të madh dhe po e shijoj për bukuri këtë ndryshim të kohës. Qetësia kudo sundon dhe në mes të kësaj heshtjeje fillojnë një nga një si qiri të ndezur të më dalin në tru mendime të ndryshme dhe të shumta. Llambën nuk dua ta ndez, sepse do t'i pengojë disi mendimet e mia, kurse kështu jam *unë*...e asnjë tjetër. Oh, bukuri, mendime,





liri, ndjenja...të gjitha këto në vetmi dhe në të errët i kam përpara, i shikoj, i adhuroj!...

**3 Dhjetor 193...**

Para një jave një mik nga Roma më dërgoi "Dekameronin" e Bogaçios. Pothuaj ka një javë, që kam qëndruar i kërrusur mbi tryezë duke lëçitur me vemendje këtë vepër të novelistit të madh italjan. E lëçita me kujdes, duke menduar punën e shkrimtarit e duke shfaqur gjykimin tim. Këtë libër ma lavdëroi Gjençi dhe i jam shumë mirënjohës, se më shtyri ta lexoj. Po, zotëri, i jam mirënjohës shumë, sepse mësova shkakun e vërtetë, që po tronditet Bota prej një krijese, që quhet grua! Bogaçion tani e dua shumë, megjithë që nuk e kam parë dhe as që shpresoj ta shoh ndonjëherë. E adhuroj me gjithë zemër, sepse me anën e librit të tij ai më ka folur kthjellët dhe pa të ndruajtur mbi femrat, mbi natyrën e tyre.

Të lëmë mënjanë shpotitë dhe luftën që u ka hapur fetarëve të kohës së tij, por të kufizohemi vetëm tek femrat e tij: Bogaçio për mua është një armik i rreptë i femrës, sepse duke zbuluar të mshehtat e Saja, nuk e le njeriun që t'i zbulojë e t'i shijojë vetë. Kështu, mashkullin e largon përgjithnjë nga bukuria misterioze e gruas. Dekameroni, pra mua m'i forcoi mendimet kundra femrave - jo, më fal, harrova, mbi femrat, - desha të them! Së pari, më mësoi hipokrizinë e gruas kundrejt burrit të saj, pastaj, një nga një më tregoi trajtën e trupit. Tani, ç'më duhet ta shijoj bukurinë e femrës? Të gjitha i zbulova, të gjitha i kuptova. Nuk mbeti më mister për mua. Ja, më ngjan sikur e kam përpara Bogaçion, që po endet si i trullosur në këtë Botë,

por herë-herë edhe si ngadhënjyes e pa pushim sikur po më pëshpërit në vesh me sarkazmën e tij shekullore:

- Gjon, unë jam armiku më i madh i femrës, e jo miku i saj si duan të më quajnë turma! - Dhe ashtu është.

Përpara meje tani kam edhe veprën e artistit frëng Jean Einsain *"Lindorja"*. Është një pikturë femre lakuriqe e mbaruar. E vërej me kujdes: femra krejt lakuriqe është shtrirë mbi krahun e majtë sipër një shtrese të butë. Brryli i krahut të majtë i takohet mbi shtresë dhe me dorë ka zënë pak qafën - kurse krahun e djathtë e ka vënë pak si nënë krye. Këmbët i ka të shtrira për bukuri dhe njeriu ia dallon gjithë të fshehtat e femrës: gjoksin të zbuluar, topkat të zbuluara, pulpët lakuriqe, këmbët të zbathura sa dhe misteri më i madh duket krejt lakuriq. Ashtu, si është tani, më duket sikur ka pritur shumë kohë të shoqin, por ai ka vonuar, edhe kjo, duke menduar atë, mbyll padashur sytë dhe ëndërron! Po, ëndërron...dëfrimin, që do të bënte, në qoftë se vinte burri i saj para se ta zinte gjumi!...

E shikoj me kujdes dhe e adhuroj punën e bukur të artistit, por në këtë e sipër më vjen ta coptoj copën e letrës, që mban këtë fytyrë. Jo se kam turp, që po e shoh femrën lakuriqe, por mendoj se në çfarë gjë qënka mbështetur dashuria e rinisë. Ja, pra, Bogaçio ma përshkroi femrën edhe Ensaini ma nxorri përpara me anën e artit; ç'më duhet tani mua të kërkoj ende zbulime mbi atë? E kuptova pra, se edhe ajo është një krijesë, ...një si të gjitha.

S'kam pse ta adhuroj për dhuratat e saj, as që kam pse ta dashuroj për punën shtazore. Edhe femra, në qoftë se tani është e bukur, nesër bukuria e saj do të ketë një fund, dhe ajo vetë do të vyshket. Pastaj, ah, pastaj! - Zeroja e madhe sa një lëm del përsëri në shesh: as te femra s'ka





njëmendësi të përhershme, s'ka bukuri të gjithmonëshme! Edhe Einsaini, porsi Bogaçio, është armiku i gruas, pse e bën njeriun mashkull të qëndrojë larg të gënjyerit të vetvetes, larg mshehtësirave të femrës.

Kurse unë i lëçita dhe i pashë të gjithë të mshehtat e femrës, tani ç'më duhet që t'i prek ato? Po, një mijë herë po,...nuk më duhet t'i prek, pse, mbasi do t'i prek kam për të mbetur përsëri pa ato në dorë, kam për të mbetur po ai që jam tani! Vetëm një gjë kam kuptuar nga këto lëçitje e gjykime: Sa më tepër të zbulohet një mister, aq më tepër largohet dëshira jonë prej atij, kurse sa më tepër i pamundur të jetë zbulimi i misterit, aq më tepër shtohet dëshira për t'i gjetur rrënjët e tij. Të rinjtë e duan femrën me gjithë shpirt, sepse nuk i kanë zbuluar ende të fshehtat e saja: Këtë më duket se e quajnë *dashuri rinije*. Mirëpo, në qoftë se i zbulojnë mirë, atëhere thuhet: çduket krejt dashuria e rinisë. Ngul këmbë me arsye e me prova se sa më tepër e mbuluar a e veshur të jetë një femër, aq më tepër shtyhet mashkulli për të zbuluar bukurinë e saj. Përkundrazi, sa më e zbuluar që të jetë ajo, aq më pak tërheqëse bëhet për mashkullin, aq më pak dashurohet prej tij. Kësaj gjëje bota i thotë dashuri rinie. Mashkulli më parë i jep femras ato dhurata, që ajo nuk i ka kurrë. Kur sheh një femër, thotë dhe kujton në vetvete: "Kjo përqafon kështu, puth ashtu, lakuriqe do të jetë kështu, në qoftë se qan, do të duket kështu, kur përshëndet, duket kështu" e shumë *kështu*-ra të tjera fanatike! Por, kur ia sheh, kur ia prek e kur ia shtrëngon të gjitha këto, atëhere e kupton hiçin e vërtetë. Prandaj, po them se, sikur të ishin lakuriqe të gjitha gratë e këtij teatri, në këtë botë nuk do të gjëndeshin fare njerëz të dhënë kryekëput mbas femrave, nuk do të bëheshin gjithë këto

ngatërresa, që po bëhen në shekullin XX për baterinë e një krijese, e një gruaje! Atëhere, të gjithë të rinjtë do të mireshin me gjëra më të dobishme e do të mendonin për njëmendësinë e jetës,... edhe, në qoftë se ka me të vërtetë lumturi në botë, atëhere kjo kishte për t'u dukur me të vërtetë te çdo njeri.

- Sa i lumtur do të jem sikur të shëtis i lirë lakuriq rrugëve! - bërtet Bernard Shou. E ka menduar fare mirë burri i botës e me plot të drejtë tingëllon fjala e tij. Sikur të gjithë femrat e katundit tim të dilnin lakuriqe rrugëve, Gjençit do t'i pushonte një herë e mirë goja e tij e papërmbajtur për fjalë femrash, nuk do të përdorte më fjalët, pëllumbeshë, selvi, etj.etj.! - Ja, pastaj edhe Gjençi do të bëhej si unë: një njeri pa ndjenja, - sikurse më quan ai mua.

**5 Dhjetor 193...**

U mërzita shumë në katund. Dua të largohem prej këtu e dua të jetoj aty ku s'kam aq shumë të afërm. Nuk i duroj dot fjalët e motrave dhe të miqve, të cilët duan të më martojnë me pahir.

Ej, dreq o punë, ç'më duhet mua grua! Pastaj, me cilën të martohem, kur zemra nuk më ndien dashuri as për një femër? Oh, më ka zënë dreqi pas veshit! Sot gjithë ditën të dy motrat m'u lutën që t'u jap fjalën për fejesë me Afërditën, të cilën prindërit e mij e duan me gjithë zemër të bëhet gruaja ime. Prindërit e mij prindërve të Afërditës ua kanë dhënë fjalën me kohë, d.m.th. u kanë thënë "Ju mos e fejoni Afërditën me ndonjeri tjetër se do ta marrim ne për Gjonin". Dhe Afërdita ende nuk është fejuar, se më





pret mua. Është një përrallë e gjatë për të treguar se si e kanë pëlqyer prindërit e mij Afërditën.

Para katër viteve, kur shkoja ende në shkollë, prindërit e mij shkuan në gosti në shtëpinë e Naum Gjikës. Ishte Shën Jani, dhe në katund këtë shenjtor e kremtojnë shumë bukur. Katundi është nja pesëmbdhjetë shtëpi edhe për Shën Janin janë ndarë në tre grupe.Çdo grup ka nga një kryq. Këtë kryq çdo shtëpi e mban një vit edhe në Shën Jani ( 7 kallnor) kryqi i jepet me kremtime një shtëpie tjetër. Kur dorëzohet kryqi, gjithë familjet e grupit të tij, ndërmjet të cilave është edhe familja ime, u mblodhën për gosti te Gjika. Afërdita, e bija e Naumit, këtë natë kishte shërbyer shumë mirë, sa që të gjithëve u paska lënë mbresë të madhe.

- Mashalla, mashalla, gocë paske, or xha Naum! Të të rrojë!- i thanë të gjithë të ftuarit.

Atëherë nëna ime e shpoi babanë:

- Burrë, a nuk e marrim Afërditën për Gjonin? Gjithnjë kam dëgjuar fjalë të mira për këtë, atëherë pse të mos e marrim? A po do ta lëmë Gjonin të marrë ndonji fustane shkurtër, që të na këndojë gjithnjë:" Ngrehuni prindër, të ulet nusja!" - Babai pa u thelluar më tutje, por edhe mbasi i kishte ardhur mbas qejfit kjo fjali, u ngrit nga kreu i tryezës dhe i tha Naumit.

- Or Naum, a nuk i fejojmë Gjonin tim me Afërditën tënde, se për nder na ka hyrë shumë në zemër?

Me këtë kërkesë të babait gjithë të ftuarit u çuditën dhe për një copë herë mbetën me gojë hapur. Si? Gjoni, djalë me shkollë, i ditur, i bukur, i zgjuar, i shkathët dhe i rritur në qytet të marrë për grua Afërditën, një katundare? O, këtë nuk e besonin! Më në fund. Naumi me të shoqen si pak me droje iu përgjigjën babait:

- Në qoftë se don Gjoni, pse të mos i fejojmë?

Kjo ishte si një pyetje e tepruar, sepse nga ne nuk e kanë zakon të kërkojnë pëlqimin e djalit a të vajzës: atë që vendosin prindërit as dreqi s'e kundërshton. Fjala e Gjikës, pra e dogji pak babanë, megjithatë ai nuk e prishi gjakun, por iu përgjegj me gjakftohtësinë e nevojshme:

- Mos nuk do Gjoni, thua?! Jo, për Zotin, nuk kam rënë ende nën këmbët e fëmijëve të mij, jam ende besnik i zakonit e i burrërisë! Por, ç'po them? Gjoni është djalë shkolle e nuk pranon kursesi t'ia thyejë zemrën babait, prandaj sa për atë punë të mos ju hajë krimbi. - Dhe...ja, mbi kryqin e Shën Janit dhe përpara familjeve, prindërit e mij dhe ata të vajzës i dhanë shoqi-shoqit fjalën e nderit për të na fejuar. Atëhere me gotën e verës në dorë na qënka çuar Xha Postoli, plaku më fisnik, dhe me buzën në gaz i paska thënë babait:

- Or burrë, ty të lumtë! Kjo që bëre ti është nder për katundin, sepse ja, Gjoni, hylli i katundit, po fejohet me një katundare tonë, Gjoni nuk na i prishi zakonet e stërgjyshërve tanë, nuk na i përbuzi vajzat tona, nuk e poshtëroi katundin tonë, nuk e mohoi sisën e nënës së vet, sepse, megjithëqë është djalë me shkollë, nuk mori nuse leshprerë. - Pastaj, duke ia shtrënguar dorën babait paska shtuar: - Ty të lumtë një mijë herë edhe të rinjve u uroj lumtëri të përhershme dhe bashkim të shpejtë.

Këtë tha plaku dhe u ul. Mbas tij filluan urimet e të tjerëve. Gjithë natën s'paskan fjetur, por paskan kënduar e paskan vallëzuar. Posi, kishin të drejtë. Kryqi dorëzohesh, por edhe dy të rinjtë fejoheshin!

Që prej atij çasti fjala mori dhenë. Të gjithë të shkuarit nga mosha qënkan gëzuar, kurse vajzat qënkan dëshpëruar, sepse ndër të gjitha ato, Afërdita paska pasur





fatin më të mirë, që të merrte për burrë Gjonin, bukuroshin dhe më të diturin e katundit.

Ja, që prej asaj dite të Shën Janit bota e gjithë krahinës kujtonte se puna ishte mbaruar dhe simbas zakonit, pritnin të ndëronim nishanet për fejesën. Por ky ndërrim nishanesh ende nuk është bërë.

Në mbarim të vitit shkollor u ktheva për pushime në katund. Kur vija në shtëpi, kurdoherë ndieja gëzim të madh, se kisha për të ndejtur pranë familjes pak kohë i qetë nga mësimet, të cilët gjatë vitit e bëjnë dhallë mendjen e nxënësit. Një ditë të atij pushimi shkollor motrat ma treguan punën fije për fije dhe kërkuan fjalën time. Kjo gjë më la mbresë të madhe dhe më dëshpëroi shumë, pse prindërit, pa lejen time, kishin bërë një punë që lidhej drejtë për së drejti me fatin e jetës time.

Oh, këto zakonet tona shekullore e bëjnë verrem njerinë! Prindërit fejojnë fëmijët e tyre pa i pyetur fare. Do, s'do, do t'u bindesh, se përndryshe je i poshtër, je ferra e prindërve! Unë kam përbuzur gjer tani fejesën time me Afërditën, pra për popullin e krahinës jam i poshtër dhe për prindërit jam gjemb, që u thëthij pa pushim gjakun e tyre. Kështu më kanë thënë shumë veta, kurse unë të gjitha këto mbiemra i pranoj...sepse për mua të gjithë njerëzit, çfarëdo që të bëjnë, janë të ndershëm, janë trëndafilë, por edhe ferra e të pandreqshëm. S'ka njeri të poshtër në Botë, por as që jetojnë gjëkundi njerëz me nder. Për mua çdo njeri kurdoherë është *i ndershëm i pandershëm ose i pandershëm i ndershëm,* po kurrë i ndershëm vetëm a i pandershëm.

Po ndalem pak që të kuptohemi: A thua ti, o njeri, je aq bablok sa ta duash veten të ndershëm, ose të pandershëm? Unë po them të vërtetën ashtu si është, jo si

duhet të ishte: Ti, o njeri, natyrisht edhe unë, që po të shes aq mend, nuk jemi veçse krijesa që qëndrojmë pezull ndërmjet ndershmërisë pa fill dhe pandershmërisë pa fund! Nuk jemi veçse të qënme të gjalla, që notojmë ndërmjet asaj që quajmë *të vërtetë* dhe asaj që quajmë *gënjeshtër*! Po e them këtë gjë, sepse duhet t'i marrim parasysh të dy faqet e njeriut e jo vetëm njerën, si bëjmë sot. Dhe...unë, që po flas ndofta si në tym, e kam njerën faqe të bardhë, kurse tjetrën të zezë pis, po ashtu e ke edhe ti, edhe ...të gjithë ata që quhen *njerëz*. Në qoftë se do që të vërtetosh se te çdo njeri sundon ndershmëria, shih veten tënde dhe do të gjesh sigurisht atë që quhet e vërtetë: *i ndershëm-i pandershëm a i pandershëm-i ndershëm!* Unë njoh pra vetëm punë të ndershme, por njerëz... Ja, kështu unë mund t'u dukem katundarëve të mij i poshtër, por për veten time dhe shokët e mij jam njeri me nder, jam trëndafil.

Bota thotë se unë nuk u fejokam me Afërditën, pse ajo qenka katundre. O, jo! Unë-i i im nuk mendon ashtu: Unë nuk fejohem sepse nuk kam dashuruar jo trupërisht, po shpirtërisht... një dashuri ideale, dua të them, unë s'kam kuptuar ende dhe pa ndierë atë më duket se është kot të martohem. Për mua si katundarja e veshur me shegune , si qytetarja e veshur në mëndafshë janë njësoj; janë vetëm femra. Nuk çaj kokën për shtëpi fisnike a për shtëpi të ulët, sepse për mua fisnikëria nuk trashëgohet, por fitohet. Të lindësh nga një fis i lartë nuk do të thotë se je edhe vetë fisnik; as të lindësh nga një fis i ulët, nuk do të thotë se je edhe vetë i poshtër. Fisnikëria nuk e ka vendin as te nami i stërgjyshërvet, as te pallatet madhështore, as te pasuria, por brenda në shpirtin e njeriut. Edhe më hapët: një katundare, që nuk është nga shtëpi fisnike, mund të jetë ose mund të





bëhet fisnike; kurse një qytetare, që është prej shtëpi fisnike, mund të jetë vetë jo fisnike. Një tjetri mund t'ia lakmoj trajtën e tij të jashtme,d.m.th. trupin e tij të bukur, fytyrën tërheqëse, syt, të folurit, por kurrë nuk ia lakmoj fisnikërinë, diturinë, pasurinë, shkallën shoqërore, sepse keto të fundit, në qoftë se jam i zoti, mund t'i fitoj edhe unë me çdo mënyrë qoftë: Tjetrit pra i lakmoj vetëm ato gjëra, ato dhurata, me të cilat lindet, por kurrë ato që i fiton mbas lindjes.

Por dale; për mbarëvajtjen e njerëzisë është mirë i dituri të martohet me një të paditur, sepse i padituri a e paditura kanë nevojë për një mësues të përditshëm, që të përmirësojnë jetesën. Qëllimi është që njëri t'i hyjë në punë tjetrit, dhe jo as njerit.

Shkaku pra, që nuk fejohem unë me Afërditën nuk çalon se është ajo katundare, por pse zemra ime nuk merr erë fare nga dashuria e rinisë. Kam katër vjet, që kam ngulur këmbë të mos fejohem, por edhe prindërit kanë katër vjet, që ngulin këmbë për të më fejuar, se për ndryshe... unë u bëkam shkakëtari i humbjes së nderit familjar. Besa e dhënë nuk mirret prapa; kjo për katundarin tonë është si një e një bëjnë dy. Më tutje nuk duhet të shkojmë!

Prindërit tani nuk më flasin më, por me anën e motrave, vëllezërve e miqve më shtrëngojnë, që të fejohem. Mirëpo mendja ime nuk mbushet. Dua të jem ashtu si jam tani, mbasi, çdo gjë për mua është po *një* . I martuar-i pamartuar deri diku janë po njëlloj për mua; tani, që s'jam i martuar, e marr me mend sikur jam i martuar... dhe ja u mbarua puna për mua. Por çfarë t'u bëj prindërve e motrave, që nuk më lenë të qetë?

Sot motrat më kanë folur aq keq, sa, po të ishte ndonjë tjetër, sigurisht kishte për t'u rënë hundëve dhe

kishte për të ikur natën nga shtëpia, mirëpo unë s'tutem. Kur më qërtojnë ato, unë nuk ndihem fare, por bëj sikur mendoj, dhe më në fund heshtja ime fiton. Motrat mërziten dhe pushojnë vet-vetiu duke psherëtitur:

- A flet druri?!

Druri nuk flet, por ai në këtë rast fiton.

Pra, dua të largohem që këtu; dua të jetoj i qetë pa dallavere fejese e martese. Dua të jem i lirë për të pyetur vetveten për çdo gjë të teatrit edhe për t'iu përgjigjur po vetvetes. S'di tjetër rrugë për veten time.

**6 Dhjetor 193...**

Sot babait i kërkova leje, që të jetoj pak kohë në qytet.

- Jeta e katundit, - i thashë,- më ka mërzitur shumë, prandaj dua të qëndroj disa javë në qytet për t'u dëfryer.

- Të gjitha dëshirat do t'i plotësoj, në qoftëse na jep fjalën për fejesë. - më tha.

Unë ula kryet. Si t'ia jepja fjalën? Kurrë! Kurrë nuk do të bëhet një gjë e tillë. I thashë babait se s'dua të fejohem, jam shumë i vogël, kam nevojë për studime më të larta etj.etj., por atij nuk i mbushej koka. Më në fund i thashë të më jepte leje një herë tani për tani, që të shkoja në qytet dhe, kur do të kthehesha, do t'u përgjigjesha: Po apo jo.

**7 Dhjetor 193...**

Prindërit pranuan të shkoj në qytet, por me konditë që të jem këtu për Krishtlindjet. Nesër pra po shkoj.





II

**K...12 Dhjetor 193...**

...Kam pesë ditë që po jetoj në qytet. Miq e shokë këtu kam plot dhe me këta po e shkoj kohën duke kuvenduar për shumë gjëra, që më pëlqejnë mua..., për punët e këtij teatri të madh. Këto bisedime kanë shumë ndryshime nga ato të katundit, sidomos nga ato të Gjençit dhe të motrave.

Më kujtohet Gjençi i shkretë: si në këtë kohë vinte e bisedonte me mua, po përse?... Për femra. Madje edhe kur më përcolli më tha me të qeshur:

- Gjon, shiko se mos na vish me ndonjë gjoks-hapur se, për nder, do të më bëjë verem nga bukuria!

- Unë qesha, qeshën edhe prindërit e motrat. Më përcollën deri jashtë katundit edhe, kur u ndamë të gjithë një nga një më përshëndoshën me dashuri; vetëm se nëna m'u duk pak e dëshpëruar. Para se të ndahesha nga përcjellësit, e pashë Afërditën me disa shoqe, që po mbushnin ujë në buzë të liqenit. Ajo më shikoi me bisht të syrit dhe kokëulur, kinse sikur donte të më pyeste me turp.

- Përsëri po ikën? Ende ngul këmbë? Ende kam për të pritur? Çudi? Si nuk të vjen pak keq?

Por unë nuk e ktheva fare kokën. U largova si pa gjë të keqe, kurse Afërdita filloi t'i mbushë shtambat me ujë, duke e mbajtur kokën, bashkë me shoqet, të kthyer nga shpina ime.

Kushedi se sa më do, e shkreta, kush e di se sa mendime i kanë shkuar nëpër mend në atë kohë! Ndoshta

më do shumë, prandaj, kur i thonë shoqet ndonjë fjalë për mua, ajo vetëm dëgjon pa folur: mallëngjehet, e shkreta, vetëm me emrin tim! Kur ika, ajo ndofta ka derdhur lotë, pse ika pa lënë fjalë fejese: megjithatë, ajo më pret, madje më pret me durim dhe me heshtje. Shpreson se do të plotësohet dikur dëshira e saj, shpreson se do të bëhet ndonjëherë gruaja ime.

- Nuk jam qytetare, por jam punëtore, nuk jam e bukur, por jam tërheqëse, s'kam fytyrë të pudrosur, por kam ngjyrën time të natyrshme. Ashtu si jam, ashtu dua të jem: pa drethka dy faqesh.

Ndofta kështu mendon, e shkreta, edhe me këto shpreson të ma rrëmbejë zemrën. Por, ja, që unë jam përsëri unë! Zemra më bëhet gur, kur zihet në gojë femra. S'di pse-në fare.

**K...14 Dhjetor 193...**

Me dy shokë sot bëra një shëtitje të gjatë jashtë qytetit. Me gjithë që është fillimi i dimrit, dita e sotme ka qenë aq e këndëshme, sa që gjithë ditën jemi ngrohur në diell, porsi macet që ngrohen në hirin e vatrës. Shokët me vete kishin marrë edhe nga një roman dashurie. Zumë vend përkundrejt diellit, dhe njeri filloi të na lëçisë diçka nga romani i tij.

Të them të drejtën, romanet me dashuri, që janë të zhveshura nga fuqia, nga drejtimi i sotshëm i jetës, nuk para i pëlqen *truri* i punës, i shkencës e i përparimit të shekullit tonë. Por unë nuk jam as tru pune e as tru shkence: jam si gjithë kokat e tjera të njerëzimit, që habiten me veten e tyre e punët e tyre. Me gjithë këtë pazotësi t'ime mendore në punë të përparimit të sotshëm, për pak do të më shpoheshin veshët, kur herë pas here dëgjoja nga lëçitësi





shprehjet: "*ah pullumbeshë, ah e dashur, ah...!*". M'u dukën këto shprehje sikur ishin të atyre çifutëve, që kishin mbërthyen dikur Krishtin. Nuk durova më dhe i thashë:

- Të lutem, lere romanin, se më mërzite shumë.

Ai më dëgjoi dhe pushoi së lëçituri, por pastaj biseda filloi përsëri mbi femrat.

- Unë, Gjon, këtu në qytet kam një të dashur, që e dua dhe më do me gjithë zemër, - më tha njeri. - Shumë herë e kam puthur, e kam përqafuar, jam fjalosur dhe kemi shkëmbyer letra. Dua ta marr, por druhem se mos nuk ka aq prikë sa dua unë. Ajo më ka thënë se paska nja 200 napolona për prikë, por unë dua 400, prandaj punën nuk po e vemë në vijë.

- Edhe unë, - më tha tjetri, -dua një me gjithë zemër, por është pak e çalë nga njera këmbë, kështu nuk di si t'ia bëj. Ajo bëhet fli për mua, po ashtu edhe unë, mirëpo ajo dreq këmbë na i prish gjithë punët.

Ej, zot, s'i gjëndet masë njeriut! Njeri dashka 400 këndeska për t'u martuar, kurse tjetri dashka dy këmbë të shëndosha. Ja, për mua del përsëri një mister: Ç'kanë të bëjnë të 400 verdhushkat dhe këmba e çalë me dashurinë e rinisë. Dashuria e rinisë qënka një gjë ndjenjore, ideale, atëhere kjo ç'pengim gjen nga një send trupor si këmba, a nga një send lëndor si napolonat?

Këtë s'e kuptoj fare: Njeri kërkon të dashurën apo 400 napolona? Tjetri kërkon të dashurën apo dy këmbë të shëndosha? Në qoftë se dashuria u lidhka ose u lintka nga interesi, atëhere është marrëzi të përdorim fjalën dashuri rinie, por më mirë është të themi: *dashuri interesi, dashuri napolonash a dy këmbësh të shëndosha*!

Nëqoftëse përvrtësohemi mirë nga dashuria e rinisë, atëhere duhet të marrim të dashurën pa vënë re në

se ajo është e vobektë, a pa sy, a pa këmbë. E dashuroj: pra kam për ta marrë. Në këtë drejtim duhet të mbështetet dashuria e pastër e jo në atë të interesit, sepse me këtë të fundit, qëllimi i ndjenjës, i idealit humbet dhe sipas saj lulëzon interesi si këndes deti.

Kur ua thashë këto shokëve, ata u menduan një copë herë dhe pastaj, me fytyrë të qeshur, pothuaj si ngadhënjyes, thanë me një gojë:

- Dashuria pa interes nuk vete sot!

Ja këtë s'e kisha dëgjuar: *dashuri - interes!*

Mendja e njeriut ndryshon, dëshira e tij qënka e pa qëndruar e pa zonjë për punë dashurie. Tani më duket se asnjë nuk dashuron, e të gjitha ato fjalë dashurie, që kam dëgjuar e kam lexuar qënkan vetëm fjalë të nxjerra nga goja pa ndonjë kuptim, pa ndonjë shije. Fjalë ndjenjash e fjalë dashurie nuk paskan lulëzuar gjëkundi. Vetëm goja pa turp thotë: *të dua*! Por zemra jo, arsyeja jo! Këtë gjë e kuptova sot. Një dashuri e tillë kurrë mos m'u ngjalltë mua! Ta dua femrën se është e pasur, se është e veshur mirë, se është e bukur e se është e zonja të më gënjejë, o kurrë, jo! Në qoftë se u përulem këtyre dhuratave të femrës, atëhere unë nuk jam më njeri i vërtetë, nuk kam arsye, nuk kam gjykim të shëndoshë, përkundrazi do të jem një çilimi, që tërhiqet prej një kuklle të bukur.

Nuk dua në asnjë mënyrë që t'ia përul femrës qafën në këtë mënyrë. Në vet-vete unë jam krenar: dëshirën e mposht, ndjenjën e mposht e për mbi të gjitha të menduarit, arsyen, prandaj qëndro larg meje, o ...Afërditë, se unë nuk jam i dashuri i interesit...nuk jam për ty!





**K...18 Dhjetor 193...**

*O tempora! O mores!* Ri dhe çuditem: përse zemërohet njeriu, kur i thua gomar, derr, ose ka dhe nuk zemërohet, madje gëzohet dhe qesh, kur i thua zokth, pullumb, luan, shqerkë? A thua se luani ka më tepër vlerë se sa derri i bekuar, i cili kur e sheh të bën që të shkojnë jargë nga goja nga mishi i tij i majmë? A thua se zogu ka më tepër tru, më tepër mend se sa vesh-gjati, prej atij filozofi - nëqoftëse gjindet filozofi e shtazëve katërkëmbëshe? A thua, se edhe pullumbi është më i matur se kau, që peshon shumë e më shumë si nga truri ashtu dhe nga puna?!

Por ja: po i the njeriut gomar, do të thotë se ti e shave atë dhe po i the pullumb ose luan, do të thotë se e lëvdove, e ngrite në qiell! E...për këto mbiemra njeriu qesh, pse qenka pullumb, luan, zog ..., asgjë!

Këto i mendoj tani se më erdhën ndërmend prej një ngjarjeje të sotshme. Me një shok, kur po kalonim rrugës, pamë të zihen dy njerëz të panjohur prej nesh. Nuk di se për çfarë shkaku po përlesheshin ata, por vetëm dëgjuam kthjellët këto fjalë:

- Ti, bre gomar, ti do të më bësh ashtu mua?

- Jo, unë jam pullumb, ti je vesh gjatë, ti je gomar! - u përgjegj tjetri.

Shoku im u afrua që t'i ndante, por menjëherë e shtynë duke i thënë:

- Ik, bre, derr!

Atëhere ndërhyra unë, mirëpo edhe mua ma ngjitën mbiemrin: "Ik, bre, ka i papjekur!". Kur pamë se nuk ia dolëm dot, u larguam. Por mua ende nuk më dalin nga mendja gomari, kau dhe derri, shërbëtorët tanë më besnikë,

kafshët më të dobishme, të cilet mendja pamirënjohëse e njeriut i ka marrë në gazep. Nuk di se çfarë gjëje i është e vlefshme njeriut në Botë: ajo që nuk i hyn fare ne punë, apo ajo që i hyn? P.sh. gomari që na bën aq punëra të ndryshme të dobishme, është më i vlefshëm e më i ndershëm, apo pullumbi parazit, që përveç një kafshite mishi, nuk na hyn për asgjë në punë?

Megjithatë njeriu, po ... njeriu, që e mban veten për diçka, por që s'di asgjë, nuk ua varr veshin mirëbërsve të vet., kafshëve katër-këmbëshe: ai është pamirnjohës!

Në këtë rast po prej gojës së atyre dy armiqve njeri me tjetrin, d.m.th. po prej gojës së njeriut dëgjova të shame të ndryshme për gratë e tyre. Ja edhe një gjë e pakuptuar për mua! Çfarë shije ndien njeriu, që e shan me fjalë jo të zakonshme - se të njerëzishme ndofta janë, mbasi njeriu vetëm shan gruan e botës?! Çfarë ka të bëjë gruaja e pafajshme në të përleshurit pa vend të burrit të saj me ndonjë tjetër?

Deh, nuk di se ku qëndroj! Kudo femra zënka vendin më të parë. Në miqësi edhe në të tjera punë ajo qendroka në majë të gjuhës. Por për mua është po ajo: njeri si të gjithë. A thua me këtë unë nuk jam njeri si gjithë të tjerët? A thua me këtë unë nuk kam arsye, nuk kam dëshirë?

Asnjeri nuk do të përgjigjet, por asnjë herë edhe ndienjat e mija nuk do të tronditen aspak jo nga nevoja trupore, por nga nevoja e fjalës pa vend.

**K... 20 Dhjetor 193...**

Unë habitem me hipokrizinë e burrit... me sjelljen e mashkullit- desha të them.

Këtu ku banoj, jetojnë edhe një burrë me të shoqen





e vet, nja 38-40 vjeç. Burri ka një nëpunësi të lartë. Sot jam zgjuar herët nga një zhurmë e madhe.

- E pagdhendur, e pabindur! S'kupton fare..., je dru...! Hajde shpejt sillmë këmishën, gravatën. Veni-u bojë këpucëve...

Ja, kështu i fliste burri se shoqes, kurse femra nuk ndihej fare. Natyrisht kishte frikë se mos hante ndonjë shkelmë në bark nga burri trim, prandaj përcillte e qetë çdo xhevahir fjale të të shoqit.

Kjo e britur pa vënd të burrit më la mbresë të madhe dhe nuk di si ta shpjegoj... Po mik! Mbresë të madhe më la, sepse ai burrë, kur shëtit rrugëve, së shoqes ia mban pallton, ia jep fronin për të ndenjur ajo më parë, e mban në krahun e djathtë, i flet me përkëdhelje e i bën një mijë nderime përpara botës, thua se për gruan e vet ky njeri jep edhe shpirtin. Por ja, brenda i flet me zemërim e rëndë duke i thënë e pagdhendur e duke e urdhëruar në mënyrë shtazore, që t'ia sjelli rrobet, thua se ai është pa duar që t'i marrë vetë...

Kjo sjellje është kudo. Edhe, ja tani, se si po i shikoj njerëzit e kësaj Bote, duke mbajtur në dorë nga një copë kallaj dhe duke kallaisur papushim e pa turp njëmendësinë e jetës: bisedat, punët, dhe veprimet e tilla si "*Zotëri, zonjë, zonjushe, i nderuar, ju lutem, më falni, urdhëroni*" dhe shumë fjalë të tjera të tilla nuk janë gjë tjetër, veçse hipokrizi. Tani po theksoj me zë të lartë se është një hipokrizi e madhe sjellja e njeriut mashkull kundrejt njeriut femër, ndryshe në rrugë e ndryshe në shtëpi.

Të nderosh gruan rrugëve për sy të botës dhe pastaj, ta sundosh ate brenda në shtëpinë tënde, është njësoj sikur të përkëdhelish një bushtër dhe pastaj t'i japish një shkelm. Ja se ku arrin sjellja e njeriut mashkull. Duke e përkëdhelur

për sytë e botës ai e shkelmon për sytë e tij njerinë femër! A kësaj duhet t'i themi sjellje e pastër qytetërimi?

Oh, jo! Për mua njëmijë herë jo! Në qoftë se i jep shkelmin gruas brenda në shtëpi, pse nuk është ajo e zonja të të shërbejë ty, atëhere "gostite" me shkelm edhe përpara botës. S'ka pse t'i bësh një mijë përkëdhelje,...një mijë marrëzira pa vend.

Por, edhe, që nuk duhet t'i japim shkelma gruas, është e vërtetë: Femra është një krijesë porsi mashkulli, pse ta marrim aq fortë nëpër këmbë? Pse duhet t'i japim nderimin e qenit,...e bushtrës? Pastaj, përpara botës pse t'i bëjmë nderime të ndërlikuara e dyfaqeshe?

Unë jam i mendimit: gruaja është e zonja të nderojë veten e saj dhe të drejtën për çdo gjë shoqërore - jo, jetese! - duhet ta ketë këtë të drejtë, pasi është njeri. Sa për nderimet majmunillëke të burrit s'ka pse t'i dojë. Këtë do ta pranoja, në qoftë se isha femër...e jo si tani: edhe të nderohet sipërfaqshëm, edhe të shkelmohet zyrtarisht.

Por ja edhe një gjë tjetër: *shkelme - dashuri rinije*! Këtu del mosmarrëveshja ime. Një burrë që e dashuron gruan e vet, pse duhet ta shkelmojë? Për një send a për një krijesë, që e shkelmoj a që mund ta shkelmoj, si do të më shpiket dashuri e pastër?

Femrën, ose duhet ta dashurojmë me dashuri të vërtetë zemre, ose më mirë është të mos e duam fare vetëm e vetëm për seksin e saj e pastaj, kur të na teket, t'i japim shkelmin. Këtë po e them, dashuria e rinisë duhet të jetë e përherëshme e jo e përkohëshme. Por...shkelma e sjellja dyfaqëshe nuk pjellin dhe nuk ushqejnë dashuri zemre!

Femrën nuk duhet ta duam vetëm kur është e re, dua të them: vetëm e vetëm për bukurinë e saj..., por edhe





mbasi të venitet kjo bukuri. Vetëm një dashuri të tillë mund ta marr me mend, se mund të ketë njeriu i dashuruar, por nuk e quaj dhe as mund t'i besoj se ka dashuri rinie njeri, i cili sot e do një femër dhe mot e përbuz, pse ajo...venitet.

**K...22 Dhjetor 193...**

Isha shumë i dëshpëruar, pse më erdhi koha, simbas fjalës së dhënë prindërve, të kthehesha në shtëpi për Krishtlindjet, por, ja ku sot në mëngjes më erdhi një lajm i papritur prej një miku të largët, i cili më solli në vete: Lajmi është një telegram, me anën e të cilit miku më fton për një bashkëpunim me një punë.

- Të vish para datës 25 të k.m, se ndryshe mund të prishet puna. - më thotë.

Sot erdhi edhe babai, të cilit ia tregova telegramin. Pasi e lëçiti disa herë, më në fund më tha me dëshpërim:

- E...po atëhere duhet të vesh.

- Këto më tha e pastaj heshti për një copë herë. Unë dridhesha, se nuk dija se çfarë përgjigje t'i jepja në qoftëse më pyeste për punën e fejesës, mirëpo, ai, sikur e kuptoi shkakun e dëshpërimit tim, shtoi:

- E di,që s'e ke fjetur mendjen për fejesë, por siguroje më parë punën, e pastaj nuk do të na e prishish drejtimin tonë...nuk do të bëhesh gaz i botës. Do të mirremi vesh me letra. Në qoftë se shfaqet ndonjë nevojë, mund të vij edhe atje. Ke shumë vite me radhë, që i kremton Krishtlindjet e Pashkët larg nesh, por s'ka gjë. Për Pashkët e Mëdha ke për të ardhur sigurisht.

Këto më tha dhe më uroi rrugën e mbarë dhe punë të mbarë. U përshëndetëm mirë e mirë e pastaj e përcolla

për në katund, duke i dhënë të fala me thasë për familjen dhe për miqtë.

Pra, edhe këtë herë shpëtova nga fejesa, prandaj, s'di se si, ndiej një gëzim. Dukem i lumtur, por nuk di përse. Kjo lumturi shpirti vjen ng shkaku se po e ndroj qytetin apo nga shkaku se shpëtova hë-për-hë nga fejesa? Nëqoftëse i tregoj ndonjerit shkaqet dhe gëzimet, ndofta ka për të më pagëzuar menjëherë si mendjeshkurtër...por për mua është njësoj, mbasi ndiej diçka përbrenda unë-it tim, ndiej një kënaqësi,...një gëzim. Ja, mik, jeta! S'qenka gjë kjo! Nëqoftëse ndien gëzim të duket sikur je diçka, por nëqoftëse ndien dëshpërim, të duket sikur s'je asgjë,...je një hiç, një zero!

Unë gëzohem tani, pse kam për të ikur edhe pse shpëtova nga fjala e dhënë; gëzimi më bën që të më duket sikur jetoj, sikur më pëlqen çdo gjë rreth e përqark. I bëj pyetje vetes: pse të më duken të shkëlqyera gjërat, që më rrethojnë, kurse ato janë krejt ndryshe, janë ashtu si janë?...Por truri im nuk di të më japë asnjë përgjigje. S'di pse!

Qoftë ashtu si është! Unë nesër kam për të ikur prej këtu. Qytetin po e adhuroj, por qytetarët po i urrej! Për qytetin pra më vjen keq se po largohem, por për qytetarët aspak. Po, ashtu është: qyteti është i bukur: me ndërtesa të larta, me rrugë të gjera e të drejta, me kopshte të bukura e me dy përmendore madhështore. Gjatë rrugëve a bulevardeve, si thonë të qytetëruarit, enden njerëz të pilluar për bukuri; vasha grumbull - grumbull të veshura hieshëm me fustanet e modës e të ...kohës, po, vasha mespërdredhura e fytyrëqeshura nga një lumtëri e largët, shkelin me krenari gjatë rrugëve, pastaj dejm alla Roman Novaro e alla Valentino po kalojnë mes për mes qytetit kryelartë, hundëngritur e që mezi shkelin në majë të gishtave,





thua se janë ngadhënjyesit e Jetës e të Vdekjes! Po, po! Vasha e djem të kohës, të dhënë më fort pas të pilluarit e pas marrëzisë së rinisë, kinse me dashuri të pastër, po në një mendësi pas rrymës së kohës,: të çastit, të ditës, të muajit e të ...vitit, po rrotullohen qark kinemave, kopshteve e rrugëve pa ndonjë kuptim; kurse kafenetë rrinë plot me besnikë, që kalojnë kohën me *sheshbeshet* të mbytur në mes të pikëllimit të humbjes dhe të tymit të duhanit! Po lëvizje mendore? Asgjë për këtë s'po bëhet. Një top futbolli e një Brigitte Helm me shokë e me shoqe edhe një domino me këlyshët e tij janë bisedat e çastit, kurse një ngritje shoqërore për një ...jetë kulturore s'po ndihet fare! Edhe në qoftë se ndërmjet kësaj turme të shtrembëruar gjinden nja 7-8 të rinj, që duan të ecin përpara për zhvillim mendjeje, shtesë kulturore dhe përmirësim jetese, ngrihen të harruarit e sheshit mendor dhe i përcjellin me shpoti të pakripura veprimet e këtyre. A thua kështu ka kuptim jeta e këtij qyteti? Por, ashtu qenka: "Bashkë me gërmadhat e kohës së shkuar, të grumbullohen edhe *teneqera mendore* të ra!" - thotë një mendimtar i ynë i ri e me vlerë. Por,...vaj,...janë shumë teneqera mendore të ra!

E për këto teneqera mendore të ra, te të cilët gjeta adhuruesit e verbër të femrave, më vjen shumë mirë e gëzohem, pse më zhduken nga sytë: por ata disa vetë, te të cilët gjeta bisedimin që desha, më vjen keq pse po ndahem. Atje ku vete kam për të filluar një jetë të re: do t'i luftoj teneqerat mendore dhe do t'i mbroj e do t'i përmbaj xhevairët mendorë për një ...afrim jete të njëmendët.

III

**26 Dhjetor 193...**

Puna vete mirë: bashkëpunëtori im është një burrë nja 35 vjeç. I shkurtër dhe i trashë. Është i martuar para pesë vjetëve me dashuri përcëlluese, si më thotë ai! Të shoqen nuk e kisha njohur më parë, edhe tani që po e njoh për herë të parë, më duket punëtore dhe me sjellje të mirë. Është vetëm 25 vjeçe dhe shumë e bukur. Kanë vetëm një djalë shumë tërheqës tri vjeçar, që është drita e lumturia e familjes.

Sot bashkë me Petrin, emri i bashkëpunëtorit, shkuam nëpër shumë familje për urime. Ky është hapi i parë për të zënë miq. U njoha edhe me profesorin G., një djalosh njëzet e pesë vjeçar dhe shumë i dashur. Është i martuar para një viti. Sot gjithë ditën na shoqëroi për urime. Kundrejt meje u tregua shumë i sjellshëm. Duket se ka gjetur tenxherja kapakun!

Këtu më duket, se jetën kam për ta shkuar më mirë, mbasi edhe rrethi i miqve po zgjerohet me njerëz më të pjekur nga mendja. Qyteti, të thuash është porsi Korça jonë. Kafenera ka plot. Këto dreq kafene, kudo qënkan me shumicë të madhe, thua se janë parajsë toke për njerëzit meshkuj!

Mbas dreke, me profesorin biseduam gjatë për shumë gjera. Është njeri shumë i zgjuar dhe me mjaft kulturë. Vetëm se, si çdo i ditur, edhe ky në fillim përkrah mendimin tënd dhe në fund me shumë drethka të thotë sipër e sipër: "S'ke të drejtë!". Në qoftëse do, ec e mirru vesh!





- Prej fjalëve, -më tha,- të kuptova se nuk do që tani për t'i vënë samar kurrizit. Simbas mendjes sime, ky nuk është një mendim i mirë, të mos them i gabuar, mbasi ti je i zoti i vetes tënde, ...madje mund t'i zotërosh edhe të tjerët. Një fjalë popullore e përbotshme thotë: "Martesa është për popullin dhe pamartesa është për filozofët!". Por, ai që e ka thënë këtë fjalë dhe ata, që e pranojnë si një mendim me vend, nuk kanë menduar se pamartesa nuk sjell filozofë, nuk sjell njerëz, por shkatërim në shoqërinë njerëzore: pakësim lindjeje e dobësi pune. Pastaj, Platoni, dikur fliste me këmbëngulje për njësinë: t'i kishim të përbashkëta gratë, motrat, bijat, pasurinë etj., d.m.th., mos kishim si tani familje private, por të kishim një familje të madhe të përbashkët, që të mos mirrte vesh dreqi-dreqin. Mirëpo, edhe ky mendim është jashtë kufijve të jetës njerëzore,...gjë që s'mund të ndodhë kurrë. Ta lemë tani këtë pikë dhe të hidhemi tek tjetra. Bernard Shou e thotë dhe ti me besim të plotë po e përsërit se, po të eci femra lakuriqe, nuk ka për të na lënë vragë. Fort mirë! I atij mendimi jam edhe unë, por nuk dua të vihet në veprim. Gruan time nuk dua ta shohë bota lakuriqe. Të mshehtat e saj prej femre dua t'i di vetëm unë, ...vetëm burri, e tjetër asnjë. Këtu puthiset martesa,...këtu qëndron çelësi i dashurisë.

Por ti ke të drejtë të mendosh ashtu, pse je në periudhën kritike a filozofike. Mirëpo, ndryshon shumë nga periudha e vërtetë: mendon, por nuk di pse mendon. Ti, më keq se Dekarte-si, dyshon për jetën tënde,...për të qenurit tënd. Flet tani e thua se nuk flet tani, ha bukë e thua se nuk ha bukë, dëfrehesh dhe thua se nuk dëfrehesh. Oh, mik i dashur, ke derdhur trutë kot, ...je menduar shumë thellë në njëmendësinë e jetës! Gëzohem se do të zbulosh diçka nga

kjo Botë, por më vjen shumë keq se nuk ke për të zbuluar asgjë. Si ti, shumë njerëz kanë menduar njëmendësinë e jetës, por pa përfundim, pa gjë në dorë. Çdo i ditur, që ka menduar thelbin e njëmendësisë së jetës, ka nxjerrë në shesh hiçin e Botës. E ti gërmon thellë në jetë për një hiç! Jetë do? O s'ka jetë tjetër, veçse të bëjsh atë që do. Unë ty nuk po të them mos vepro ashtu, se ta shkatërroj jetën. Po, ashtu është: kur mendon ashtu si do, ndofta je më i kënaqur, më i gëzuar. Por shumë larg mos shko: ajo s'është as për ty, as për mua. Jeto si gjen përpara, vepro simbas rrethit dhe mendo si të duash. Pas këtij drejtimi po shkoj unë dhe gjithë jetën s'kam për ta ndryshuar. Por, as që kam pse ta ndryshoj.

Kështu foli profesori: ke të drejtë, por mos vepro. Por unë e di, se një njeri, që ka të drejtë duhet edhe të veprojë. Mirëpo, profesori është kundra veprimit. Po, le këtë: ai nuk më kuptoi mirë, ose unë nuk e kuptova mirë. Kur them se nuk ndien dashuri femre, kjo nuk do të thotë se nuk duhet të martohet njeriu. Unë nuk ndiej vërtetë, por ti ndofta nuk ndien aspak dhe kujton se ndien: Këtu ka ndryshim. Ti thua atë që s'e di, e unë them atë që s'e ndiej. Ti s'je asgjë dhe kujton se je diçka, kurse unë jam asgjë dhe e di se jam asgjë. Tani, unë edhe ti, ndërmjet hiçit të njëmendët edhe atij, që e kujton për të njëmendët, ndryshojmë shumë. Njeri qëndron pa frikë sipër hiçit, kurse tjetri pa dashuri fshihet nën hiçin, të cilin e kujton për të njëmendët. Këtu na ndryshojnë mendimet, por veprimet jo. Martesa, pra po thua e po them, se s'është shumë e dobishme për shoqërinë njerëzore, por jo për ndjenjën time. Unë nuk e ndiej, pra as që mund ta bëj. Tani, që e ndien ti, e ke për detyrë ta bësh, o njeri, nesër, kur do ta ndiej edhe unë si ti, atëhere e kam për detyrë ta bëj si njeri.





28 Dhjetor 193...

Qëndroj pranë porit të ndezur dhe ngrohem për shtatë palë qejfe. Përjashta natyura duket shumë e zemëruar: era fryn me rrëmbim dhe toka mbulohet dalëngadalë me një shtresë të bardhë bore, vënde-vënde e trashë dhe vënde-vënde e hollë. Errësira sundon kudo dhe asnjë zë nuk dëgjohet, thua se gjithë qyteti ka rënë në zi.

Unë i ngrohur e i ngopur mirë e mirë shoh në një fotografi fytyrën time, që më tregon dy vjeçar dhe mendoj kohën e foshnjërisë:

Ja: jam i vogël dhe endem andej-këndej nëpër dhomën e shtëpisë duke mërmëritur fjalë pa kuptim. Kur më teket, shkëputem prej krahëve të nënës dhe turem tek ato të babës ose të motrës më të madhe. Herë-herë u jap shuplakë vëllezërve të mëdhenj dhe rend te babai për t'u ankuar. "Stojani më rahu!" S'ka gjë se e hëngri Stojani prej meje. E babai, për të më bërë qejfin, e qërtonte kinse si me zemërim vëllanë, e në anën tjetër vinte buzën në gas. Oh, çfarë dëfrime bëja atëhere!" E kuptoja të tallurit e babait, prandaj i hidhesha në qafë e me pëllëmbët e mija të vogla i jepja shpulla pa numërim. Ai i pranonte shpullat e mija të vogla me një farë gëzimi, por edhe më shikonte me dëshpërim. Atëhere unë, sikur e kuptoja dëshpërimin e tij, ikja si i penduar prap tek vëllezërit për të vijuar lodrën.

Pastaj, si tani në dimër, rija pranë vatrës. Flaka e druve që lartësohej si e bardhë e kuqe, më kënaqte shumë. Rreth vatrës zinin vend prindërit, vëllezrit e motrat e mija. Flaka buçiste për bukuri dhe gështenjat pa pushim kërcisnin ndërmjet dhëmbëve. Edhe unë, i hutuar prej lumturisë së rrethit, qeshja dhe luaja me gjithë pjestarët, thua se e tërë

lumturia e Botës kishte rënë mbi veten time. Në fund hidhesha në prehërin e gjyshes dhe i kërkoja një përrallë. Ajo më përqafonte me gjithë zemër, më puthte disa herë dhe, mbasi më qëronte disa koqe gështenja, fillonte: " Ishte një herë..."

Oh, ishte një herë edhe kjo, që po e tregoj... foshnjëria ime, e tani nuk është më, as që ka për t'u kthyer ndonjëherë.

Eh, - po them, ç'i kam kuptuar kësaj Bote? Kurrgjë, veç disa kujtime, që më bëjnë shumë herë ta fus veten në mendime të thella, që ma brejnë ...zemrën.

Po sikur të kem jetuar me gjithë mend 22 vjet, është një gjë për të mos ardhur keq, mirëpo, kur krahasoj vitet me natën e me ditën, me errësirën e me dritën, atëhere dalin në shesh *dy jetë* : 1) Jeta e ditës 11 vjeçe dhe 2) Jeta e natës po 11 vjeçe. Pra, 11 vjet kam jetuar i zhytur në punët e Botës dhe 11 vjet të tjerë kam jetuar në gjumë, ...në ëndërr të vërtetë. 11 vjet kam jetuar me sy hapur dhe 11 vjet me sy mbyllur, dhe njeriu i bashkon të dy njëmbëdhjetat e pa turp e pa pikë arsye më thotë: "Ti, or Gjon, ke jetuar plot 22 vjet!" , kurse në njëmendësinë e jetës unë jam vetëm një çilimi njëmbëdhjet vjeçar. Ç'mister!

E vërej tani fytyrën me habi: arsyeja më thotë se kam qenë dikur kështu i vogël, foshnjë, por oh!, dëshira, zemra a unë-i - s'di si ta quaj- nuk beson. ...nuk më besohet se kam qenë unë i vogël, foshnjë e të kem qenë në krahët e nënës. E di se kam qenë, por nuk dua ta besoj, nuk dua ta them. Çudi!

Sa gjë e pashpjeguar: njeriu rritet, por nuk e kupton dhe nuk e di se si rritet. Flet dhe i duket sikur ka zbuluar shkakun e të folurit, mirëpo e vërteta është se nuk di se si flet, mendon hollë, po nuk di si mendon; ndien diçka brenda në...- ta them si i thonë të gjithë - zemër, por nuk di gjë si po ndien, qesh, por nuk di se si qesh! Shkencëtari ngjiret së





foluri: po, po mendojmë kështu: ngacmimi, që shkaktohet nga një zeglë e përjetshme, ngacmon nervat qendripetalë.... të cilat pa një, pa dy, ngacmimin e çojnë te palca e kurrizit, që andej në tru. Këtu ngjan një gjë a një veprim i pashpjeguar e atëhere fët e fët na shfaqet një ndijim. Bukuri! U kuptuam! Po ai veprim i pakuptuar, ë, çfarë është? Atë dua ta di unë, se për atë po vuaj. Mirëpo...asnjeri nuk po më përgjigjet. Mister: njeriu nuk njeh veten e vet, ... unë-in e tij! Ja gjëja më e vështirë për t'u kuptuar në Botë: Të rriturit tënd, d.m.th. të kuptosh se rritesh.

Megjithatë, të diturit thonë se e dijnë misterin e gjallërisë së njeriut. O, jo! S'dijnë asgjë, më duket mua. Po, ashtu është: një gjë që dimë jemi të zotë e ta bëjmë. Në qoftë se di se si bëhet a-ja, atëhere jam i zoti edhe ta shkruaj atë. Pra të diturit e ditkan veten, atëhere pse nuk janë të zotët të bëjnë një njeri si unë, si ne?! Ja, pra, s'e njohim fare veten tonë. Apo të duken këto si mendime çilimiu ë? Por edhe kush më siguron se nuk janë mendime burri të pjekur?...Asnjë!

Kurse unë e ditkam pra, kështu më thotë së paku arsyeja ime, se kam qenë dikur ja kështu si më tregon kjo fotografi, pse të mos besoj? Përgjigjja fare e lehtë: pse nuk kuptoj se si rritem, se si ndryshohem, ...pse nuk e di veten time, unë-in tim!

Prej një pëllëmbe njeriu të bëhesh tani burrë dhe të mendosh për diçka më tepër se sa lodrat: për trajtimin e gjendjen e vetvetes, ...çfarë mistere fshihen!...

**1 Kallnor 193...**

Mbrëmë profesori më thirri në shtëpinë e tij për të kremtuar adhjen e Vitit të Ri. Me profesorin jemi bërë si dy binjakë me një shpirt, e nuk duam të ndahemi fare nga njeri-tjetri.

Ndejtëm pak kohë me të në sallën e pritjes. Pa dashur, aty kujtuam ngjarjet më me rëndësi të vitit, që e këputi qafën.

- Viti i vjetër po i le njerëzit me shumë ndryshime nga mendja e nga xhepi! - i thashë mikut.

Ai qeshi si me të tallur dhe mandej foli:

- Do me thënë, se viti i vjetër po i le si dhuratë Vitit të Ri më tepër njerëz të çmendur, ë?...Po, ashtu është, në qoftë se shkojmë pas mendimit të Dr. Deloz-it.

- Këtu nuk mund të japim përgjigje të ngutur: Ja me tru, ja pa tru po na lë! - ia prita për së dyti.

Fjalën e lamë përgysëm, se erdhi nëna dhe e shoqja e profesorit. Nëna zuri vend pranë meje dhe filloi të më flasë për punë femrash, me atë ton si e kanë zakon përgjithësisht gratë e shkuara nga mosha.

- Tani, më tha,- ti duhet të martohesh. Mjaft ndejte beqar. Kështu nuk shkohet kjo jetë, mor bir. Këtu vajza kemi plot: të mira dhe me prikë të majme janë. Ti vetëm hape gojën, pa të gjejmë atë që do.

Kështu më tha nëna e profesorit, kurse ai , me që dinte mendimin tim, vetëm sa vuri buzën në gaz me një farë ironie. Ndërsa unë, kur nuk dua ta zgjat fjalën për këtë problem, u bëj qejfin të gjithëve me një "*si urdhëron*" dhe ata pastaj, dashur pa dashur, pushojnë vet-vetiu. Kështu u solla edhe me nënën e profesorit. Ajo e shkreta, kur pa se unë nuk po nxirrja nga goja tjetër fjalë veç "*si urdhëron*", u mërzit dhe e la këtë bisedë.

Mbas pak erdhi kushërira e profesorit. Këtë unë nuk e njihja fare dhe as e kisha parë ndonjëherë. Profesori ma njoftoi me një mënyrë shumë të hollë familjare. Ajo vuri buzën në gaz me hijeshi të madhe dhe më shtriu dorën





e saj. Quhej Polë. Ishte një vajzë njëzetvjeçare, e gjatë, trupselivije dhe shumë e bukur. Kishte veshur një rrobë të mëndafshtë dhe të gjatë deri afër thembrave. Në qafë i varej një gjerdan floriri, i cili ia shtonte edhe më tepër bukurinë natyrore.

Biseduam për një copë herë të pesë bashkë. Pola kishte zënë vend përballë meje, duke patur në krah të shoqen e profesorit. Çdo fjalë timen e përcillte me një të qeshur të hollë, dhe shpesh herë sytë e saj përpiqeshin me të mijtë. Ajo dukej plot gjallëri. E kuptova se ishte shumë më e bukur se sa më ishte dukur në çastin e parë, kur u njohëm. Edhe e shoqja e profesorit, zonja G., dukej e gjallë dhe e bukur, gjithnjë më fliste me holli. Ajo kishte zakon ta shikonte të shoqin gjithnjë në sy. Nënës gjithnjë i shpëtonin nga goja shpoti të bukura për të rinjtë, duke na bërë të gjithëve ta mbanim barkun me dorë nga e qeshura. Ishte një grua shumë e dashur dhe thoshte atë që mendonte e atë që ndiente.

Ky kuvendim familjar më kënaqi shumë. Ai më ndolli bisedimet familjare, që bënim ngandonjëherë me motrat, kur nuk më shtrëngonin për fejesë. Doja gjithë natën të bisedonim ashtu sikurse ishim të pesë rreth tryezës, po ...na e prishën miqtë e tjerë, që ishin ftuar dëllëngthi për këtë kremtim.

Mbrëmë pra, profesori bëri një gosti familjare për Vitin e Ri, prandaj erdhën shumë familje me nga dy-tri veta e më tepër. Salla e pritjes ishte zbukuruar shumë mirë, edhe tryeza ishte shtruar për bukuri me lloj-lloj të ngrënash e të pirash. Këtë mbrëmje m'u dha rasti të njihesha edhe me shumë miq të tjerë.

Dalëngadalë filluan të pirat dhe urimet. Na shërbente zonja G. me Polën. Çdo punë e kryenin me shpejtësi të pakuptuar dhe me shumë kujdes. Salla shkëlqente nga zbukurimet dhe tryeza e qarkuar me burra,

gra e vasha dhe e shtruar ashtu për bukuri jepte një pamje madhështore, thua se qark saj dëfreheshin ngadhënjyes të përbotshëm. Dhe, po them të vërtetën, se unë kurrë s'kam shijuar një gosti të tillë të hijshme dhe nuk kam ndenjur me aq dëshirë e gëzim të madh, siç ndejta te gostia e profesorit.

Në orën 9 hëngrëm darkën. Pastaj salloni i madh i pritjes u kthye në një sallë vallzimi. Para se të fillonin vallzimet, Pola gjithë të ftuarve u vuri nga një lule të bukur nëpër pallto. Kur erdhi tek unë, zgjodhi nga mesi i tufës një lule të kuqe dhe, duke vënë buzën në gaz, ma nguli në krahun e majtë të xhaketës.

- Ju faleminderit shumë, zonjushe! - i thashë.

- Me nder qofshit, zotëri! - m'u përgjegj me delikatesë dhe u largua.

Në fillim dancuam unë me profesorin dhe zonja G. me Polën. Puna vajti fare mirë. Pastaj, u kapën profesori me zonjën e vet, Pola me një shoqe të saj, nëna e profesorit me vëllanë e saj, etj., ndërsa unë ndejta për t'u çlodhur.

Çudi me kokën e shqiptarit: qytetërimi i sipërfaqshëm na hyn menjëherë ne zemër e na bëhet si zakon i trashëguar, kurse atë të vjetrin e harrojmë fare. P.sh., danca, që nuk e njihnim para disa viteve, tani është bërë e modës,- s'di si ta quaj me fjalë të tjera, - kurse vallja, ajo valle e trashëguar brez pas brezi, sot është lënë fare mbas dore. Vetëm, ngandonjëherë, kinse për të nxjerrë mallin, hidhen disa si harusha të qytetëruara! Mirëpo, ...ne mbrëmë as që na shkoi në mëndje për të vallëzuar vallen tonë shekullore!

Mbasi mbaruan ata së kërcyeri, më ftoi zonja G. për të dancuar bashkë. Edhe me këtë punë vajti për bukuri. Unë, që në foshnjëri, me një djalë të huaj, që kalonte verën





me prindërit e tij në katundin tonë, pastaj edhe nëpër internatet e nëpër gostirat jam stërvitur në dancë, prandaj tani e luaj për bukuri. Kjo gjë u ra në sy të gjithë të ftuarve si dhe zonjës G...., me të cilën kërceva për së dyti.

- Më ka ënda të kërcej me ju, se po shoh, që kërceni shumë bukur e shumë lehtë. - më tha zonja G.

Pastaj u ngrita me nënën e profesorit.

- As me një tjetër nuk kam kërcyer aq lehtë sa me ju, z.Gjon.- më tha ajo tepër e kënaqur.

"Ja, një përkëdhelje dhe reklamë e bukur!" - thashë me vete.

Kur po çlodhesha, m'u afrua Pola e qeshur dhe me holli femre për të më ftuar në kërcim. Unë pranova me gjithë zemër ftesën e saj. Isha bërë krejt familjar me familjen e profesorit, prandaj kërcimi tani me një vajzë të tyre, nuk ishte ndonjë punë e madhe. Them nuk ishte ndonjë punë e madhe për shqiptarët e qytetëruar, por, sa për malësorët, ishte një cënim nderi.

U ngrita duke qeshur dhe u futëm në rrethin e atyre, që kërcenin.

E pranova kësaj here të isha kalorës. Vura dorën time të djathtë në mesin e saj, nën krahun e majtë dhe me dorën e majtë bashkova gishtërinjtë e butë të dorës së saj të djathtë. Filluam: në fillim e morëm ngadalë e pastaj gjithnjë duke shpejtuar. Mua më ngjante sikur mbaja në dorë një kukull hyjnore. Ajo kishte veshur tani një robe të tillë, që ia linte përjashta një pjesë të gjoksit dhe të shpinës. Gjoksi i dukej i bardhë. Nëpër qafën e saj të bukur varej gjerdani i florinjtë me një zemër ari në fund.. Shpina ishte e bardhë dhe e shëndoshë, kurse dy topkat magnetike të gjoksit herë pas here, përpiqeshin me butësi të hijshme mbi gjoksin tim. Aroma e këndëshme e të pilluarit vinte si me dashje valë-valë në shqisën time të të nuhaturit. Fytyra,

gjithmonë e qeshur dhe tërheqëse, pa zbukurime të rema, dukej sikur i ngjante asaj të hyjneshës Afërditë. Kërcenim me kujdes, kurse ajo, me buzë në gaz, hidhte sytë mbi fytyrën time e mbi lulen që ma kishte dhuruar. Ashtu, si të rënë në krahët e njeri tjetrit, rrotulloheshim si ëngjëj rreth sallës, dhe këmbët tona valë-valë rrëshqisnin nëpër dysheme. Ajo kërcente bukur e shumë lehtë.

Në fund pllaka e gramafonit mbaroi dhe ne u ndalëm: Pola, me një farë ndjenje të përzier me gëzim e dëshpërim, u shkit prej kraharorit tim duke më përshëndetur me holli të madhe.

Çuditem se sa përpara kemi shkuar në punë qytetërimi të remë. Shqiptarka që nuk dinte para pak kohe as të eci, - kështu thonë intelektualët shqiptarë të evropianizuar,- tani luan dancë për bukuri. Pa le këtë: ipet edhe në krahët e një të panjohuri, sikurse më erdhën mua zonja G. e sidomos Pola. Ç'ndryshim pastaj: Pola, një vashë qytetare, kurse unë një djalë malok katundari. Në qoftë se dinte Pola që nëna ime, motrat e mija e të afërmit janë veshur me shegune dhe nuk dinë aspak të kërcejnë dancë si ajo, madje, ndofta s'kanë dëgjuar edhe gramafon, jam i sigurtë se ajo nuk do të pranonte kursesi të kërcente me mua. Por, eh, nuk të vjen rëndë! Lere le të çoroditet nën dukjen time të përjashtme, që e bëri të dancojë me mua! Sa për veten time, s'kam asnjë vragë rinie për Polën. Atë e dua ashtu sikurse dua edhe Afërditën, që është katundare edhe nga trupi , edhe nga shpirti; dua të them se të dyja për mua janë njësoj: të huaja.

Pas orës katër të mbas mesit të natës, të ftuarit një e nga një filluan të largohen, por shumë të kënaqur. Atë gjë bëra edhe unë: ua shtrëngova duart me radhë dhe i





falenderova me gjithë zemër për pritjen e bukur, që më kishin bërë. Kur shtriva dorën për ta përshëndetur Polën, ajo më dhuroi një tufë me lule. Unë qesha, qeshën edhe të tjerët.

- Oh, këto lulet e dimrit janë shumë të bukura: Ju faleminderit me gjithë zemër, zonjushe! - thashë.

Pola u skuq dhe uli kryet, kurse nëna e profesorit m'u përgjegj:

- Këto janë lulet e Vitit të Ri dhe duken me të vërtetë shumë të bukura, z.Gjon, pse tani s'ka shumë. Pola gjithë dimrin është dhënë pas të rriturve të luleve dhe ja se sa bukur u ka dhënë nxehtësi. Prandaj, tani ka të drejtë të mburret edhe të dhurojë. Janë të rralla ato, që mund të rrisin lule në dimër.

Duke mbajtur në dorë lulet e Polës, u ndava shumë i kënaqur prej kësaj familjeje të lumtur, i mbushur me urime për Vitin e Ri, që po gdhihej.

* * *

Me që gjumi nuk po më vinte, vajta e hyra për një copë herë në një nga kafenetë më të mëdha të qytetit.

Oh, Zot, çfarë të shihje! Gjithë tryezat e kafenesë ishin qarkuar me njerëz, që luanin kumar për hatrin e Vitit të Ri..., për hatrin e Shën Vasilit. Pyes veten: Vallë Shën Vasili ka qenë kumarxhi si këta, që po e vrasin veten me dorën e tyre?

Unë besoj se Shën Vasili as nuk ia ka ditur emrin kumarit, sa për lojën, jo se jo. Mirëpo ja, njerëzia e nderon Shën Vasilin dhe pret Vitin e Ri me kumar..., me vetvrasje,- desha të them. Ç'ironi!

Zura vend pranë disa miqve, që luanin me nga dhjetë franga ari njëherish.

-"Kush e di, ndofta u ka rënduar xhepi shumë e tani duan ta lehtësojnë pakëz!", - mendova me vete. Kështu mendova, por gjendjen ekonomike të gjithëve ua dinja mirë: nuk ishin të pasur.

Po them të vërtetën: unë nuk di të luajë asnjë lojë kafenesh. Shumë shokë më kanë shtyrë për të mësuar ndonjë lodër, por gjë e pamundur. Kumari për mua është faji më i madh, veç vrasjes, që mund të bëjë njeriu në Botë.

Qëndrova pranë miqve, që luanin, duke nënqeshur me vete: njeri prej tyre nvrehej ashpër nga fytyra, tjetri qeshte me gjithë zemër, i treti nxehej, aq sa flokët si qime derri i ngriheshin përpjetë: dukej si ndonjë vrasës me zë, që qëndronte gati për t'iu hedhur armikut në grykë. Pastaj, gjëndja psikologjike filloi t'u ndryshojë përsëri, kur qëlloi që të fitonin ata që kishin humbur e të humbisnin ata që kishin fituar.

Sa të çuditshme janë këto letrat e bixhozit: njëqind herë në orë futesh i gjallë në dhe një mijë herë rënkon rëndë, sikur qëndron me pasiguri në buzë të varrit! Kur i merr njeri letrat, tjetrit i duket sikur i shkëputen pa mëshirë nga zemra copa të nxehta mishi bashkë me dejet e gjakun! Zemra e shkretë, që është shërbëtorja më besnike e trurit të gabuar të njeriut, shtrëngohet dhe dëshpërohet keq, kur kujton se në atë minutë kanë për t'i marrë edhe lekun e fundit edhe se ka për të mbetur lypës, rrugëve. Ja, atëhere, në qoftë se do, dil rrugëve e vidh, ose, në qoftë se do për më lehtë, merre koburen dhe vrite veten! Ç'ironi: mendja gabon, kurse zemra vuan! Është njësoj sikur vrasjen ta bëjë i biri dhe babanë ta varrin!

Edhe nëpër tryezat e tjera shikoja fytyra të djersitur, të kuqe dhe të zbehta. Për disa ishin çaste gëzimi, kurse për të tjerët çaste dëshpërimi. Humba - fitova! - Ishin dy





fjalë, që dilnin në çdo minutë me rënkim të rëndë nga zemra e çdo njeriu, që ishte përfshirë në lojë, e...pastaj oshëtima e kafenesë gjëmonte: Humba! Fitova! Por jo vetëm kaq: tymi i duhnit notonte në hapësirën e kafenesë duke formuar shtresa-shtresa si çarçafë ngjyrë hiri, që sikur donin t'u zinin kumarxhinjvet cipën e turpit të vet-vetes!

Mendoj: nuk ka shpikje më të mbaruar të përtacëve se sa kafenetë bashkë me lodrat e tyre të ndryshme. Kumari, si magji u ngjitet edhe punëtorëve më të mëdhenj, edhe shpikësve të shkencës, edhe mendimtarëve të hollë, edhe, edhe të gjithëve! Kafenetë janë tempujt e qytetërimit të sotshëm. Këtu, pa përtesë venë besnikët e tyre, të cilët me djersë në ballë kryejnë shërbimin *fetar - kumarxhiak - kafexhiak* duke hedhur zaret me gjysëm shpirti, andej e këndej, nëpër tryezë, ose duke shtrënguar ndërmjet duarve me nervozizëm letrat, ose duke dëgjuar si skllav numrin e karambolës, që po e thërret si gomar shkretëtire i zoti a shërbëtori i kafenesë, ose duke bërë fytyra gjeometrike me anën e gurëve të dominosë! E, në vend të aromës së qirinjve, të temjanit, thithin me ëndë nikotinën e duhanit! Po! Botë qënka kjo; e njeriu njeri!...

Sa gjëra të kota mendoj se janë kafenetë! Me gjithë këtë kotësi shokët zemërohen shumë, kur u flas në këtë mënyrë.

- Eh, mor Gjon, je si vashë, i pastër nga të gjitha. As di të pish duhan, as di të luash lodra dhe as që shpenzon ndonjë çerek leku për ndonjë kafe. Njeri i çuditshëm! A nuk e kupton, se po të mos ishin kafenetë, s'kishim se ku të rinim e ku të dëfreheshim?!

Kështu më thonë shokët, por unë jam kundër mendimeve të tyre. Për mua jeta është një send - ta marrim pak si një gjë të dukur e të prekur - që prishet orë e çast dhe

që ndreqet përsëri po orë e çast. Edhe njeriu, që është shërbëtor i sendit…i jetës, duhet ose të prishi, po kurrë të mos rrijë me duar të kryqëzuara. Njeriu, që rri me duar të kryqëzuara është besniku i kafenesë. Ai, jetës përgjithësisht, as i prish gjë për të ndrequr, as i prish gjë për të prishur. Ky tip njeriu është dhe parazit i tjetrit.

Tipi parazit me gojën plot të thotë: " Veç kafenesë s'kemi ku të rimë dhe ku dëfrehemi!". E di, sigurisht, se s'është lindur ende njeriu, që ka për të ndejtur me të vërtetë, me gjithë këtë, tipit parazit, po i përgjigjem: "Ri në shtëpi!". Në qoftë se do dëfrim, dil shëtitje ose lexo një libër simbas gjëndjes tënde psikologjike, a këndo një këngë, ose dëgjo një pllakë gramafoni. Por, në qoftë se nuk do as të këndosh, atëhere puno…, puno çfarë të duash me kalem a me kazëm, në qoftë se të duket se s'ke punë, atëhere fshie dhomën tënde ose fundi i fundit, laji pjatat e gjellës. S'ke pse të kesh turp njerëzor prej këtyre veprimeve, mbasi edhe këto janë punë: as s'ke pse të presish çdo gjë nga femrat a nga shërbëtorët. Atë gjë, që je i zoti për ta kryer vetë, bëje me gjithë zemër: mos prit nga të tjerët. Vetëm mendo mirë: të mos shkelish në kafene, të mos zesh kurrë letra me dorë.

**2 Kallnor 193…**

Dje dhe sot gjithë ditën dëgjova nëpër rrugët e nëpër kafenetë njerëz, që ia shtrëngonin duart njeri tjetrit me shumë dashuri duke thënë: "*Për shumë vjet e kalofshi të lumtur!*"…Oh, ç'ironi! Për shumë vjet? Urime me gjithë zemër?! E për se? Këtë nuk po e kuptoj.

E urojmë njeri-tjetrin pse na u shkurtua edhe një vit nga jeta, pse na u rrëkëllye në humnerë edhe një çap i





shekullit tonë, pse na humbi në Botën e Hiçit edhe një varg i jetës sonë, fundi pse na afrohet koha e vdekjes, pse këmbët na drejtohen me zor drejt varrit! Çudi! Marrëzi! Gëzohemi pse po i afrohemi pa dashur varrit të errët e të ftohtë, që po na pret. E urojmë tjetrin, pse i pakësohet lumturia: pse i vogli i padjallëzuar do të futet në luftën e Jetës; pse i riu ka për t'u lidhur me shpëmgaj; pse plaku do ta futë njërën këmbë në varr për së gjalli!

Oh, qoftë i mallkuar ai që më uron Vitin e Ri! Në këtë ditë zemra ime, ndofta aq e re, duhet të fshajë, të rënkojë dhe të vajtojë, pse humbi edhe një vit nga kjo jetë dhe pse më afrohet ajo që quhet vdekje e që çon…s'di ku! Veç kësaj, humbi ky vit pa më lënë gjurmë të mëdha kujtimi, humbi duke më lënë përsëri zero.

Sot mora shumë kartolina urimi për Vitin e Ri. Sa shumë më kanë dëshpëruar! M'u duk se të gjithë ata, që më uronin, sikur donin të talleshin me mua dhe me veten e tyre. Ta urosh tjetrin për Vitin e Ri, është njësoj sikur t'i japësh shuplaka faqeve dhe shigjeta të holla zemrës, është njësoj sikur t'i thuash njeriut:"Ti nesër nuk do të jesh më në këtë Botë"!

Habitem me veten time: si s'u gjend një mik a një shok të më ngushëllojë, se humba një vit pa e kuptuar fare? Unë nga ana ime asnjëriut nuk i dërgova urim, veçse më shkrepi e i shkrojta pedagogut tonë një kartolinë me këto fjalë:"Urimi më i mirë për një vit të ri, është një ngushëllim zemre, se u rrukullua në humnerë edhe një vit nga Jeta juaj!". Kaq edhe asgjë më tepër, por pedagogu, që është edhe lëvronjës me zë i gjuhës sonë, nuk më kuptoi dhe pa një pa dy ma ktheu me një kartvizitë :"*Falenderime e urime!*" Dhe urime! Por përse? Ja s'paska njeri, as që ka për të pasur të tillë, që të thonë të vërtetën. Ashtu duket se është natyra e njeriut. Ai gëzohet pse

doli nga mundimet e vitit që kaloi, por nuk mendon se hyn në mundime më të rënda vitin që vjen. Mister!

Po në ditët e vitit të ri pashë shumë të fejuar, që shkonin krah për krah me të fejuarat e tyre. Koha ishe e bukur, prandaj edhe këta e kremtuan ditën afër njeri tjetrit nënë qiellin e çelur. Por ajo që më bëri të mendohem është se këta gjithë ditën nuk pushuan së uruari, që viti tjetër t'i gjejë të martuar. Këtë urim ndofta bën edhe Afërdita prej së largu.

Por, oh sa pluhur ka koka e njeriut! Në qoftë se gjendet dashuri e njimendët, të rinjtë më duket se nuk e kanë kuptuar që kjo dashuri është e ëmbël, kur këta janë të fejuar. Këtë e marr me mend, sepse çdo gjë e rrallë dhe e pakryer është më e shtrenjtë dhe më e dashur. Përpara se të plotësojë një dëshirë, atëherë mund të them se jetoj. Po, mik: kur dua me gjithë zemër të bëj një punë, atëherë zemra ime ndien diçka, qëndron me një farë padurimi, pret me gëzim nj'atë punë, d.m.th. se unë-i im jeton..., jeton pse kujton diçka, pse shpreson! E... shpresa është jeta për mua! Pastaj, kur e mbaron punën, s'ke pse të jesh i gëzuar; ajo u bë më, dhe një punë kur kryhet zhduket dhe ti vetë mbetesh përsëri si më parë, dua të them se mbetesh po në atë gjendje, që ishe përpara se ta mendoje fillimin dhe mbarimin e punës. Kur e fillon punën, atëherë lind dëshira dhe shpresa, që të bëjnë të kujtosh se jeton: lind edhe arsyeja që të drejton: kur e mbaron punën e dëshiruar dhe të shpresuar, dëshira bëhet hiç, shpresa ngopet dhe arsyeja e zhveshur nga kënaqësia, duket sikur qëndron ngadhënjyese.

Ja, kështu pra: të rinjtë mendojnë për një jetë më të lumtur për mbas martesës, mirëpo nuk e dijnë se jeta më e lumtur është e tanishmja; fejesa, e se mbas martesës fillon vallja e skëterrës, sepse martesa, mbas Tolstoit e mbas...





Jetës vetë, nuk është gjë tjetër, veçse një krijesë e çuditshme për të nxirë jetën e njeriut!

**5 Kallnor 193...**

Dje mora dy letra nga katundi: njera ishte nga babai dhe tjetra nga Gjençi. Babai m'i çeli përsëri plagët e vjetra. Kërkon medoemos për t'u dhënë fjalën për fejesë me Afërditën. Nuk di aspak se si t'i shkruaj. Mendjen e kam shumë të trazuar: Familja nuk heq dorë nga zakoni i vendlindjes, por edhe unë nuk heq dorë nga mendimet e mija. Dua të jem ai që jam e ashtu si jam. Ndryshe nuk e kuptoj dot as veten dhe as lumturinë e vetvetes.

Këtu në qytet gjënden shumë adhurues të verbër të femrave. Të gjithë më thonë se femra është ëngjëll e se martesa qenka puna më e bukur e më me vend, që mund të bëjë njeriu. Më anën tjetër njerëzit e mëdhej e të vdekur më pëshpërisin një nga një në vesh: Tolstoi, me një nervozitet të pushtuar prej gruas së tij, pa një, pa dy, më thotë në vesh: "*Gruaja është shejtane me brirë...*", Shopenhauer-i, kush e di pse, ndofta pse nuk puthi buzët e vajzës që deshi, më del përpara me grushte të përgatitura dhe me zë të lartë më thotë: "*Gruaja është leshgjatë e mendjeshkurtër!*".

Aristofani, që herët e tjera flet me ato shpoti të tij të zakonshme, këtë radhë më flet serioz: "*Gruaja i sjell burrit vetëm dy ditë lumturi: ditën që martohet dhe ditën që e përcjell në varr!*".

Kurse arabët e ditur, me urtësinë e tyre shekullore e karakteristike, më flasin me urrejtje të madhe për femrat.: "*Gratë janë si maçokët: kur i përkëdhel të çjerrin me thonj!*.

Përmbi këta më del përpara Niçja me një kamxhik të mirë në dorë dhe duke iu kërcënuar grave, më këshillon: "*Po vajte me një grua, mos harro kamxhikun!*"

E tani mendja ime është bërë dhallë: cilin të dëgjosh e cilin të mos e dëgjosh: kujt t'i japish të drejtë, e kujt t'ia hash të drejtën? Të gjithë flasin mbas mëndjes së tyre, pra edhe unë po flas mbas mendjes s'ime: Unë pra, nuk jam kundra bashkimit, por po them se zemra ime nuk anon nga ndonjë femër. A thua se me këtë unë e urrej femrën si Tolstoi, a si Shopenhaueri ose si Niçja? Kush e di, por një herë unë nuk di të dalloj ende: të dashurosh, domethënë t'i pëlqesh një femre bukurinë e saj, apo të dashurosh, d.m.th. të lidhet zemra me një gjë ideale? Në qoftë se dashuria është një pëlqim lëndor, atëhere e kam, por nuk e dua, në qoftë se dashuria është një pëlqim ideal, atëhere më fal e ...të falem: e dua, por nuk e ndiej ende.

Në mes të këtyre mendimeve edhe Gjençi me thikën e tij të ngahershme m'i trazon plagët.

- E de, mor Gjon, se na plase! Kur do të na e njomësh gurmazin e shkretë? Duket, se Afërdita, mbasi është katundare, nuk të hyn në zemër, por të jesh i sigurtë se katundarja ty do të të bëjë të lumtur. Ajo ka për të të pasur më të shtrenjtë se vetja e saj edhe ka për t'u falur ashtu sikurse u falen besnikët profetëve të tyre. Më beso, unë them: sikur të isha femër, kisha për të ikur nga burri për të rënë vetëm një natë në krahët e tu. Tani, merre me mend, kur t'i thotë një burrë këto fjalë, se sa fort të dashuron ty Afërdita e shkretë..., një katundare. Mos harro edhe një gjë: dashuria e një katundareje lëviz me të bërit fli të vetes së saj, kurse dashuria e një qytetareje lëviz me një fjalë të ëmbël të një mashkulli. Këto të gjitha i kam provuar kaq vite në Amerikë dhe në Evropë. Po..., pse po flas në tym?! Ti ndofta ia ke vënë syrin ndonjë leshrapreres...Dhe pse jo? Me atë trup të bukur, të gjatë e të drejtë; me ata dy sy





melankolikë, që shohin si shigjeta e që përvetësojnë aty për aty, me atë fytyrën aq tërheqëse, me ato flokët kaçurrela, që të shtrihen aq hijshëm mbi krye porsi shtresa mëndafshi i dorës së parë, me atë të folur aq të këndshëm, aty-këtu serioz e ironik, simbas rasës dhe me atë veshje të hijshme, që mban mbi trupin tënd, a thua nuk i ke marrosur vajzat? A thua vetëm një të ka rënë në gji? Dua të pyes përse nuk ia ke vënë syrin ndonjë vashe qytetare, që di dancë e dredhka? Në qoftë se është kjo e vërtetë, atëhere të lutem të më shkruash, që të di së paku për se ngul këmbë aq fortë".

Kështu më shkruan Gjençi, por unë as leshraprerës nuk ia kam vënë syrin dhe as katundares. Lulet e Vitit të Ri, që m'i dhuroi Pola, i kam përpara tryezës edhe sa herë i hedh sytë mbi to, aq herë më dalin përpara syve të mëndjes të qeshur e të lëvizshëm, Pola me shoqet e saj leshraprera, edhe, në anën tjetër, serioze e kryeulët Afërdita me shoqet e saj katundare. Ç'ndryshim! Mbyll sytë dhe qesh. Por, përse më vijnë ndër mend ashtu të qeshura e serioze, qytetare e katundare? Nuk e kuptoj. Më vijnë ndërmend ndofta nga lulet e Vitit të Ri me anën e përfytyrimeve: pse i kam parë.

E lexoj për së dyti letrën e babait dhe padashur e përfytyroj Afërditën shumë të dëshpëruar dhe me një zë të këputur, aty këtu më thotë:

- Gjon i dashur, pse nuk do të fejohesh me mua; pse më përbuz aq shumë; pse nuk dëgjon këshillat e prindërve të tu? Dije, o Gjon, se unë ndofta kam për të vdekur nga pikëllimi, por edhe ti s'ke për të jetuar i lumtur. Po më merr në qafë!

Atëhere mbyll menjëherë letrën e bardhë dhe bëhem gati për t'i dhënë një përgjigje të bukur, të më fejojnë me Afërditën. Porsa e filloj letrën, një mendim tjetër më shkrep në trutë e mij. Përse po i shkruaj ashtu? Atëhere e lë fare.

Nuk do t'u përgjigjem tani për tani as babait dhe as Gjençit. Do të mendohem një herë mirë e mirë.

**14 Kallnor 193...**

Dritaret e dhomës sime janë përkundrejt dritareve të dhomës së Petrit. Mbas darke, sot u ula pranë dritares e fillova t'i bija violinës. Në një moment, kur ngrita kryet nga notat e muzikës, përballë pashë të shoqen e bashkëpunëtorit tim, të Petrit, mbështetur mbi parvaz, duke më dëgjuar me vëmëndje. Kur ia hodha sytë, ajo qeshi.

Sa herë që jam takuar me të, ajo më ka buzëqeshur dhe unë ia kam kthyer me një buzëqeshje të pastër. I kam buzëqeshur me çiltëri, sepse më dukej se edhe ajo kështu më buzëqeshte. Mirëpo. Mirëpo, kësaj mbrëmjeje, buzëqeshja e saj ishte ndryshe, sepse edhe vetë ajo u suall ndryshe. Qeshi një herë me atë hipokrizi të gjithëmonëshme, që e quaja unë të pastër, pastaj hapi krahët dhe bëri një lëvizje të çuditshme me kokë, si t'i falej të Tërëfuqishmit. Kjo më bëri, që ta lija për një copë herë violinën e ta shikoja me vemendje, duke buzëqeshur. Duket, nga kjo gjë, ajo mori guxim më tepër, e më bëri shenjë me dorë.

"Është fillimi i ndonjë komedie" - mendova me vete, dhe, pa ia varur sinjaleve të saja, fillova t'i bija përsëri violinës.

Zonja P... filloi të ecë andej - këndej nëpër dhomë, duke ngritur duart përpjetë, thua se kishte humbur ndonjë gjë të shtrenjtë e tani po e kërkonte. Pastaj, zgjati dorën përjashta dritares së saj, hodhi një letër në kopsht, duke ma bërë me shenjë për ta marrë.

Duket, nga që e dija se Petri kishte shkuar për disa punëra në një qytet tjetër, pa menduar gjatë dhe pa humbur





kohë, zbrita në kopësht dhe mora copën e letrës:

"Pse bën sikur s'kupton? Pse je aq zemërgurë? Eja,...eja!" - Këto ishin fjalët e shënuara me një dorë të trembur në atë copë letër. Por mua asnjë vragë nuk më lanë. Vajta në dhomën e saj vetëm e vetëm të shihja psikologjinë e saj.

Ajo më priti me buzën në gaz dhe më ftoi të ulesha në karrigen afër tryezës. Solli konjak dhe ëmbëlsira, pastaj shumë e shqetësuar u ul pranë meje.

- Pse jeni aq e turbulluar, zonjë? - e pyeta.
- Ende nuk e kupton? - m'u përgjigj.
- Për nder, s'po kuptoj gjë.
- As prej fjalëve të letrës?
- As prej tyre.
- Sa i keq qënkeni!!

U skuq dhe uli kryet. Duart i vuri mbi gjoksin e saj, duke marrë qëndrimin e një artisteje kinemaje.

- Pse bën ashtu? - e pyeta.
- Ah, Gjon, ma nxive jetën! Nuk më ngushëllon! Nuk më don!

U gjinda ngushtë. Përse ia nxiva jetën? Përse ta ngushëlloja? Përse ta desha?

- Që kur ke ardhur ti, mua m'u nxi jeta, - vijoi ajo. - Dua të jem pranë teje, në...- e hëngri fjalën.
- Mos bëni ashtu zonjë. Jeni nënë tani. Këto fjalë mund t'i thotë ndonjë e pamartuar, po kurrë një si ju. Unë mund të ngushëlloj një vajzë, por kurrë një grua e më fort një nënë. Unë s'dua t'ju shkatërroj familjen. Juve ju quaj si gruan e vëllait tim, prandaj edhe ju nderoj. Hiqni pra nga koka ato mendime dhe mendoni se jeni kryetare familjeje.

I fola pa e ditur se ç'thoshja. Herë i fola me *ti* e herë me *ju!*

- Ah, Gjon, ta dish se si jam martuar, atëhere do të më japësh të drejtë për të bërë ashtu - vijoi ajo përsëri me zë të dredhur. Unë Petrin as e kam dashur ndonjëherë e as që e dua tani. Prindërit më kanë martuar me pahir.

"*Hopa!*"- thashë me vete, -edhe nëpër qytete paska prindër si të mijtë. Këta të qyteteve paskan ndryshuar vetëm nga robet, se kanë veshur pantallona charleston, kapella barsolino, mbajnë bastun bari dhe kanë vënë gravatë a kapistër, si i thonë katundarët, kurse nga truri paskan mbetur po ata. Por, nuk të vjen rëndë: a ka pyll pa dru të shtrembër?!

- Petri ishte sekretar privat i babait, i cili është tregtar me zë në kryeqytet. Nuk e di se si ai i hyri në zemër babait, - vijoi të fliste zonja P.,- por e vërteta është se një herë nëna ma kujtoi punën e fejesës me sekretarin. - Më mirë të më vrisni, se sa të më fejoni me Petrin, i thashë nënës. Ajo u zemërua shumë dhe më foli ashpër. Atëhere isha 20 vjeçç dhe, si për çudi, ende nuk kisha zgjedhur ndonjë të dashur. Por edhe ku ta gjeja, prindërit nuk më linin të dilja as te pragu i derës. Edhe në shumë familje, me të cilat kishim miqësi të ngushtë, shkoja me vëllain e me prindërit. Mund të them se jam rritur më tepër si një harremkë sulltani, se sa një vashë e lirë e kohës së sotme. Vetëm vëllai i madh kishte të drejtë të dilte nëpër qytet, sipas qejfit. Prindërit më donin shumë, prandaj kujtoja se do të kërkonin për mua ndonjë djalë pasanik dhe nga ndonjë familje e madhe. Kur më folën për sekretarin tonë, unë e mora punën si tallje, por kur mora vesh të vërtetën, atëhere ngula këmbë, që të mos më fejonin me të... E çfarë t'i pëlqeja Petrit?! Njeri i shkurtër e i trashë, tamam si një fuçi me dy faqe të mbushura e të kuqe, me dy këmbë të shkurtëra, me një kapello të vjetër në kokë, me një gravatë





të zhubravitur, një njeri që rrinte krusur gjithnjë mbi radhojtë e llogarive, një njeri që nuk qeshte kurrë: ky ishte për mua personi i Petrit të atëhershëm. Na vinte të pëlcisnim nga të qeshurit bashkë me një shoqe, sa herë që e shikonim Petrin, në dyqan, ashtu të mvrejtur dhe të menduar, me grushtat e duarve në tëmthat. E,...atë njeri, që e kam tallur sa e sa herë fshehurazi dhe që e kam quajtur gjithnjë *fuçia e dyqanit,* në vend të emrit të tij, atë pra, prindërit ma zgjodhën për shoq të zemrës. Ngula këmbë, por më kot: Babait i kishte hyrë në zemër.

- Petri është një djalë ashtu si duhet: ai do vetëm punë e kursim, kurse djemtë e tjerë të kryeqyetit janë maskarej. I kam parë, i kam provuar: ata duan vetëm të shtrihen gjithë ditën nëpër kafenetë, si qentë në kohën e vapës, ose të bredhin nëpër rrugë si kuajt pa kapistër, të rendin pas vajzave si langoj dhe të vishen fare mirë e të pilluar për bukuri! Kurrë nuk dua dhëndër të tillë, jo kurrë! Petri është për bijën time, ai është për familje. E kam provuar kaq vite me radhë: Vishet thjeshtë, punon shumë dhe kursen shumë.- Kështu thoshte babai. Kur e pa se po ngulja këmbë shumë, atëhere ai më kërcënoi i zemëruar: - " Në qoftë se nuk do të të martoj me Petrin, kam për të të bërë copa-copa dhe nuk të fejoj me atë që do ti!". Kur e pashë punën aq keq, iu nënshtrova dëshirës së tyre. Mbas disa muajve u martova. Babai më dha prikë shumë të madhe: me prikën time, Petri e ka çelur këtë punë. Siç e sheh, u martuam, por Petri për mua ka mbetur gjithnjë i huaj: s'më ka hyrë fare në zemër. Ai më do me gjithë shpirt, por unë e urrej shumë. S'e di pse-në fare. Por, as ndonjë tjetër s'kam dashur gjer më tani. Mirëpo, fatkeqësi: zemra ime u përvetësua nga zemra jote. Porsa u njoha me ty, ndieva diçka

brenda vetes time: gjithnjë dua të të kem përpara syve, edhe në qoftë se qëllon puna pa të parë së paku një herë në ditë, më duket sikur prishet bota...Nuk di...të dashuroj!

Këto tha si e dehur dhe u hodh në krahët e mij.

- Më fal, - i thashë sierioz. - nuk jam burri jua; nuk mund të tradhëtoj shokun tim.

Ajo u praps e zverdhur dhe papandehur i ra të fikët. Unë nuk u turbullova fare. E dija dhe e kisha provuar të fikurit e përkohshëm të femrave. E freskova me ujë, e lëviza pak andej këndej, e çlirova edhe nga rrobet mirë e mirë dhe, mbas një copë here, erdhi në vete. Atëhere e ngrita dhe e vura në kanape.

- Si jeni zonjë, tani? - e pyeta.

- Më... mirë. - më tha me zë të dobët.

- A keni nevojë për ndonjë gjë?

- Jo!

- A doni të shkoni në shtrat?

- Vemi.

E mora për dore dhe e shpura në dhomën e fjetjes, ku ra me gjithë rroba.

* * *

Tani e mendoj më hollë këtë ngjarje: Sa hipokrite më duket se është femra! Ç'ndryshim kam unë me Petrin, që të më dashurojë zonja e tij më tepër mua? Asnjë ndryshim! Edhe unë, porsi Petri, jam njeri, veçse jam më i ri, por jo më i fuqishëm. Unë jam i gjatë dhe bukurosh, d.m.th., mund të jem një selvi, kurse Petri është i shkurtër e i trashë, d.m.th., mund të jetë një *fuçi - dyqani*. Por, përsëri ndryshojmë me njeri-tjetri, sepse unë jamë një çilimi, kurse Petri është një





burrë. Mirëpo, zonjës P...nuk i mbushet koka: "*Të dua!*" - të thotë, -dhe ti, në qoftë se do, mos e dashuro.

Po, përse më do? Nuk e kuptoj fare, vetëm se habitem me guximin e saj. Qysh tregohet aq e dobët në ndjenjat një femër shqiptare, e qytetëruar kaq vonë? A thua nderi i shqiptarit ka humbur bashkë me zakonet shqiptare? A thua bashkimi me një femër të huaj qënka bërë për të mos lënë asnjë vragë?

Unë, jo, për mua jo! Është faj i madh të gënjesh gruan e botës; është mëkatë e madhe, njollë e zezë të bashkohesh me të shoqen e shokut. Po ashtu është, sepse unë e quaj sikur ia cënoj tjetrit lirinë e tij, nderin e tij. Dhe mbas mëndjes time, tjetri, d.m.th. më të madhit a Atdheut mund t'i bëj theror veten time, po nderin jo. Megjithatë, ndofta do të thotë se s'është punë e madhe të bashkohesh me gruan e tjetrit, mbasi nderi nuk qëndron poshtë, por lartë, ose mbase kryhet një nevojë e natyrshme dhe e domosdoshme. Por jo ashtu, jo! - po thëres me zë të lartë.

Kur të futet një i huaj pa leje në shtëpi, ose kur njeri të merr një send pa dashjen tënde, atëhere a zemërohesh ti?

- Është afër mendjes, se do të zemërohem, mbasi me atë veprim më cënohet prona ime, liria ime! - ke për të më thënë.

Fort mirë! Ti e mbron shtëpinë tënde, pse është e jotja, pse aty je rritur, aty...banon, atëhere pse të mos mbrojmë edhe vendin, me të cilin ke shpresë të formosh me zotësinë tënde e të gruas tënde vatrën familjare? Pse ta marrim për paçavurë letre vëndin tënd, që më ka nxjerrë në dritë mua, ty e të gjithë ne ...njerëzit? Është një vend që e kemi shkelur të gjithë. atëhere pse ta mohojmë? Është një vend, që e adhurojmë të gjithë, atëhere, pse të mos e quajmë të shenjtë? Them i shenjtë për ata, që s'janë penduar pse kanë lindur në këtë botë.

Edhe një herë tjetër: Njeriu e quan veten jo të ndyrë, atëhere dera, prej së cilës hyn në Botë, është edhe ajo e pandyrë. I pandyri pra nuk duhet të cënojë të pandyrin!

Kështu pra, kur më ra në krahë zonja P. , mua më erdhi keq vetëm për Petrin, se paska pasur një femër të tillë. Por *në dreq shkofshin femrat*: jeta ime praktike, jeta e njerëzve me zë dhe përvoja e përditshme më kanë treguar fare mirë se s'paska femër me mend; të gjitha janë budallaçka e vetëm me dy-tri fjalë të bukura i bën për vete. Ç'dobësi ndjenjore! Ç'marrëzi pa fund i sundon! E...burri, në qoftë se është burrë, le të tregohet si burrë përpara dobësisë seksuale të femrave...Këtë kërkoj prej vetes e prej të gjithë meshkujve!

**20 Kallnor 193...**

Shëndeti i zonjës P. po keqësohet. Petri ka dy ditë që ka ardhur, dhe sa herë që e shoh, më kujtohet ngjarja e zonjës së tij. Ai nuk e di pse-në e sëmundjes të së shoqes. Mjekët i kanë thënë se ka plevit të vjetër. Por një mjek, që e kam mik të ngushtë, kur e pyeta më një anë për shëndetin e saj, ai më tha të vërtetën:

- Është sëmurë nga *meraku*. Duket se dashuron ndonjë tjetër, që nuk e merr dot. Prandaj është bërë me verem. Por çudia qëndron, se ky verem nuk i është shpifur dalëngadalë, por menjëherë, tani shpejt. Është në rrezik.

Sa shumë u dëshpërova, kur më tha se është në rrezik! U dëshpërova më shumë, se shkaktar i kësaj sëmundjeje të saj jam unë. Në qoftë se, nuk do të isha unë, ndofta ajo nuk do të sëmurej, edhe Petri i shkretë do të jetonte i lumtur. Shpesh herë vete te e sëmura, e cila sa më sheh, ndien një farë kënaqësie, por pastaj fillon të qajë. Petri i shkretë çuditet, kur e shikon edhe të qeshë, edhe të qajë.





"Sëmundje e çuditshme!" - thotë me vete ai. Po sikur ta dijë i mjeri, se ajo është në rrezik,- ah, edhe ai do të fillojë të qajë.

Për ta parë zonjën P., sot pasdreke vajtën nëna e profesorit, e shoqja e tij dhe Pola me profesorin në krye. Isha edhe unë. Pas vizitës, ata u kthyen në banesën time. Bashkë me ta erdhi dhe Petri.

Lulet e Vitit të Ri, pak si të vyshkura, ende i kisha mbi tryezë. Kur i panë aty, qeshën të gjithë, ndërsa nëna e profesorit më tha si me ironi:

- Aman, zotni Gjoni, kaq fort i dashke lulet, sa edhe të vyshkura i mbake në tryezë?!

- S'janë si lulet e zakonshme për t'i hedhur, por janë lulet e Vitit të Ri dhe i mbaj për kujtim.- i thashë. Përsëri qeshën të gjithë, ndërsa Pola u skuq.

M'u lutën, që t'i bija violinës. Unë nuk desha, për shkak të zonjës P. Por ata m'u lutën shumë, m'u lut edhe Petri. Atëhere u detyrova t'i bija disa pjesëve. Më duket se ata u kënaqën mjaft. Kur ikën, zonja G. m'u zotua se bashkë me Polën do të më dërgonin lule çdo ditë; mbasi unë i dashkërkam aq fort.

**25 Kallnor 193...**

E kam humbur fare! Shumë letra po marr prej shokëve, por asnjerit nuk po i kthej përgjigje. Ata më pyesin se pse i kam harruar aq shpejt, por,... sikur ta dinin brengën time, nuk do më *lëndonin* fare! As familjes dhe as Gjençit nuk u kam kthyer përgjigje.

Sëmundja e zonjës P. po më dëshpëron shumë. Dua të ze për banesë ndonjë shtëpi tjetër, larg familjes së

bashkëpunëtorit, që të harroj një herë e mirë ngjarjen me zonjën P., por Petri nuk do që të largohem.

- Do të rrish këtu. se s'kam me cilin të ngushëllohem.- më thotë. Por,...ai i shkretë nuk di pse-në e largimit tim!

Zot! Sikur ta mësojë të vërtetën, atëhere çdo të ndodhë me mua?! Vaj!!...

**10 Shkurt 193...**

Sot mora përsëri letër nga shtëpia. Babai më qorton ashpër, pse nuk u kam shkruar. Por çfarë t'u shkruaj e përse t'u shkruaj? Fundi i fundit do t'u shkruaj, se në kohën e Pashkëve do t'u përgjigjem prerë për fejesën.

Shëndeti i zonjës P. nuk po përmirësohet. Dje dhe sot nuk ka luajtur as nga vendi. Sa sëmundje të rëndë e të rrezikshme që paska! Sa e fortë qënkërka dashuria e saj, ndofta...për mua. Por unë nuk jam lindur për të dashuruar, ndofta për t'u dashurur prej të tjerëve po!

Shumë rasa femrash i kam lëshuar nga dora me dashjen time, sepse nuk dua të dashuroj, sepse...nuk di të dashuroj, a pse..., kush e di pse! E për këtë mospërfillje time seksuale, një vajzë më ka quajtur njeri me zemër egërsire, ndërsa një tjetër më ka pagëzuar *loço i ri*! Por, sidoqoftë unë s'dua të bëj një faj të tillë. Me gjithë këtë, po e them, se kam një dobësi: p.sh., kur më shfaq dashuri një femër, atëhere pse të mos jem i zoti t'i shfaq edhe unë? Pse tregohem aq i ftohtë kundra seksit femër? Ja, sikur t'i thosha edhe unë zonjës P. *të dua, të dashuroj*, ndofta kishte për të jetuar edhe pak kohë me shpresë. Edhe në qoftë se sëmurej, mbasi të ikja unë, së paku, nuk do të dëshpëroheshe aq shumë. Por tani, ...që e di me siguri, se ajo u sëmur nga





shkaku se nuk i thashë një fjalë të thatë *të dua*, më vjen plasja. Po, më vjen të çohem tani e të shkoj në dhomën e saj, t'i bie në këmbë dhe t'i them:

- Më fal, më fal, o shpirt. E kam kuptuar, që unë jam shkaktar i sëmundje tënde; kam bërë faj! - pastaj, duke ia puthur duart, ta ledhatoj: - Të dua edhe unë; të dashuron edhe zemra ime! Ngrehu dhe eja në krahët e mija, që të ëndërrosh dashurinë, për të cilën tretesh!

- Ah, budalla i varfër! Tani është vonë!

Me të vërtetë është vonë, shumë vonë. Ajo tani nuk do të çohet kurrë. Por,...as unë nuk do të guxoja ta bëjë një gjë të tillë, dhe as që do të guxoj ndonjëherë. Në qoftë se ishte vajzë, sa për sy e faqe, ndofta mund t'i thoja ndonjë fjalë të bukur, por një gruaje, e më fort së shoqes së shokut tim, jo kurrë!

Ajo do të *dergjet* pse e kërkoi, ndërsa unë kam për të qënë po ai, që jam tani.

**20 Shkurt 193...**

...Oh, kob i zi! Gjençi nuk është më në jetë. Babai ma përshkruan fije për pe vdekjen tragjike të shokut tim të ngushtë. Paska rënë në liqen e qënka mbytur. Oh, vdekje e tmerrëshme, e pamëshirëshme! Gjençin nuk do ta shoh më...S'paska vdekur nga Zoti, por qënka mbytur nga uji! Ja: kob më të zi nuk ka, se sa ta mbarosh jetën në atë mënyrë.

Por çudia më e madhe është, se i paska dhënë fund jetës për punë dashurie.

- Në dhomë mbi tryezë i gjetën dy letra, të cilat i ka shkruar përpara se ta bënte punën tragjike. - Më shkruan babai.- Njera nga letrat ishte e çelur. Në të shkruante, se mbasi jeta me të shoqen nuk po e kënaqte fare, kishte vendosur ta zhdukte veten. Letra tjetër ishte e mbyllur mirë:

sipër mbante drejtimin tënd dhe një shënim të vogël. Simbas dëshirës së tij, letrën po ta dërgojmë të pacënuar fare.

Letrën e Gjençit tani e kam në dorë. Lëçis drejtimin tim, pastaj dhe shënimin e vogël: *"Në qoftë se më doni, o të mij, mos e çelni këtë letër, por dërgojani Gjonit, ashtu si është. Vetëm këtë dëshirë dua të më bëni mbas vdekjes"*. E hap letrën me tronditje dhe e lexoj me mallëngjim e vëmëndje:

*"I dashuri Gjon,*

*sa fort do të habitesh, kur ke për ta lëçitur këtë letër të fundit: Ti do ta lexosh, kurse unë nuk do të jem më në këtë Botë.*

*Gruaja, kjo shtriga ime e keqe! - ma nxiu jetën! Gjatë martesës kurrë s'më ka folur një fjalë të mirë, madje më ka dalë e pabesë, më ka cënuar nderin. Por, as unë nuk e kam dashur kurrë: s'më kë hyrë në zemër. Po ta zbuloj misterin e zemrës time. Unë kam dashur dhe do ta dashuroj edhe në atë jetë Lenin...Lenin e bukur, e urtë, ëngjëllushkën, që ra në krahët e Spiro Gjinit. Për atë më qan zemra.*

*Deri sa ishte e pamartuar Leni, shpresoja ta mirrja duke bërë çkurorëzimin me shtrigën time, por, ah, ajo nuk më priti: u martua para dy javësh. Por as s'kishte pse të më priste një të lidhur me vargonj, një si unë. Nuk më tradhëtoi ajo, por e tradhëtova unë: unë nuk e tradhëtova veten, por mua më tradhëtoi zakoni i vendlindjes. Jam pra një tradhëtar i tradhëtuar, i dënuar me kohë! Zakoni më bëri t'u bindem dëshirës së prindërve, dhe tani dëshira ime po më bind që të kërkoj fundin e jetës.*

*Një tufë lule e Lenit, e dhënë me dashuri të pastër shoqërie qysh në foshnjëri, më mbolli diçka në zemër. Rritesha e shqetësohesha, po nuk e kuptoja shkakun, kurse Leni, gjithmonë e qeshur, e vogël e pastaj pak më e madhe e më e madhe. Për çdo Pashkë, për çdo Shën Gjergj edhe*





*për çdo Shën Pjetër më vinte pranë meje dhe me dorën e saj më dhuronte nga një tufë lulesh duke më pyetur: "A i mban mend lulet e para?". Vetëm kur m'i dha lulet e fundit, mbasi u fejova unë, më tha me ironi: "A e kupton historinë kaqvjeçare të këtyre luleve?". Po, ashtu më tha, më tha shpejt dhe iku. E gjeta te Bryli i liqenit, shtambat i kishte të mbushura me ujë dhe po shkonte drejt për në shtëpi. Sa mbresa më lanë ato fjalë! Atëhere e kuptova historinë kaqvjeçare të luleve! Por vonë, shumë vonë...Fjalët e fundit të Lenit më shpuan, më plagosën rëndë, por edhe më zgjuan ndjenjën...zemrën. Shiko ç'fjalë përdori. Leni ka një mëndje të hollë, një zgjuarsi të pashoqe, një zotësi të madhe përvehtësimi. Më dhuroi lulet e fundit, më tha fjalët e fundit, më dha shikimin e fundit dhe...më la të fundit të menduar, të ngrirë, atje të Bryli i liqenit! Më luajti fare nga mëntë...*

*Që prej atij çasti, Lenin e kam adhuruar si Perëndeshë: Kam dashur t'i flas, t'i kërkoj ndjesë, t'i shfaq dashuri e në fund të martohesha me të, por e pamundur: nuk e gjeja dot vetëm. Prej së largu e shikoja, por ajo s'më përfillte fare. Erdhi koha e u martova trupërisht, por zemra jetonte te Leni. Durova kaq vite me shpresë dhe në fund gjeta fundin e shpresës: Leni u martua. E varrosa shpresën time dhe tani këto dy javë jam ende në Botë jo si trup me shpirt, por, si kufomë. Tani po vete të gjej fundin e jetës sime.*

*Gjithë fjalët e bukura, që i thoshja për femrat, isha i frymëzuar nga Leni. Ah, Leni! - Ajo më la mua, tani vendosa ta le unë këtë jetë. S'kam pse të jetoj pa dashurinë e saj. Por edhe s'ka mënxyrë më të madhe se sa të martohesh me një që s'ta do zemra: veç kësaj, s'ka gjë më*

*të keqe, se sa ta shohësh të dashurën tënde në krahët e botës. Nuk e di a jam në vete, apo s'jam, por një herë po të këshilloj: Mos dëgjo të tjerët, por dëgjo vetëm zemrën tënde, në qoftë se do që ajo të të bëjë të lumtur. Tani, ndofta, s'ke kuptuar ende se ç'do të thotë dashuri rinie, por prit se ka për t'u shfaqur ndonjëherë një brengë shpirti e pakuptuar: ajo ka për të qenë dashuri.*

*...Po e mbyll letrën Gjon, se të shkrova shumë dhe tani po e ndiej veten shumë të dobët. Dora më dridhet dhe trupi më rri i tronditur. Po më shkurtohet jeta: edhe gjysëm ore jam gjallë. Kam vendosur dhe asgjë s'më kthen prapa: Kam për t'u hedhur nga shkëmbinjtë e Kosornikut. Ajo për mua është vdekja më e ëmbël. Dua të humbas në dallgët e liqenit, edhe trupin tim dua të mos e gjejë njeri i gjallë. Ndofta është vendim i tmerrshëm!*

*Mbarova...po shkoj! Lamtumirë, Gjon, lamtumirë! Kujtomë, se të kam dashur fort!*

*Ah, sikur të gjëndet një Botë tjetër atje ku vete!...*

*Të përqafoj me shumë mall për herën e fundit prej së largu.*

*Gjençi"*

E mbylla letrën me trishtim dhe padashur më doli përpara syve të mendjes *mënxyra* e tij.

Ja letrat i mbaroi së shkruri, i vuri mbi tryezë dhe për një copë herë ndejti i menduar. Të nisem? - Oh, s'ka pse të mos niset! Zemra s'i qante më për njeri. Katundar vërtet ishte, por ndjenja dashurie kishte pasur. E shoqja nuk e kishte bërë të lumtur. Ajo, që kishte në dorë lumturinë e tij, kishte rënë në krahët e një tjetri. Të shkonte e t'ia rëmbente nga dora atij, këtë nuk e bënte dot, se zakoni i vendlindjes nuk e linte të çkurorëzohej nga shtriga e vet, për t'ia kërkuar Lenit dorën e saj? As këtë s'e bënte dot, se ajo dorën ia kishte shtrirë Spiro Gjinit: veç kësaj edhe zemra e saj ishte përvetësuar shumë prej burrit të saj! Por edhe sikur të rronte, prap së prapi, pa dashurinë e Lenit ishte e pamundur. E po atëhere? Asgjë tjetër, vendosi: Vdekja kishte për ta bërë të lumtur. U nis pa i thënë gjë ndonjerit e doli jashtë katundit: Hodhi sytë për herë të fundit mbi vendlindjen: malli për vendin e lindjes dhe kujtimet e foshnjërisë e ndaluan një copë herë dhe padashur, sytë filluan t'i lotojnë. Veç kësaj, përbri ka pasur Brylin e liqenit...! Vendi që i ngjalli një dashuri të heshtur e që e çoi në greminë! Por mendoi se ato kishin ndodhur një herë e një kohë dhe kishin mbetur vetëm kujtime e kurgjë tjetër. Përshëndeti vendlindjen me një të puthur të dorës së vet, i hodhi një vështrim të pakuptuar Brylit të liqenit dhe vijoi rrugën kryeulur.

Tani nuk mendonte më jetën e kësaj Bote, por jetonte në jetën tjetër, të cilën e kishte lexuar nëpër librat e shenjta. Ja një kopësht pa fund i zbukuruar me lule pa numër, me pallate madhështore, atje ku s'bëhet më mirë, me kroje të arta, që lëshojnë verë, ujë e qumësht: me pëllumba, ehu, sa të bukur, me lumej të argjendë, me zogj larash, me ëngjëj bukurosh, me pemë pa numër dhe për mbikqyrës me Serafime e Herubime, deh, me ç'mrekulli të krijuar. Mbi këto lart, lart duket dielli i Parajsit: Froni i Tërëfuqishmit. Brenda këtij kopshti të pafund endet dhe shpirti i Gjençit krah për krah me shpirtin e bardhë të Lenit!...me këtë lumturi jetonte rrugës dhe aty-këtu, kur vinte në vete pështpëriste: "Ah, sikur të jetë me gjithë mend Jeta e pasosur!" Atje larg katundit u ndal papritur. Kishte arritur në vendin e eaktuar, sipër shkëmbejve të Kosornikut.

Këtu sytë përsëri filluan t'i lotojnë: Ja, përpara "sheh" veten djalë 17 vjeçar, bari me kopenë e deleve, që kullosnin për bukuri. Dëgjon me vëmëndje melodinë e bukur që formohej nga blegërimat, zilet dhe zhurma e dallgëve. Me zemër e me mend fluturoi lart-lart në gëzimet e rinisë. Pastaj qëndroi sipër shkëmbit si sundues shekullor i natyrës dhe shijoi me endje bukurinë e liqenit me ujdhesën tutje tej dhe natyrën e mrekullueshme të shkëmbenjve, që shtriheshin nën këmbët e tij. Atëhere, i dehur nga pamja romantike, vuri fyellin në gojë dhe filloi të këndojë gjithnjë lavde hyjnore: por nuk mbaroi së lavdëruari natyrën, se një zë njeriu nga prapa e bëri të ndalet. Ishte vëllai më i vogël, që e lajmëronte të kthehej në shtëpi, se leja për në Amerikë i kishte dalë, e se ai duhej të nisej që të nesërmen. Gjençi i gëzuar shumë nga ky lajm kërceu nga shkëmbi si zog dhe u nis me vrap për në shtëpi. Ai tashmë kishte për të parë vende të tjera ku shpresonte të mësonte shumë gjëra të reja, ku shpresonte të bëhej njeri i përsosur...

Por, ah!- rënkoi përsëri Gjençi i shkretë. - Edhe këto ishin dikur, por sot nuk janë më!

Po, nuk ishin më, sepse ai tani nuk ishte më bari, por burrë njëzetvjeçar, që në mërgim ishte pajisur me dije të shëndosha. Dy gjuhë të huaja më të rëndësishme i dinte fare mirë dhe romanet më të bukura të Botës i kishte lexuar me vëmëndje. Tani pra, kishte ardhur te Kosomiku, jo për të kullotur dhentë, por për të vënë në veprim nje fund romantik..., për ta bërë veten fli për një ndjenjë dashurie. Për këtë veprim nuk i vinte aspak keq e nuk habitej fare, mbasi ai nuk ishte as i pari e as i fundit në Botë, që po vriste veten me dorën e vet.

Largoi mendjen nga kujtimet e kaluara dhe mendoi të tanishmen. Hodhi sytë poshtë nëpër greminën e shkëmbinjve.





Të drithme të forta i kaluan nëpër trup. Mendoi, se ato kthepa të shkëmbit, që i kishte shikuar dikur me ëndë të madhe dhe që u kishte kënduar me fyellin e vet madhështinë e tyre, tani pa mëshirë do ta coptonin trupin e tij, njashtu sikur ia kishin coptuar dikur, kur ishte bari, një shqerkeje të tij të bukur, që ishte rrëzuar aty. U end andej e këndej, pa ditur fare pse-në dhe pastaj, me një herë mori guximin e tmershëm. U hodh nga shkëmbi tëposhtë. Ndësa trupi i përplasej sa në një kthep në një kthep tjetër të shkëmbit duke marrë me mijra plagë, Gjençit i dukej sikur martohej me Lenin e tij të dashur, jo në këtë Botë, por atje sipër në jetën e pasosur, ndërmjet bukurive hyjnore të Parajsit. Më në fund, kur valët e shkumbëzuara të liqenit të Prespës rrëmbyen me uri trupin e coptuar thërime-thërime të Gjençit, - oh, s'di si të them! -shpirtit të tij i dukej se po hynte në dhomën e dhëndërisë për të kaluar në gjirin e Lenit natën e parë të mjaltit! Dhe mbaroi!!...

Vdekje! Kob shekullor i zemrës së njeriut! Aq ishte jeta e Gjençit, aq ishte dhe dashuria e tij. Më kujtohen tani fjalët e tij: "Gjon, je në rrezik të çmëndesh!". Por i shkreti, e pësoi vetë. Tani nuk po vajtoj vdekjen e tij, mbasi edhe unë dikur do të bëj një gjë të tillë, por po vajtoj pse iku për një femër. Ç'ndryshim kishte e shoqja e tij nga Leni? Asgjë! Po them. Kur mendoj se u hodh në liqen për një gjë të pakuptuar, them me gjithë zemër: "Mirë ç'e gjeti, se atë kërkonte!". T'i japësh jetës fund, se vuan nga një sëmundje e pashëruar, ose për të shpëtuar nga rreziku një tjetër, ka një farë kuptimi; por ta vrasësh veten për një hiç, pse s'puthe buzët e një femre, është një marrëzi me bisht, e atëhere përsëri po them: "Gjençin mirë ç'e gjeti!"

Oh, Gjenç, të dua si shok, por të urrej për gabimin që bëre. Por tani, si të dashkam, si të urekam, s'vlejnë më. Kam për të të kujtuar për pak kohë e pastaj, -eh, pastaj,

kam për të të harruar për gjithnjë! Emri yt nuk do të më ngrohë më, fjala jote s'ka për t'u dëgjuar më! Ike përgjithnjë, por...vaj,...nuk ike si të gjithë!!...

**1 Mars 193...**

Sot në orën 6 të mëngjesit vdiq zonja P...Iku edhe një shpirt, u zhduk edhe një krijesë e njohur mjaft për mua.

Gjithë natën kemi ndejtur pa gjumë. Kishin ardhur dhe prindërit e saj nga kryeqyteti. Ajo rrinte e shtrirë mbi shtrat, ishte ndryshuar krejt nga të parët: Ballin e kishte rrudha-rrudha, fytyrën me loçka të dala, të cilat e bënin që të dukej si një shesh aty-këtu me kodra e me shkëmbenj. Sytë i kishte të futur thellë brenda në dy gropa të mëdha, të cilat dukeshin si dy shpella. Asnjë lëvizje të trupit nuk bënte, vetëm se sytë i lëviste pa-pra nga çdo anë. Shpesh herë i ngulte tek unë, e atëhere unë sytë e mij i ktheja gjetkë, sepse vështrimi i saj më dukej sikur më çponte zemrën. Më ngjante sikur ende dëgjoja pëshpëritjet: "Ah, Gjon, ti më more në qafë, ma mbylle derën!". Se si e durova këtë natë, as unë nuk e di. Dhoma e gjithë ishte mbushur me lotë. Më një kënd Petri, i ulur mbi një fron e i mbështetur mbi dorën e djathtë, po qante pa pushim. I vjehrri kishte ndenjur pranë tij dhe i jepte zemër, kurse e vjehrra me qiri të ndezur sipër bijës. I vogli i tyre flinte i qetë në një kënd mbi shtratin e vet, kurse unë herë rrija pranë zonjës dhe herë ngushëlloja e i jepja zemër Petrit.

Në mëngjes, kur po agonte dita, e sëmura u bë më keq. Filloi të flasë përçart me njerëz të dukur e të padukur, të qenë e të paqenë: përpëlitej andej-këndej duke rënkuar pa pra.. Rënkimi i saj mua kurdoherë më shponte keq. E





imta e fundit e jetës së saj ishte shumë e tmerrëshme dhe mallëngjyese: Trupi i hidhej përpjetë sikur dontë të fluturonte; ngjyra e verdhë ia mbulonte krejt fytyrën dhe zemra pa pra i rënkonte. Ora, si gjithnjë e qetë dhe e njësojshme si pa gjë të keqe, shënoi në lëmshin shekullor plot gjashtë të mëngjesit, dhe ja, të këputurit e qimes së fundit arriti: E sëmura u mat për të thënë diçka, por nuk mundi: më në fund me shumë vështirësi pëshpëriti: "Djalin dua ta shoh!". E vjehrra menjëherë ia solli të birin. Djali, si gjithnjë i qeshur e i gëzuar, u hodh në krahët e nënës së sëmurë. Atëhere unë pashë dy lotë, që u rrukullisën nga sytë e zonjës, duke humbur nëpër fytyrën e saj të zbetë. E përqafoi me gjithë fuqi të birin dhe e puthi shumë herë. Djali, me duart e tij, filloi ta kapë pas flokëve duke i thënë: "E nënë, ende do të rrish në shtrat? Hajde të dalim përjashta, që të shëtisim bashkë!". Nga këto fjalë të buta të vogëlushit u mallëngjeva shumë. Edhe të tjerët qanë. Zonja P. e puthi dhe e shtrëngoi një herë të birin, pastaj, për një copë herë i drejtoi sytë nga unë dhe në fund i nguli në tavan. I biri i vogël ende e përkëdhelte të jëmën, por tashmë ajo dukej sikur nuk donte ta përfillte më.

- Lemë nënë, që të pi ujë! - por, ajo asnjë përgjigje.- Fol, moj nënë, pse më zemërohesh mua? - por ajo, as që tundej nga vendi. Kur e lëvizën, tmerr, çfarë të shihje?! Ajo kishte ngrirë, kishte vdekur me të birin në gji pa u kuptuar fare prej nesh. Mezi e çqitëm të voglin nga duart e saj.

- Tatë, tatë, pse nuk më flet nëna? - pyeti i vogli z. Petrin. Ai u gjind ngushtë: nuk dinte si t'i përgjigjej. E përqafoi duke qarë dhe dolën nga dhoma.

- Po ti tatë, pse qan? - e pyeti për së dyti i biri i vogël. Oh, edhe zemra e Petrit filloi të vajtojë më keq: s'kishte guxim t'i tregonte të vërtetën të birit të tij të vogël, s'kishte guxim

t'i thoshte se nëna e tij e dashur kishte vdekur, ...se e kishte lënë përgjithmonë të vetëm, ...se e kishte lënë jetim...jetim pa nënë!! Tmerr! Pilua i vogël nuk do të shijonte më puthje e përkëdhelje nëne. I mjeri djalë!

Mbas dreke oborri i shtëpisë së Petrit u mbush me qytetarë. Të gjithë me kokë ulur dhe me dëshpërim po rrinin pa nxjerrë asnjë zë. Një grumbull kurorash qëndronin përpara derës. Ja, nga dera e shtëpisë u duk arkivoli, që mbante kufomën e zonjës P. Për një copë herë e gjithë gjendja mbeti duke shikuar, sikur s'ishte në vete, kufomën e zonjës. Pastaj, u dëgjuan psherëtima dhe pëshpëritje të vijuara:

- E mjera!
- Fatzeza! Sa e sjellshme, që ishte!
- Sa e bukur!...Sa e zonja!

Arkivoli kaloi në heshtje i paraprirë nga kurora lulesh dhe i shoqëruar nga një turmë e madhe njerëzish. Kambana e kishës së vorrezave filloi të bjerë mallëngjyeshëm:

- Tingëllo,...tingëllo, o këmbanë e shkretë, se ti jep lajmin për fundin e çdo njeriu! Nesër, pasnesër, kushedi se për cilin do të bijesh po me aq trishtim! E, sot, përhape,...përhape kudo këtë lajm të zi! - mendonte rëndë mendja ime nga tingujt e tmerrshëem të këmbanës. Po në atë kohë filloi të përhapej në hapësirë melodia mortore, e qetë, e butë dhe e vajtueshme e bandës. Mua më dukej sikur po jetoja në një jetë, që s'gjëndej as në këtë Botë dhe as në atë Botë, por gjetkë, gjetkë, që s'di as unë, as një tjetër...as...asnjë!

Në kishë arkivoli u vendos në mes të turmës. Zonja P, e veshur me rrobat më të mira, po flinte rëndë në mes të luleve. Ashtu si po e shihja, më vinte t'i thoshja me përkëdheli: "Ende, zonjë do të flesh ashtu e lumtur në mes të luleve?". Por, kur kujtova njëmendësinë e saj, ula kokën,





duke e parë me pikëllim: Mbi kokë kishte një kurorë me një shirit të zi, që mbante këto fjalë: "*Shpirtit tim! Petri*". Lulet ia mbulonin hijshëm flokët ngjyrë ari të saj. Nga fytyra kishte ndryshuar shumë. Ngjyra e mëparshme i ishte zhdukur dhe vendin e saj e kishte zënë një ngjyrë dylli e shëmtuar shumë. Sytë e saj të bukur, që dukeshin më parë si margaritarë të çmuar, tani i kishte të mbyllur e të ngrirë, ndërsa qepallat i ishin nxirë krejt. Buzët, ah, ato buzë, tani ishin vyshkur fare.

Petri qëndronte pranë meje. Kur e pa të shoqen aq të ndryshuar, ndjeu sikur e çpo diçka përbrenda. Zemra filloi t'i rrahë me fuqi e pa rregull. Pastaj filloi ta shikojë të shoqen si i ngrirë, sikur s'ishte më në vete. Por, zëri i priftit, që lajmëronte përshëndetjen e fundit të së vdekurës, e solli atë në vete. Së pari e puthi kufomën i vjehrri, e vjehrra, pastaj Petri vetë. Por ky i fundit nuk u nda shpejt. Tani e besoi se nuk do ta shihte më të shoqen, që kujtonte se ia kishte fituar zemrën! E kuptoi...e kuptoi fare mirë, se Pilua i tyre i vogël kishte mbetur përgjithmonë pa nënë! U trondit,...u zverdh..., iu pre fare fuqia! Por unë e mbajta duke e qortuar. Pastaj, u përula edhe unë. Deh! Një vend të akulltë puthën buzët e mija. Ato buzë, që nuk doja t'i puthja para pesë gjashtë javësh ashtu të gjalla e të ngrohta, tani që ishin të vdekura e të ngrira, ia putha me dashje, ia putha për lamtumirë...për pendesë! I mjafton asaj: s'e putha të gjallë, po e puth të vdekur! Kjo është hera e parë, që puthin femër buzët e mija...por herën e parë putha një femër të ftohtë, të ngrirë, ...të vdekur!

Pastaj, me radhë e përshëndetën të tjerët. Por ajo nuk na përfilli fare..., as që pranoi t'i lëvizë pak buzët e saj, ose të rrotullojë pak sytë e saj.

Për pak, ajo krijesë e bukur, ajo kufomë e zbukuruar me lule të gjithëfarëshme, në mes të vajtimeve e pikëllimeve pa

fund, u shti brenda në varr të errët. Të gjithë i hodhëm sipër nga një grusht dhe,...nga një lopatë dhe të zi e të ftohtë. Ja si e shpërblyem! Ja, se sa mirënjohës u treguam ne të gjallët! Kjo dukej sikur ishte një papërfillje e të gjallëve, për shkak, se edhe ajo nuk na përfilli fare, kur e përshëndetëm me aq mallëngjim në kishë. Por, nuk mjaftoi me kaq: pastaj, një e nga një të gjithë, sa edhe ...babai, nëna dhe i shoqi i saj u larguam nga varri dhe e lamë të vetme në mes të harresës shekullore!

Ja,...ja, mik, se çfarë është jeta jonë: një kotësi shekullore,...një Hiç pa shpjegim!

4 Mars 193...

Kujtimi i zonjës P. nuk po më largohet. Kudo më duket sikur e kam përpara, duke më thënë me zemërim e me dëshpërim: "Ah, Gjon pa shpirt, ti më more në qafë, ...ma nxive jetën, ...ma mbylle derën!". Pilon e vogël nuk dua ta kem përpara, sepse sa herë që e shoh, më duket se me të parët e tij, ndofta ëngjëllore, sikur më akuzon: "Ti më bëre jetim! Ti je vrasësi i lumturisë sime!". Atëhere mua më vjen përpara mikut tim Petri dhe përpara Pilos së vogël, t'ua shfaq të vërtetën e vdekjes së zonjës duke thirrur: " Ajo nuk vdiq, jo kurrë . Unë e vrava, unë jam vrasësi i saj! Kapmëni!". Mirëpo, nuk di se si në atë çast ndiej një qortim të ashpër nga ndërgjegja ime: "E, i marrë. Çfarë do të bësh? A nuk e di se ajo vdiq pse atë kërkonte?!". Me këtë qortim bashkohet edhe aryeja ime. Pra, unë nuk e vrava, por u vra ajo vetë me duart e saja...u vra pse tradhëtoi të shoqin. Në këtë rast nuk mund të them se ajo vdiq nga dashuria, jo, kurrë! Ajo vdiq nga zemërimi ose nga inati, ndofta edhe nga turpi. Deri sa ka jetuar është ndruajtur nga





unë se mos i tregoja të vërtetën të shoqit, Petrit. Madje, shpesh ai e kishte dëgjuar duke folur në ëndërr: "Aman Gjon, ...të lutem shumë, aman, mos i kallzo, se ..." Këtyre fjalëve të gjumit, Petri nuk ua vuri veshin aspak, vetëm se shpesh herë m'i thoshte mua për të treguar se sa përçart fliste e shoqja. Edhe unë nuk ia tregova atij shkakun e fshehtë të vdekjes dhe as që kam ndërmend t'ia tregoj. Ajo iku...pse atë kërkonte. Vetëm se më vjen keq për Pilon e vogël. Dje, i mjeri djalë, duke e përqafuar t'anë, e pyeti:

- Baba, ende nuk vjen nëna nga tezja? Mua më ka marrë malli shumë!

E pyeti kështu, se kështu i kishin thënë, që kishte vajtur në Korçë te tezja.

- Të thashë, bir, se ajo do të rrijë shumë kohë atje...

- Po unë dua ta shoh, se më ka marrë malli shumë...Unë dua të shoh nënën time!...

Këto tha dhe uli kokën me dëshpërim. Petri filloi ta qetësojë duke e puthur e me fjalë të mira. Ndërsa unë, kur mendova miturinë e të voglit, qava, qava për shpresën e tij të kotë! Është e para herë , që sytë më lëshojnë lotë.

* * *

Sot, zonjës P. i bënë edhe një përshpirtje të veçantë. I ndanë grurë sipas zakonit tri ditë mbas vdekjes. Më vinte edhe të qaja për padituriné tonë edhe të qeshja për punët tona. Po ç'ka,...le të hajë i vdekuri, le të hajë varri!!

Cilido të jetë, mua nuk më vjen keq për atë që vdes, sepse nuk vdes ai që vdes, por vdesin ata që rrojnë. Zonja P. iku më,...u zhduk: as që ka për t'u gëzuar,...as që ka për të vuajtur: por familja e saj ka për ta vajtuar gjithnjë:

gjithnjë kanë për ta kujtuar me dhimbje, dhe në fund do t'i mbyllin sytë pa e parë kurrë më!

Pra, sikurse zonja P., një ditë kanë për t'u zhdukur edhe sytë e mij. Po ashtu edhe sytë magnetikë, dy djellërat e vërtetë të Polës dhe të Afërditës, do të shuhen ndonjëherë. Megjithatë, nuk më vjen keq, sepse nga miliardët e njerëzve, që jetojnë sot dhe ata që lindin po sot, mbas një shekulli e ca asnjë nuk ka për të mbetur i gjallë në këtë Botë. Kanë për t'u zëvëndësuar prej të tjerëve, të cilët i pret po fati i jonë. Të gjithë pra, jemi të dënuar me vdekje, të gjithë jemi dënuar me një fund të pafund! Ah, ç'tmerr është, sikur njeriu të mendojë njëmendësinë e së vërtetës! E vërteta është shumë e hidhur,...njëmendësia është shumë e tmerrëshme! Nënë çdo pyetje fshihet padija e njeriut. Edhe të vërtetën e jetës sonë e mbulon kurdoherë një mister i thellë,...i pakuptuar! Çudia më e madhe është se të gjithë e dimë se do të vdesim dikur, por asnjeri nuk e beson! E njeriu ecën gjithmonë përpara; ecën, por nuk di se ku vetë, ...nuk beson se ka për të vdekur!

Në mes të kësaj gjëndjeje psikologjike, po të pyes ty, ty, njeri i gjallë: A ke menduar vallë ndonjëherë për të zgjidhur problemin e pazgjidhur: Cili je, nga vjen e ku vete? A e ke vrarë ndonjëherë mendjen për të gjetur qëllimin e ardhjes tënde në këtë Botë? Po të pyes ende: A ke shkuar me mend pak më tutje? Dua të të pyes se ti, o njeri, a je i përbërë vetëm prej lëndës apo ke ndonjë gjë tjetër përbrenda vetes, që fluturon mbas vdekjes te froni hyjnor për të jetuar më bukur e më në lumturi? Por dale një herë: ata miliarda e miliarda njerëz, që kanë vdekur, a thua u kalbën në varr, apo kanë marrë jetë tjetër?

Oh, pyetje të kota e pa vend!...Po të them e po të përgjigjem me dëshpërim:





...Hidhe këmbën lehtë, o njeri i gjallë, se nën çdo pëllëmbë tokë gjënden gjurmë njerëzish të vdekur. Shkel me butësi dhe vajto me të fsharë dhe kalo: kalo nëpër rrugën shekullore të botës, pastaj, kur ke për t'u rrëzuar përdhe, rënko, por edhe mos rënko: rënko, pse nuk e di se ku vete, dhe mos rënko, pse shpëtove nga rruga e mërzitur e Botës...e jetës! Ngushëllou vetëm me të tanishmen dhe dëshpërou për të ardhmen, se e ardhmja jote është mjegull,...fare e panjohur: ke për të vdekur, por ku ke për të shkuar?!

...Mjegull...fare e panjohur! Por, edhe është diçka e njohur. Ja, mik: qëndrova mbi shtresën e ftohtë të zonjës P. dhe mendova...mendova dhe përfytyrova diçka: nën rasën poshtë është një hapësirë e errët me një shtresë dheu të ftohtë. Brenda një trup njeriu qëndron i shtrirë. T'i flasësh, nuk të përgjigjet; ta shash, nuk të shan; ta rahësh, nuk të reh. Vetëm se qëndron i shtrirë pa bërë zë fryme aspak. Ka ikur nga njëmendësia e jetës,...është kufomë tani,...është i vdekur! Por, ah, kur e kujtoj! - dikur, para tre - katër ditëve, ka qenë e gjallë si ne. Kur ia shkelmoje të drejtën, ngrinte kokën për ta kërkuar, por tani s'do të dijë fare as për drejtësi, as për dreqësi! Tani do të flejë në qetësi të pakufishme. Mister i tmerrshëm! Mjergull e përleshur!

Sikur t'ia numërosh një nga një të gjitha punët e kësaj kufome, do të zesh kokën me duar për gjëndjen e tanishme të këtij Unë-i të shtrirë dhe bëhesh gati për t'u çmendur njerëzisht. Por, pastaj do ta ndryshosh mendjen fare, kur do të kujtosh se edhe ti ke për t'u bërë një kufomë dhe se punët e tua ka për t'i përpirë harresa dhe pamirënjohësia njerëzore! Por, e gjithë jëta është vajtim: Kur lindim, vajtojmë pse u gjindëm padashje në shkretëtirë; kur martohemi, vajtojmë pse

lidhemi me shprëngaj pa dashje a me dashje, por pa ditur të vërtetën, dhe kur vdesim, vajtojmë pse nuk dimë shkretëtirën e re, pse nuk dimë se ku vemë! Ja, përsëri mik: E zbuloj me mend çarçafin e mykur, që mbulon këtë ish njeri të gjallë, dhe të dridhura të ftohta më kalojnë në trup; një e ngjethur e mishrave më kap papandehur, kurse sytë erren e truri ka frikë të nxjerrë mendime!

...Pa shih, shih me vemendje dhe mendo: Më parë një erë e rëndë të bije hundëve. Thua se është të shkundërmuarit e mbretit të natyrës: e njeriut! Pastaj, një kufomë e ënjtur të del përpara syve: duket sikur është fryrë dëllëngthi me ndonjë pompë të njeriut të gjallë! Duket krejt e verdhë dhe vende-vende, ngjyrë e kaltërt e kuqe: si e vrarë. Është gati për të plasur e ...atëhere, kush e di se sa krijesa krimbash kanë për të dalë. Por edhe ja: atje te veshi, një krimb, që tani ka filluar punën e tij. Kufomën do që ta bëjë dhe. Mbas këtij krimbi, kushedi se sa krijesa të vogla janë të dërguarit e një fuqie nëntokësore për të zhdukur çdo gjë, që futet brenda saj. Dhe,...tmerr! Vaj! Dhe...turp! Dhe...mynxyrë e madhe botërore! ...Dhe sa me vend janë fjalët e Hamletit shekspirian, që thotë:" *Krimbi është perandori i Botës!"* Po, ashtu është: krimbi është perandor i Botës! Por,...por, është një e vërtetë e hidhur keq...një e vërtetë e tmerrëshme!

...Oh, njeri...njeri kryeneç, shiko se sa i pafuqishëm je: Ke për Perandor *krimbin,* e ti si krijesë e panevojshme për qëllimin e Botës bëhesh ushqim i tij ( i krimbit)...i një krijese mikroskopike, kurse, kur je i gjallë punon, vuan dhe lavdohesh. Deh, o unë! Sa fund të tmerrshëm ke! Deh, o njeri, mendo: puna jote..., jeta jote...,e fjala jote s'vlen për asgjë tjetër, veçse për të pjellur më vonë krimba...,krimba...,krimba dhe qelbësira! Shiko se sa lart





qëndron ti, o i gjallë!!!

Kotësia sundon botën, por ti o njeri, bën ende marrëzinë tënde!!

...Dhe atij vjershëtorit të njëhershëm, që ka thënë se " Dashuri, vetëm dashuri është jeta!", unë i bindur se ai tani është i penduar, po shkruaj së largu mbi varrin e tij: "Kotësi, vetëm kotësi është jeta!"

**18 Mars 193...**

Me familjen e profesorit sot bëmë një shëtitje të gjatë jashtë qytetit. Më ngjau sikur isha në mes familjes sime. Zonja G. dhe Pola shkonin përpara, kurse unë me profesorin shkonim prapa, duke biseduar mbi disa marrëzira të jetës. Më në fund arritëm te vendi i caktuar. Atje të qeshur u shtrimë mbi bar. Fjalët ironike na dilnin nga goja pa fre, madje këtë herë edhe Pola u hap shumë. Pastaj, profesori na hapi punë. Po, ashtu iu tek. Edhe ai plaku i urtë kishte të drejtë, kur thoshte se të diturit janë më të çkalluar se të padituri! Profesori, pra punën e nisi duke më goditur me guriçka dhe me tufa të vogla lulesh. Natyrisht, edhe unë nuk ndejta duarkryq: fillova t'ia kthej zajet dhe lulet. Të dy femrat na shikonin me dhëmbët përjashta. Një tufë luleje e ime, pa dashur ra mbi ballin e Polës. Ajo qeshi me gjithë zemër dhe ma ktheu tufën me ironi dhe me mënyrën e profesorit. Mirëpo, nuk u mjaftua me kaq: filloi të më hedhë tufa lulesh të tjera. Kur pa ashtu, edhe e shoqja e profesorit filloi të luajë me të shoqin. Ja, të luajturit kështu u nda më dysh: unë me Polën dhe profesori me të shoqen. Bukuri, besa! Mua më duhesh t'ia shijoja bukurinë Polës dhe t'i prisja me kënaqësi lulet e saj!

Në fund u lodhëm, prandaj bëmë një shëtitje të shkurtër aty afër. Pastaj, ndejtëm për së dyti, por këtë herë mbi disa shkëmbenj. Përpara kishim një greminë të tmerrëshme, por edhe të bukur për ta shijuar si pamje. Kjo greminë i ngjante mjaft asaj të Kosornikut, vetëm se mungonte liqeni. Kur e pashë greminën, m'u ngjethnë mishrat e trupit, sepse menjëherë m'u duk sikur shihja Gjençin me krahët hapur duke rënë drejt kthepave të fundit të saj. Por përse? Për një copë femër...për një si Pola që e kisha pranë!

Për një copë herë mbeta i menduar duke parë me habi fundin e greminës. Kjo u bëri mjaft përshtypje miqve. Profesori, i shtyrë nga femrat, më zuri për krahu dhe më pyeti me habi: "E Gjon, çfarë mendon?!"

- Asgjë! - iu përgjegja, - Disa kujtime të vjetra më erdhën ndërmend.

Por ata nuk u mjaftuan me këtë përgjigje. Ngulën këmbë t'u tregoja më me hollësi. Nuk ua prisha. U fola fije e për pe për tragjedinë e Gjençit.

Mbasi mbarova tregimin, e pashë Polën të zverdhur, kurse zonja G., nga frika kishte kapur burrin e saj pas krahut.

- Vërtet për dashuri u gremis?! - pyeti edhe një herë zonja G. e tronditur.

- Po, për dashuri: vetëm pse s'u martua me Lenin! - iu përgjigja.

- I shkreti!!!- pëshpëriti Pola, duke mbajtur ende në fytyrë ngjyrën e verdhë.

E kuptova: Femrave u la mbresë të madhe ngjarja e Gjençit, dhe Kosorniku me liqenin e bukur.

- Çudi! A do të kemi fatin për t'i parë ndonjëherë vendet tuaja? - foli zonja G.

- Pse jo! - i thashë.- Ndonjëherë , gjatë pushimeve, vemi për një shëtitje.





- Me këtë rast kemi për të parë edhe Korçën tuaj aq të lavduar e për të cilën më ka mbetur peng, pse s'kam mundur ta shkel së paku një herë vetëm. - shtoi Pola.

Kështu pra, e bënë ndër mend të vijnë ndonjëherë. Po kur? Kur të jetë: në qoftë se nuk shkojmë sivjet, vitin tjetër, ose më vonë; mjafton , që kanë për të më shoqëruar ndonjëherë!

U larguam nga gremina pak shpejt, se Pola nuk po e duronte pamjen e tmerrshme me tragjedinë e Gjençit.

- Të largohemi këtej, ju lutem! - na tha ajo. - Më duket sikur po e shoh atë të gjorin tek gremiset tërposhtë.

- Ha!Ha!Ha! - ia shkrepi gazit profesori. - Kushërirë, shiko mos na bësh edhe ti ndonjëherë ashtu!

Mbas tij qeshëm edhe ne, por Polës nuk i qeshi fytyra aspak. Ishte shumë e tronditur! Mbase mendonte për fatin e saj. Por, kush,...kush ia di zemrën tjetrit!

Nga gremina shkuam drejt e në shtëpi. Rrugës, as gjysmë fjale, si i thonë, nuk nxorën femrat nga goja. Vetëm unë me profesorin u fjalosëm aty-këtu për punë dashuri rinie..., për punë marrëzie, kisha për të thënë.

- Jo, ka dashuri rinie, jo, s'ka.-Këto dy fjalë u dëgjuan edhe prej femrave, kur iu afruam qytetit. Por fundi?...Një hiç!!

**24 Mars 193...**

Dje erdhi nga Franca një mik i një mikut tim. Atje nuk kishte shkuar për studime. por për dëfrime. Ndejti nja dy muaj dhe u kthye me kokën plot.

- More, more bre, ç'bëhet andej nga Parisi! Jeton bota me të vërtetë e jo si ne kafshët e këtushme. More çfarë kinema, çfarë teatër, ç'kafene, çfarë opera...çfarë vasha

kishte kryeqyteti i frëngjëve! Është me të vërtetë një parajs i Botës sonë...Gjithë rrugët, gjithë ndërtesat, gjithë kopshtet e gjithë vendet ishin mbushur me vajza për krah me cilindo, që u donte e bardha zemër për shëtitje, dhe putheshin e përqafoheshin përpara botës. A bre, çudi, çudi e madhe!

Një ditë me një mik, 30 vjeç, dolëm për shëtitje nëpër bulevardin e famshëm Chans Elysee. Rrugës pamë dy vajza, që po udhëtonin vetëm. Miku menjëherë rendi tek ato. U afrova edhe unë. Nuk dëgjova se çfarë u foli, por menjëherë rëmbeu krahun e njerës nga ato dhe ma bëri me shenjë për të rëmbyr edhe unë krahun e tjetrës. Porsa u bëra gati ta kap, ajo ma rrëmbeu më parë krahun tim. Shëtitëm krah për krah shumë të gëzuar nëpër bulevardin e bukur. Njerëzit ishin si mizat, por miku i stërvitur me kohë, e puthte, e pickonte dhe i bënte çdo gjë mikeshës së tij, kurse unë - malum shqipo!- kisha turp ta shikoja, pa le të bëja si miku im! Mikesha ime, që qeshte në fillim, filloi të mos flasë. Andej nga fundi i bulevardit u futëm në një ngushticë. Rruga s'kishte aq njerëz, prandaj, e pushtova me gjithë fuqinë time për ta puthur e për ta shtrirë aty më ndonjë rrëzë, se...atë, më dukej kërkonte! Por, a e dini ç'ngjau? Ajo më shtyu me rrëmbim dhe më dha një grusht të fort hundëve! Unë u habita për këtë qëndrim të saj, por e dini pse m'u suall ashtu? Ishte zemëruar, pse nuk e kisha puthur në mes të bulevardit Chans Elysees!

- Në mes të njerëzve nuk doje të më puthësh, e tani në vetmi qënkam e bukur ë?! - më tha e zemëruar dhe iku. U habita, pra po them, u habita shumë! E shihni pra ato franceskat duan të puthen përpara botës e jo në vetmi! Ç'e do..., u mësova pastaj dhe unë, madje i përqafoja vajzat edhe përpara pallatit të kryetarit të Republikës, por sa para bën: e hëngra një





herë mirë grushtin e franceskës së re. Por dale: të puthurit përpara botës s'është gjë përpara punëve të tjera: Më thonin, madje e pashë edhe me sytë e mi, se Evropa punët seksuale i kryeka kudo, kurdo dhe me çdo femër! Kjo është, ç'është! E ne në Shqipëri kemi frikë të shikojmë gruan e botës në sy!!"

Kështu foli shqiptari i evropianizuar, por ç'e do: presh hëngri, për presh foli! Por a nuk të vjen rëndë për të dëgjuar gjepurat e një njeriu, i cili, në vend që të na tregonte diçka me rëndësi shoqërore, ishte zhytur në profkat e qytetërimit të sipërfaqshëm?! Është nga ata që thonë francezët se me: *në gofië* e me *si* e fusin gjithë Parisin në një shishe raki!". Me gjithë atë ky shqiptar, i evropianizuar për dy muaj në qendër të Parisit, me fjalët që na tha, më bëri të mendoj pak më hollë mbi gjëndjen e evropianit dhe mbi natyrën tonë.

- Puthen, puthen përpara syve të botës, shfryhen në mes të bulevardit dhe i bëjnë të nëntëdhjetenëntat nën dritën e diellit këta të qytetëruarit e Evropës! - Për këto veprime që s'di t'i bëjë shqiptari, më kujtohet fjala e një plaku..., të një mbrojtësi të drejtpeshimit moral: "Dy përparimet e kundërta të shekullit tonë janë njësoj: dua të them, se i qytetëruari nga disa marrëzira që bën, është në po atë gradë me të paqytetëruarin!". Do të thotë, po e shtoj nga ana ime: zero me zero! Unë, që i gjeja dikur këto fjalë si të gabuara, tani po i jap të drejtë plakut të mençëm duke i thënë:

- Po, fjalët tuaja për shekullin tonë janë diçka më tepër nga e vërteta!

Megjithatë, le ta hedhim më një anë veprimin e jashtëzakonshëm të evropianit dhe të kqyrim pak veten tonë:

Ne shqipot jemi edhe të turpshëm, por edhe të guximshëm. Miku i mikut tim kishte turp ta puthte e t'i fliste parisiankës së tij në mes të Chans Elisees-ë, mirëpo

kur u gjind te ngushticat e Parisit, mori guxim jo vetëm për ta puthur, por edhe për ta bërë atë punë. Shiko, ne shqiptarët, punën e fundit e bëjmë në fillim, d.m.th. nuk çajmë kokën për t'i bërë femrës përkëdhelje, puthje, dhurata, premtime etj.etj., sikur bëjnë të qytetëruarit! Por, ...menjëherë mundohemi për të mbaruar qëllimin e fundit!

- More aman, ç'fytyra femrash ka patur ai qytet! Hutoheshin sytë dhe ndizeshin ndjenjat. Çdo mbrëmje dhe çdo mëngjes nga një femër të re shoqëroja në shëtitje.- Ja, kështu, shtoi në fund të fundit miku i mikut tim. Këtë mendim e kam dëgjuar prej shumë vetave, të cilët thonë: "T'i ndrosh femrat është gjëja më e bukur!". Por mua përsëri nuk po më mbushet koka, mbasi çdo femër është e pajisur me cilësira të njëjta. Me këtë rast më kujtohet një si anekdotë e një plakeje katundare:

"Në kohën e Turqisë një pasha qëlloi të qëndronte nja dy javë në një katund shqiptar. Ai kishte urdhëruar kryepleqësinë për t'i shpënë natë për natë nga një femër të re dhe për çdo mbrëmje për darkë të shkonte në një shtëpi tjetër. Kryepleqësia donte s'donte ia plotësoi dëshirën pashait. Një mbrëmjë, për darkë vajti te një plakë, që ishte shumë e zgjuar. Më parë i vuri pashait një pjatë të madhe me fasule: ai hëngri pak prej saj dhe e la. Plaka e ngriti atë pjatë dhe i vuri një tjetër përsëri me fasule. Edhe prej kësaj ai mori nja dy-tri lugë. Kur ndali, plaka i vuri përsëri një pjatë tjetër me fasule: Kështu ia bëri nja tetë herë. Më në fund pashai e humbi durimin dhe e pyeti plakën me zemërim:

- Çfarë po bën kështu?!

- Më falni, Pasha! Të tetë pjatat e ndryshme ishin mbushur me fasule, mirpo, mbasi ishin pjata të ndryshme, ty t'u duk se ishin edhe gjellë të ndryshme, prandaj u gënjyet e nga çdo pjatë morët nga ndonjë lugë, po në fund e kuptuat





se të gjitha kishin po atë gjellë me po atë shije. Kështu, pasha, edhe femrat, që i merrni natë për natë, vërtet janë të ndryshme, porse kanë po një shije, prandaj mbani vetëm një dhe të tjerat i lini në punë të vet!"

Kështu i foli plaka katundare pashait, kështu po u them edhe unë mikut e gjithë të tjerëve: "Mbani vetëm një dhe të tjerat, i lini në punët e tyre, se ...".

**28 Mars 193...**

Sot, që në orën tre mbas dreke erdhën për vizitë në banesën time familja e profesorit. Zonja G. më dhuroi dy tufa lulesh, duke më thënë:

- Urdhëro këto tufa lulesh: njera nga Pola dhe tjetra nga unë.

- O, ju faleminderit shumë, zonjë! - i thashë.

- S'ke pse t'u falesh nderit këtyre z.Gjon.- ia priti nëna e profesorit.- Por faliu pranverës që na e largoi akullin!.

- Pa i mbjellë duart e njeriut, nuk na sillte pranvera të tilla lule!- iu përgjigja.

- O, fort mirë, Gjon, atëhere faliu Polës, se duart e saj i kanë mbjellë. - tha profesori.

Pola u skuq, uli kryet dhe tha në mënyrë tërheqëse e filozofike: "Njerëzia i falet atij që korr e jo atij që mbjell!".

Sa fort më pëlqyen këto fjalë! Dhe me të vërtetë ajo është mjaft e qytetëruar, por edhe e zgjuar nga natyra. Në çdo pyetje të përgjigjet shpejt e me vend. Gjykon shumë mirë e shumë shpejt.

Pasi i tha ato fjalë të bukura, Pola ngriti sytë duke më vështruar me mallëngjim. Ishte një pamje, që kur zhduket, të le gjurmë në zemër. Profesori, duke mos gjetur fjalë tjetër, i tha me ironi:

- Ej, ti kushërirë, gjithnjë do, që të presësh porsa të flasësh!

- Natyrisht, jeni të gjithë nga soji i filozofëve. - ia prita unë.

Atëhere qeshën të gjithë..., qeshi edhe Pola duke më vështruar drejt e në sy. Shikimi i saj ishte aq i ngulët, si të donte të më rrëmbente që me vështrimin e parë.

Mbas pak filluan të shohin bibliotekën time, se zonja G. me Polën i donin fort librat. Unë qëndroja ulur mbi një fron përpara bibliotekës, kurse të dy femrat rrinin në këmbë pranë nesh. Pola m'u duk shumë kërshërimtare: kishte zënë vend në krahun tim të djathtë dhe pa pra pyeste:

- Po ky libër, z.Gjon, është i mirë? Po këtë kush e ka shkruar? Po ky përse flet?

Unë më qetësi i përgjigjesha çdo pyetjeje të saj. Pastaj, Pola bëri sikur u lodh në këmbë a sikur donte të tregonte ndonjë libër tjetër: mbështeti dorën e saj mbi supin tim dhe me dorën tjetër më tregoi një libër, e duke më shikuar drejt në sy, si nga ana e poshtme, më tha:

- A e dini, z.Gjon, se sa pa mend më ka lënë ky libër kur e kam lëçitur? Kam vajtuar për fatin e Vertherit të ngratë! - Pastaj, duke vënë buzët në gaz, vijoi: - po juve, z.Gjon, a ju ka lënë ndonjë mbresë?

Ishte hera e parë që shpatullat e mija ndjenë peshën e një vashe në mënyrë të tillë; ishte po hera e parë që fola aq hapur me një vashë të huaj përpara të afërmëve të vet. Më erdhi, s'di si, si pak rëndë për qëndrimin e saj dhe aq më tepër, nga familja e saj.

Ktheva kokën dhe - lavdi-vetes, ata të tre ishin duke shikuar disa fotografi në mur. Nuk na kishin parë pra. U ngrita nga froni menjëherë dhe Pola, pa dashur, hoqi dorën e saj nga supi im.

- Si urdhëron, zonjushë, edhe mua më ka ardhur shumë





keq, kur e lëçita, se ishte vrarë për hatrin e një gruaje. - iu përgjigja.

Ajo nuk kuptoi ironinë time, prandaj vijoi:

- Po, vërtetë, i shkreti Verther, sa fort e dashuronte Lotten; më në fund vrau veten, pse nuk e mori dot. Dashuria e vërtet vetëm vret. Dhe sa njeri zemërmirë ka qenë. Që të mos ia prishte jetën familjare të dashurës së tij, zhduku veten por... vdiq i kënaqur, se u vra prej armës, që ia kishte çuar vetë Lotte-a e tij.

- Tamam, besa, si puna e Gjençit tonë. Vetëm se ky u gremis për një Elenë, e Vertheri u vra për një Lotte. Por të dy ishin njerëz meshkuj edhe po të dy për njerëz femra thyen qafën! - thashë.

- Jo ashtu, z.Gjon! Këta nuk u vranë për femra, por vetëm për dashurinë e tyre. Pa atë, jeta e tyre ishte shumë e hidhur - pastaj pëshpëriti: - I shkreti Gjenç...Verther! Ç'njerëz kanë qenë!

Desha t'ia mbushja mendjen se vrasja e tyre nuk kishte ardhur nga dashuria e rinisë, sikurse kujtonte ajo, por nga një ndryshim i papandehur mendor..., nga një autosugestion, mirëpo zëri i profesorit nuk na la.

- E po, na fal z.Gjon, se po shkojmë tani. - Pastaj vijoi: - Sa për lule, ju siguroj se Pola tani ka për t'ju dërguar pothuaj çdo ditë! - tha duke u kthyer nga Pola: - Apo jo ashtu, mbeskë?

- Si urdhëron, teto, me gjithë zemër kam për t'i dërguar, në qoftë se i pranon. - iu përgjegj ajo.

- Ju faleminderit shumë, dhe ju detyroj shumë e shumë zonjë.- i thashë.

- Jo, jo, për kryet e djalit: të kemi si birin tonë, z. Gjon, se jeni shumë i dashur dhe shumë i sjellshëm. Të duam shumë, prandaj qeshim dhe flasim pa vënë re - shtoi mamaja.

Me kësi fjalësh dhe, duke u takuar me mua, u larguan

të kënaqur nga banesa ime. Pola ma shtrëngoi dorën më fort se herët e tjera, por këtë radhë e kishte atë shumë të nxehtë. Kur pashë orën gjashtë, vura re se ata kishin ndenjur plot tre orë.

**1 Prill 193...**

Sa i brengosur kam qenë dje dhe sot! Disa kujtime..kujtimet e vdekura të dy njerëzve të vdekur më dalin pa pra përpara syve të mendjes. Dy muaj e gjysëm më parë mora lajmin e mbytjes së Gjençit për hatrin e një Helene, dhe si sot e një muaj më parë, ndroi jetë zonja P., kinse për hatërin e një Gjon-it! Ç'mistere e ç'ndjenja fshiheshin brenda vetes së atyre dy ish njerëzve të gjallë, dhe ç'mistere - po them përsëri - fluturuan në hiçin e pafund të Botës, kur bëri stop personaliteti i tyre dhe kur filluan ato dy kufoma të pjellin krimba e qelbësira!

Kur kujtoj se ato dy të rinj lulëzuan për bukuri dhe u vyshkën papandehur, kur kujtoj se çdo shpirt mban erën e vdekjes dhe çdo trup ruan erën e qelbësirës shekullore, më dridhen qimet e mjekrës për lëmin e kotësisë së njeriut! *Stop!* - është për t'i thënë vetes që tani. Por, hajt o njeri, të ecim..., dhe të venitemi me kohë a pa kohë simbas dëshirës së hiçit të panjohur! Ashtu, de, nesër pasnesër kujtimi i dy të rinjve ka për t'u tretur nën hijen e harresës shekullore dhe harresa ka për të na bërë ne për t'i besuar vetes, se ata njerëz askurrë dhe asgjëkundi nuk i kemi parë e nuk i kemi njohur! Pa e sheh...e sheh shpërblimin?!

Deh! Enigma..., enigma e vetëm enigma është jeta jonë!...

Njëri, njeri i gjallë kinse dashuronte një femër, e tjetra, po njeri i gjallë kinse dashuronte një të ri..., një burrë. Këto janë dy drejtime të ndryshme, dy dashuri të





kundërta: "femër-mashkull e që të dy më vonë morën një drejtim: Vdiqën!

...Mbrëmë qëndrova vetëm në dhomën time dhe mendoja...mendoja për të padukurat:

Vdekja është *vdekje:* Kësaj duhet t'i besojmë me symbyllur. Por vdekja dhuroka jetë tjetër. Por këtë duhet ta shoshitë mirë çdo njeri. Me gjithë që nuk besoj të gjënden njerëz në Botë, që ta lenë gjahun e të ndjekin hijen e gjahut, përsëri po them: besoje Jetën tjetër, por edhe gëzoje Jetën e këtushme! Ta gëzosh Jetën e këtushme, nuk d.m.th. se bën mëkatë, por se jeton. Edhe sikur të dojë ndonjë, që të bëhet i shenjtë, është një gjë e pamundur në këtë botë, sepse qëllimi i njeriut nuk është që të hyjë në mëkatë fare, por që të bëjë më pak mëkatë. Të jesh fare pa mëkatë, do të thotë të jesh fare i palindur, ose i lindur i vdekur...por kurrë i lindur i gjallë! Mëkata s'ka as fillim dhe as mbarim, por edhe drejtësia s'ka as fillim dhe as mbarim. S'gjëndet pra, s'gjendet njeri pa faj...pa gabime. Të gjithë po ziejmë me një kupë drejtësie! Por mister: vdes, pastaj ku vete?! Çfarë të jenë bërë vallë tani Gjençi dhe zonja P.? A thua kanë marrë ndonjë trajtë tjetër apo, oh, s'di si të them! - apo kanë humbur...janë bërë hiç? Po jeta tjetër, e predikuar aq shumë prej disa ish njerëzve, a thua se gjëndet, jeton? Po pse s'është kthyer ndonjë nga të vdekurit për të na zbuluar misterin e jetës sonë dhe e së qënies sonë..., po, më fort kryefillën tonë?

Kur i mendoja këto kështu i vetmuar, ndieva një tronditje shpirti, sytë m'u errën papandehur, mendja filloi të fluturojë për në të pafundmen, e halicinacioni ngriti perden e skenës së tij: ja, pastaj një Botë e re doli përpara meje:

"...Qëndroj i heshtur dhe vërej me habi: kudo janë shpërndarë eshtra. Eshtra dore, eshtra këmbe, eshtra trupi!

Kudo shtrihen skelete pa mish e pa formë...por që dikur formonin një kafshë të quajtur njeri, një si unë..., shumë si unë! Sa tmerr! Sa mallëngjim! Sa ndryshim!

Ja një varr pa fund!.

Bëhem trim e i pamëshirshëm. Futem brenda, eci nëpër fushën e gjerë të varrit, këmbët e mia shkelin pa pra eshtra...skelete! Kur kujtoj se këta dikur kanë qenë si unë, si ne: njerëz të gjallë e me mënd, zemra më pikon gjak. Sytë më lëshojnë lot pa lejen e arsyes, kur kujtoj se edhe unë...se edhe ne të gjithë kemi për t'u bërë ndonjëherë kështu, dua të them skelete..., eshtra! Përsëri tmerr!

- Si shkel pa të ndrojtur, pa turp, pa më ardhur keq?

Oh, jo! Një gjë që do të më bëhet dikur edhe mua nuk është turp ta bëj edhe unë. Por dale...ç'po shoh?! Ç'po shkel?! Eshtra?!...Skelete? Ja, njëmendësia jonë, që nuk humbet kurrë! Ja, jeta e pasosur!...Skelet...,eshtër dhe ...asgjë tjetër!

Por ç'ka?! Ç'po shoh?! Ja atje në mes të varrit pa fund është duke u lartësuar një hije e madhe...shumë e madhe. Ndalem dhe dridhem: Hija qëndron në këmbë. Duket e gjatë sa një lis. Diçka të madhe mban në dorë. Kthen kokën nga të gjithë anët si një rojtës, duke drejtuar edhe sendin që mban në dorë...Ja, edhe një mrekulli tjetër: Pranë çdo skeleti lulëzon nga një zambak a vjollcë, nga një gjemb a ferrë e katranosur.

- Natyrë - ë? Hije - ë!!...Ku qëndron?!! Ku shkel?!

Përulem me frikë dhe shtri dorën për të këputur një zambak, por, ah, Zoti - porsa afroj dorën, zambaku nxjerr një britmë të tmerrshme burri...një zë të frikshëm luani! Zgjat dorën për të këputur një vjollcë, por përsëri, ah!...Vjollca nxjerr një britmë *femre* të pikëlluar!...Ej, ç'bëj ashtu? Jam i pashpirt, i pazemër.

...Vjollca flet?!...Po zambaku..., zambaku





thërret?! Mister! Skelet lakuriq, i tharë krejt, pranë vjollcës a zambakut të lulëzuar për bukuri; ose pranë gjembit a ferrës të katranosur pis! Por...,s'di të them... .

Unë shkoj përpara, hieja vjen drejt meje: qenka krejt skelet e shumë i gjatë. Oh, Zot, a ecën skeleti pa shpirt...pa trup?!

Ndalet përpara meje. Unë e vërej dhe dridhem: Është i përbërë vetëm prej eshtrash. Në dorë mban një shpatë shumë të madhe. Ja: skeleti tani shkëlqen. Mrekulli! Mendoj se të gjithë këta skelete janë si ky? Ecin, vërejnë?

Skeleti i gjallë më shikon, po me se? Vetëm gropat e syrit i ka, kurse sy nuk ka. Herë e ngre shpatën lart, herë e ul poshtë, kurse unë dridhem nga frika!

- E de, dil! Cili je: eshtër, skelet? Por jo..., nuk flet, nuk do të flasë!

Tani, pa pra shtrin drejt meje shpatën e tij të madhe, që nxjerr shkëndija zjarri. A thua se do të bëjë duel me mua? Por unë shpatë nuk kam...as që dua të kem. Po me shkëndiat a thua se do të më përvëlojë? Oh, skelet i gjallë, lermë të iki, s'dua të zihem me ty...,s'kam fuqi!

- Pusho! - më thotë me zë të trashë.

Habitem: A flet skeleti?!

- Ej, pusho, pusho, o njeri i ri! - përsëriti. - Nuk dua të bëj duel me ty, vetëm qëndro pak larg meje. A i sheh këta? Të gjithë kjo shpatë i ka sjellë këtu: Sokratë, Aristotelë, Cezarë, Hygonë...Të gjithë këtu i ke. E kushedi se sa të tjerë kanë ardhur! Deri sa të endet njeri i gjallë atje, ku jeton ti, shpata ime nuk do të pushojë së vepruari. Kam urdhër dhe urdhërit nuk mund t'i shmangem. Edhe ti, edhe fëmijët e tu, edhe stërnipërit, edhe miqtë e tu, edhe armiqtë e tu, edhe ...të gjithë ju, që jeni në Botë, kjo shpatë e flakruar

ka për t'ju sjellë këtu, edhe trupi juaj kështu ka për t'u bërë. Është varri i botës mbarë! Të gjithë njerëzit i pret ky varr i ftohtë e i errët!...Shpirti thua?! Oh, i ri! Shiko atë vjollcë, atë zambak, atë gjemb e atë ferrë, pastaj mendo edhe shpirtin tënd. Atje fund keni, por këtu fund s'keni. Shiko dhe mendo, pastaj, në qoftë se do, vepro. Atje je ti, por edhe s'je ti! Jeton, por edhe s'jeton! ...E? Ashtu de! Të jesh vjollcë e zambak këtu, ke për të pasur erë të keqe. Por, ah, o i ri ! Të gjitha kalojnë nën shkëndijat përvëlonjëse të shpatës sime. S'marr parasysh se çfarë je e cili je!

- Po Gjençi, një shoku im...,zonja P. një shoqe ime, ku janë e ç'kanë: ferra apo vjollca? - e pyes pak me frikë.

I vërej me trishtim e pikëllim pa masë. Janë skelete pa pik mishi dhe nuk njihen fare. Perandori i botës, krimbi, ka mbaruar detyrën e tij. Zonja P. pranë ka një ferrë të katranosur dhe Gjençi një gjemb.

- Po pse ashtu? - e pyes së dyti.

- Sepse Gjençi tradhëtoi të shoqen tradhëtore dhe zonja P. tradhëtoi të shoqin.

Unë u sigurova më: ishin me të vërtetë skeletet e dy miqve të mij.

- Por, mos qëndro këtu - vijoi skeleti.- Trupa me shpirt nuk hyjnë këtu, se...,se pësojnë keq nga shpata ime. Ja, p.sh., sikur të vije pak më tutje, atje është buza përpijëse e varrit..., e atëhere vaj ... për ty! Por ik, ik se je i ri. Kam për të ardhur vetë ndonjëherë për të të marrë, atëhere kur do të dojë shpata ime. Shko e bëj sikur jeton atje në atë Botë, se ke shekuj për të fjetur këtu poshtë. Kështu ju pëlqen t'ju them juve të gjallëve!...Më kuptove pra se cila jam e se çfarë detyre kam? Hajt, ktheu tani!

- Mister: o Jetë, o Vdekje!...O jam!...O s'jam! -





thirra i tronditur rëndë dhe erdha në vete: Isha në dhomëzën time fill i vetëm.

Që mbrëmë nuk po më gjejnë qetësi nervat nga, s'dij si ta quaj, nga ajo ëndërr. Skeletin e Gjençit me gjembin në krye dhe atë zonjës P. me ferrën e katranosur më duket se po i shoh gjithnjë...Ç'tmerr! Si ishin dhe si m'u shfaqën!...E pastaj...në daç mos vajto të ardhmen tënde!

* * *

Ashtu i dëshpëruar si isha nga ai haluçinacion, sot në mëngjes shkova te z.Nasi. Ky është një plak afro të nëntëdhjetave, por ende me tru në kokë. Më parë ka qenë bari, bujk dhe qiraxhi, por pastaj vajti në mërgim, ku u bë i pasur. Atje u dha edhe mbas diturisë. Në moshë 50 vjeçe u bë pasaniku më i madh i kësaj prefekture, por edhe njeri me dituri të madhe. Kështu, njeriu i maleve u vendos në qytet, ku fitoi famë të madhe për dijen e për pasurinë e vet. Të gjithë e nderojnë dhe të gjithë e pyesin. Shtëpia e tij është bërë si faltore a si vend mbledhjesh. I martuar nuk është, por as që është i penduar për këtë.

- Mëkata më e madhe e prindërve është, kur u lenë fëmijëve pasuri. Në këtë mënyrë, duke jetuar në kurriz të pasurisë së prindërve, fëmijët bëhen parazitë. Mëkatë është edhe kur u lenë borxhe fëmijëve. - Kështu më tha xha Nasi.

- Në qoftë se do të kisha unë fëmijë, ata do të rriteshin përtaeë, se ata do të jetonin me shpresën e pasurisë sime, - vazhdoi zha Nasi, -por tani, që nuk kam fëmijë, jam i kënaqur, kur mendoj se sa jetimë do të ndihmoj me pasurinë time dhe se sa të mjerë do të ngushëlloj po me ndihmën time. Njeriu duhet të kuptojë, se pasuria nuk merret dhuratë, por fitohet me djersë. Kafshata e lagur me djersën tënde të

ngop, kurse ajo që dhurohet, nuk të kënaq fare. Pra, mburu me pasurinë që fiton vetë e jo me atë që trashëgon. Është i lumtur ai që lufton me rreziqet e jetës, se kështu ka për ta kuptuar jetën. Një minutë qetësie, atij do t'i duket një shekull lumturie. - Ky ishte mendimi i z.Nasi. Dhe është çudi me këtë njeri: Gjithë pasuria që trashëgoi nga i ati ishte: një kërrabë, një gunë, një strajcë dhe pesë dele. Delet i shiti, kurse të tjerat i ruan si shpirtin e vet. " Kur do të vdes- më tha,- kërrabën, strajcën dhe gunën bashkë me vjetërsirat e me bibliotekën do t'ia fal muzeumit kombëtar!"

- Edhe gjithë pasurinë sikur ta bëj theror, unë nuk i jap për së gjalli kërrabën, strajcën dhe gunën. Ato janë të shenjta për mua- më pat thënë një herë, kur m'i tregonte, duke i nxjerrë me kujdes nga një arkë e hekurt, ku i kishte të kyçura.

- Po pasurinë çfarë do ta bëni? - e pyeta atëhere pak si i ndrojtur.

- Pasurinë thua? O, ajo nuk është imja: unë e fitova nga populli dhe përsëri duhet të shkojë te populli. Ky duhet të jetë ligj, sepse, në qoftë se nuk ishte populli, unë nuk do të pasurohesha. Është pra ai, pa fitova kaq! - më tha.

-Si mund t'ia ktheni pasurinë përsëri popullit, kur një gje e tillë, në kohën tonë është mjaft e vështirë, në mos e pamundur? - e pyeta për së dyti.

-Si?! - rrudhi ballin. - Gjë e lehtë. Më parë do të mundohem, që njerëzit ose shteti, që kanë për ta drejtuar pasurinë time, t'i zgjedh për së gjalli, që të kenë në vetvete shpirt mirbërësi. Pastaj, do të urdhëroj, që pasuria ime, pa u vjedhur as një e katërta e lekut, të përdoret për punë filantropike: për shkolla, për spitale, për ngrehje katundesh, por më fort për përmirësimin e jetës së katundarëve punëtorë a bujqër. E theksoj më tepër qëllimin e fundit, sepse





unë nuk mund të quaj aspak qytetërim, kur jetojnë fare mirë vetëm të pasurit, ndërsa të varfërit vdesin prej urije. P.sh., një qytet i pajisur me bulevarde prej asfalti, me ndërtesa madhështore, me teatro e kinemara, me kafene e hotele të pilluar me milionë lekë ari, me automobila gjithfarësh, me përmendore të mermerta a të florinjta, me kopshte, ruaj Zot - si vende parajsi, sa...edhe me kishëra e xhamira të mëdha ...po një qytet të tillë nuk mund ta quaj aspak të përparuar, në qoftë se ruan brenda tij së paku njëqind familje, që ngrysen e që gdhihen pa bukë. Kur kemi mënxyrën e barkut, kur shohim se mijra njerëz po shtrihen nëpër këndet e rrugëve të urtuar, të zbathur e të zhveshur dhe në mëshirë të sëmundjeve, oh, atëhere është marrëzi të ngrejmë kisha e xhamira për të kënaqur Zotin, po, marrëzi, se me ndihmën tonë hipokrite me bisht zmadhohet edhe më, kur ngrehim vënde dëfrimi për të kënaqur sytë e atij, që janë të kënaqur gjithmonë, kurse po në atë kohë hapen varre dhe mbulohen njerëz: gra e burra, djem e vajza, të vegjël e të mëdhenj, pleq e të rij, të cilët bien therrori e barkut, pse s'kanë pasur një kafshore bukë të thatë për të ndaluar vdekjen. Vetëm, po të them pra, se qytetërim pa shpirt mirëbërës unë nuk njoh sikur të ndalojë ai qytetërim dhe vdekjen. Qytetërim pa shpirt mirëbërës do të thotë jetë egërsirash, derrash a ujqërish, dhe pasanik pa shpirtmirbërës do të thotë ujk, derr!

Kështu më ka folur me bindje kjo mendje e madhe, prandaj këtë njeri unë e adhuroj shumë. Kur jam i mërzitur, te ky gjej prehjen e nevojshme. Është njeri që të shëron vetëm me një fjalë goje. Sot e gjeta të kërrusur mbi një libër të Aristotelit, përbri mbante radhorin e shënimeve. Ngriti pak sytë dhe më përshëndeti me buzë në gaz. Por, sa ndejta, e kuptoi dëshpërimin tim, prandaj më tha:

- Është marrëzi që të dëshpërohet njeriu në këtë Botë.

- Si e kuptoni ju Botën? - e pyeta atëhere me guxim.

- Si e kuptoj Botën?! Ja nuk e sheh? Mundohet njeriu i shkretë: punon, fiton pasuri, dituri e lavde me djersë dhe në fund...e ha krimbi. Pastaj bëhet sikur s'ka qenë kurrë. Po bëhem njëqind vjet dhe sikur të më pyesi njeri se ç'kam kuptuar prej kësaj Bote, unë nuk di se si t'i përgjigjem. Megjithatë, kam një përgjigje: Në këtë Botë kam kuptuar mundime të parreshtura! A e di se si më duket kjo Botë? Tamam si një burg, ku na ka burgosur i Madhi. Dhe a e di përse? Dale se ta tregoj unë: Në burg kush futet? Pa dyshim ai që ka qenë i lirë. Pra, ne duhet të kemi qenë më parë të lirë e pastaj të na kenë futur në burg. Me këtë dua të them, se përpara se të lindeshim, jetonim në një Botë tjetër. Në atë Botë, Zoti na kishte lënë të lirë, por ne lirinë e Zotit e shpërdorëm. Kur vdiqëm në atë Botë, lindëm në këtë Botë për të larë mëkatet, që na u ngjitën nga Bota e parë. Kur vdesim këtu, lindim në një Botë tjetër të tretë, më të tmerrshme a më të mirë se kjo e këtushmja. E kështu, jetë për jetë kemi për t'u lindur e kemi për të vdekur dhe kemi për të vdekur e kmi për t'u lundur: d.m.th., nga i gjalli ka për të lindur i gjalli; nga jeta lind vdekja dhe nga vdekja lind jeta! Dhe, ...nuk është aspak çudi, mbas disa miliona vitesh, unë që po të flas, të lindem përsëri në këtë Botë, që të bëhem edhe një herë bari, bujk, qiraxhi, pastaj tregtar dhe në fund aristokrat dhe bankier si tani, edhe më së fundi të vdes po njëqindvjeçar. Ndryshe nuk shpjegohet jeta jonë, e këtë, që po ta them, unë e besoj më tepër se sa të vërtetën e çdo gjëje tjetër.

Kështu foli plaku. Këto fjalë i bëra të mija: "Vallë në këtë Botë a nuk jemi duke larë mëkatet, që kemi bërë në ndonjë Botë tjetër, ku ndofta kemi qenë ende pa u lindur këtu?"

- Po për të ngjallurit e dytë të njeriut ç'mendoni? - e pyeta pastaj. Pasi u mendua një copë herë ai m'u përgjigj me ton të sigurtë:





- Njeriu mendon shumë për të ardhmen, por fort pak i afrohet të vërtetës. Shumica beson në ngjalljen e dytë të të vdekurve. Hej! Edhe ky është një mendim i mirë...Kanë kaluar mijra shekuj, e njeri gjer tani s'na është kthyer nga Bota e pavdekur për të na treguar diçka. Nuk po them për profetërit, që kaluan si meteorë, por po them për njerinë vetë, që shkoi e s'u kthye më. E mor, lumëmadh, a duhet të presim me miliona e miliona shekuj të tjerë për t'u parë për së dyti në këtë dhomë? Ta mendojmë punën pak më hollë: Ç'është trashëgimi i karakterit të prindërve e stërgjyshërve tanë? A nuk është kjo ngjallja e dytë e njeriut? Kur në një fëmijë pasqyrohet pikërisht karakteri i babës a të gjyshit, tek ai a nuk shohim me përmallim babën a gjyshin e tij të vdekur. Ndofta ndryshon nga forma - nuk luan rol aspak, mbasi ajo edhe te personi i gjallë ndryshon pas moshës. Ja, p.sh., a beson ti se në këtë fotografi jam unë aq i vogël, aq i bukur e aq i ndryshëm nga ç'jam sot? Ti ndofta nuk beson, por ky i vogël jam unë. Pra, siç duket, puna qëndron vetëm te karakteri: kur një fëmijë pasqyron karakterin, p.sh. të gjyshit të tij, kjo do të thotë, që gjyshi i vdekur është ringjallur për së dyti; ka ardhur përsëri në jetë. Megjithatë, po të them për së dyti: ngjallje për mua nuk ka. Vetëm lindjes së shumëherëshme dhe vdekjes së shumëherëshme unë i besoj. Por,...fundi këto nuk më hyjnë në punë: ashtu si ka për t'u bërë për të tjerët, ashtu ka për t'u bërë edhe për mua. Zgjidhjen e këtij problemi për ju të rinjtë ua le kantianëve të shekullit tonë; sa për vete, s'është nevoja ta mësoj këtu, pasi së shpejti do të shkoj në atë

Botë, ku kam për ta mësuar të vërtetën. Por..., vaj! Të vërtetën përsëri nuk do të jem i zoti t'ua tregoj ju, mbasi nuk dua ta mësoj. Mirëpo edhe kjo s'më lëndon, mbasi

nuk dua të le mbas vdekjes doktrinën time si disa ...të vdekur!- këto tha dhe u koll një herë rëndë.

- A e besoni Perëndinë? - e pyeta përsëri.

- O bir, shkuat shumë larg: këtu më cënuat, se njeriu shpirtërisht është i lirë të besojë atë që do, - m'u përgjegj si i dëshpëruar. - Perëndia për çdo njeri duhet të qëndrojë si mister i pazbuluar! Unë nuk kam nevojë të di në se beson ti, por as ti s'ke nevojë të dish në se besoj unë një fuqi të tillë.

- Atëhere ç'mendim keni formuar për Atë?

- Këtu po: Ndërmjet unë-it tim të jashtëm dhe Unë-it të brendshëm po t'imin gjëndet një *Unë* tjetër i padukur, që i bashkon të dy Unët e mij, e pastaj nga ky bashkim në njëmendësi na shfaqet Unë-i i vërtetë, egoja. Ndërmjet shpirtit e trupit, ndërmjet mendjes e ndërgjegjes jeton ky Unë te vet-vetja. Por Unë-i i Atij pa Unë-in tim nuk dihet fare dhe Unë-i im pa atë Unë nuk do të gjëndej asgjëkundi. Unë-i im e bën atë që të duket i mistershëm, e Unë-i i atij e bën Unë-in tim që të duket një njëmendësi. Jam pra edhe është: është pra dhe jam! Ky është misteri filozofik i besimit tim. Për këtë s'është nevoja as të hap librat, as të shfletoj mendimet e Kantit, që janë pro e kundra Perëndisë dhe as që dua të krijoj një fuqi të paqënë nga frika. Unë jam besnik i besimit e këtë besim nuk mund të ma shkulë as forca e ndonjë armiku dhe as gënjeshtra e ndonjë predikatori! - i theksoi radhët e fundit me zë të lartë e duke i rënë tryezës me grusht. E pashë se ishte ndezur në mendime të ndërlikuara. Gjeta rastin dhe i bëra edhe një pyetje tjetër:

- Fort mirë për ju! Po këtë Zotin e gjithësisë, e njerëzisë,- desha të them,- si e kuptoni ju?

Ai u vrejt dhe pastaj me zemërim më tha:

- Të thashë se s'është nevoja të dish besimin tim:





beso atë që do. Megjithatë, meqënëse do të dish diçka, për Zotin e njerëzisë po të përgjigjem: Unë dridhem dhe më zë tmerri të përfytyroj Zotin në mes të Parajsit i rrethuar në lumturi të pakufizuar, kur vuajnë keq po në atë kohë krijesat e tij në këtë Botë. Po! Unë nuk mund të përfytyroj kursesi një fuqi të tillë! I japin pra kuptim të shtrembër fuqisë së mbinatyrshme.

Perëndia e njerëzisë së sotme është një dikator, një tiran i pashpirt; ai paska parajsë e skëterrë, d.m.th. liri e burg. Ai është i mëshirshëm e i mirë për atë, që ndjek çapet e tij dhe i pamëshirshëm e mundues për atë, që nuk ndjek rrugën e tij: e fut në skëterrë, në burg! Thashë se është diktator e tiran, më i rrezikshëm se diktatori e tirani njeri, sepse ai dënoka pa mëshirë jo vetëm ata që punojnë keq, por edhe ata që mendojnë keq, d.m.th. s'pranon as liri mendimi. Nuk është vetëm kaq: të të dënojë pse po i përhap mendimet e tua ka një farë të ngjarë, por të të dënojë pse bluan mendimet vetëm me trutë e tu, kjo s'ka fare të ngjarë: as diktatori më i poshtër i Botës nuk e jep këtë dënim. Zotin pra e kemi veshur me të mirat dhe të ligat e një njeriu, por...njeriut diktator! A thua se duhet t'i përulemi këtij diktatori, që ka krijuar fantazia e njeriut? Jo!

Për veten time Zoti i gjithësisë as që fal dhe as që dënon dhe as që është shtrirë ndër fijet e lumturisë së pakufizuar, sikurse po e shtrembëron bota, por vetëm mëshiron. Pra, nuk është diktator, tiran, vrasës e falës, d.m.th., nuk është njeri, por është mëshirues, është fuqi e mbinatyrshme, është Zot!

Zoti duhet të jetë simboli i urtësisë, i mirësisë, i virtytit pa asnjë njollë të përkundërt. Emri i tij, kur zihet në gojë, duhet të ngushëllojë të urtuarit e të mjeruarit, duhet t'u ngjallë shpresat të humburve, duhet t'i ngopë lakmitarët.

Ai pra vuan me krijesat e tij, se me ata e për ata është

krijuar. Por…mos më nga më tutje: s'është nevoja as të dish dhe as të them…- Këto tha dhe sikur e mbylli bisedën. Por unë nuk e lashë me kaq: i bëra edhe disa pyetje të shkurtëra:

- Ç'është jeta për ju?
- Flluskë sapuni! - m'u përgjigj.
- Po vdekja?
- Shpërblim i jetës!
- Ç'është Bota?
- Një pik helm në hapësirë!
- Ç'është më e pakuptuar në Botë?
- Vdekja!
- Cila është kafsha më e egër?
- Njeriu!
- Po më e butë?
- Ajo që s'ka lindur!
- Cili njeri ju duket më i poshtër?
- Ai që ndryshon veten me një emër të huaj dhe ai që punon marrëzisht sa që nuk kujton as vdekjen!
- Ç'është budallallëku?
- Të duash një gjë që s'e ke dhe të kujtosh se je ai që s'je!
- Po puna më e mënçme?
- Të gëzosh të tanishmen!
- Ç'është më e afërme?
- Vdekja!
- Po më e largët?
- Zemra ime me tënden dhe fillimi e fundi i hiçit.
- Çfarë është e pavdekur?
- Hapësira!
- Çfarë është më e bukur?
- Fantazia!
- Po më e shëmtuar?





- Sëmundja!
- Më e hidhur?
- Jeta!
- Më e ëmbël?
- Hiçi!
- Ç'gjë është më e madhe?
- Libri i Botës!
- Po më e rëndë?
- Fjala!
- Më e pamundur? - Këtu u mendua pak, sikur donte të çlodhej. Më shikoi një copë herë në fytyrë si me habi e pastaj, duke m'i shtrënguar të dy duart, më tha me butësi:
- Edhe në të pyeturit duhet mjeshtëri! Çfarë pyetët tani?
- Çfarë gjë e pamundur ju duket tani dhe do t'ju dukej edhe mbas disa mijra vjetëve, sikur të jetonit.
- Të ndryshosh veten dhe formën: d.m.th.: jam unë e të bëhem ti; jam njeri e të bëhem pullumb!
- Kur shpërblehet njeriu?
- Kur e kujton veten të lumtur!
- Cila gjë ju duket më e mërzitshme?
- Çdo send është më i mërzitshëm se njeri tjetër!
- Çfarë ju duket e vështirë?
-Të jesh njeri!
-Po më e lehtë?
-Të krijosh krijesë njerëzore!
-Cili është ngushëllimi i të pasurit?
-Pesha e qeses!
-Po i të vobektit?
-E ardhmja!
-Nuk ju kuptoj, - thashë për së dyti.
-Vdekja! - m'u përgjigj serioz.

-Po ç'përmban jeta e njeriut?

-Vetëm dyshime! - Këto tha dhe heshti. E pashë se u lodh; kishte nevojë për qetësi. Ia mora dorën, duke e quajtur si at të vërtetë dhe e përshëndeta duke e quajtur si rreze të domosdoshme drite për diturinë. U largova nga dhoma e tij i bindur në vetvete se kisha përfituar diçka nga biseda e tij...isha qetësuar: Ngushëllimi i të vobegtit është edhe ngushëllimi im: *e ardhmja e fundit*!

**9 Prill 193...**

Edhe sot jam këtu. Nesër do të shkoj në katund, për të kremtuar Pashkët pranë familjes sime. Prandaj, edhe familja e profesorit mbrëmë shtroi një darkë për mua. Kaluam një natë krejt intime, për ta mbajtur mend. Unë e ndjeva veten shumë të kënaqur e të gëzuar në atë rreth të thjeshtë familjar.

Nëna e profesorit, si gjithnjë, edhe kësaj radhe përdori ironit dhe sarkazmat më të zgjedhura, që na bëri të gjithëve t'i mbanim dhëmbët përjashta gjithë natën.

-E Gjon, - tha ajo, duke "harruar" atë bishtin që shtonte pas:Zotëri! -Këtë natë ta mbash mënd mirë, që t'ua tregosh familjes! Por, mos harro: Për zonjën G. si e quan ti profesoreshën time, t'u thuash se fle shumë në mëngjes dhe se burrin nuk do ta lëshojë nga krahu as një minutë! Për Polën t'u thuash, se lulet i do si arapkat dhe ka qejf t'i dërgojë Gjonit çdo ditë nga një tufë nga ato më të bukurat e kopshtit. Sa për profesorin, u thuaj se bastunin e do shumë, madje më tepër se të shoqen! U, harrova: Për mua u thuaj, se është fjalamane pa hesap!

Ja, me të tilla sarkazma u gostita mbrëmë, ndërsa unë, i qeshur i shikoja drejt e në sy: Polën gjithmonë të gatshme për të na shërbyer për çdo nevojë. Ishte veshur





me një palë rrobe të hijshme dhe më dukej shumë më e bukur se sa më parë. Nën dritën shumëngjyrëshe të llampës me dukej si krijesë e mrekullueshme: e gjatë, trup selvi, e mbushur. Dy topkat e gjoksit ia dalloja hijshëm në cipin e fustanit të mëndafshtë. Nëpër buzët ngjyrë trëndafili i shfaqeshin dhëmbët porsi margaritarë të mbyllur me kujdes në kuti ari. Fytyra e zbukuruar me një hundë pak si të gjatë dhe me dy vija vetullash të zeza, me dukej gjithmonë e pastër, e gëzuar dhe e freskët. Brenda në dy gropat e fytyrës, nën ballë, i qëndronin sytë gjithmonë të qeshur nga një lumturi e padukur. Por edhe çfarë ngjyrash dalloje në ato dy rrotulla të syvet: dukeshin gjithë ngjyrat më të bukura të natyrës, sikur çdo ngjyrë mbante me vete magnetin tërheqës. Kaq fort të përvetësonin këta sy të pafajshëm të Polës së re!

Ajo më tepër ndenji përkundrejt meje, pranë gramafonit. Me duart e saj vinte nga ndonjë pllakë e pastaj, me buzë në gaz, i hidhte sytë nga unë. Atëhere unë buzëqeshja..., por qeshja për t'i dhënë të kuptonte se isha i kënaqur nga pllaka, që kish vënë. Disa herë erdhi pranë meje me pllakën në dorë, e duke më treguar shkronjat e saj, më pyeste në mënyrë tërheqëse:

-A ju pëlqen kjo, z.Gjon? - Pastaj, pasi merrte pëlqimin tim, kërcente e gëzuar te gramafoni, ku ia merrte këngës për bukuri, duke harmonizuar zërin e saj me muzikën e gramafonit. Herë herë vinte me ndonjë fotografi në dorë dhe, duke u mbështetur mbi supin tim, më tregonte ngjarjen që lidhej me daljen e saj aty. Me sjelljet e saja më ngjante sikur më fliste një e afërme, një motër a kushërirë.

Më së fundi kërcyem edhe dancë.

Erdhi koha për të ikur. Ky ishte një çast i paharruar për mua: M'u duk sikur ndahesha nga familja ime dhe sikur nuk do të

shihesha me të për vite me radhë. Çudi: Jeta të afron, jeta të largon!

Të gjithë më përcollën deri te porta e jashtme. Aty, nën dritën e zbehtë të llampës elektrike dallova fytyra të qeshura, por...edhe të vrenjtura. Më parë përshëndeta nënën plakë.

- Udha të qoftë mbarë, Gjon i im, të fala familjes,- më tha ajo dhe më puthi në ballë. Pastaj vijoi: - Shiko, të na kthehesh shpejt, se u mësuam me ty e nuk durojmë pa të parë.

Pastaj u përshëndeta me profesorin (jo aq përmallshëm, se do të shiheshim të nesërmen), edhe me të shoqen e tij, e cila më dhuroi diçka. Zgjata dorën për të përshëndetur Polën. Kjo dukej e qeshur dhe e dëshpëruar. Duke më parë drejt në sy, zgjati dorën si me të druajtur, por pastaj ma shtrëngoi fort atë timen, aq sa m'u duk sikur nuk do të ma lëshonte. Po në atë kohë mori një qëndrim të tillë, si të më hidhej në gji.

-Ju lutem z.Gjon, pranoni nga ana ime këto dhurata për Pashkët. - më tha duke shtrirë dorën për së dyti me një pako të mbështjellë dhe një tufë lulesh.

Dhurata e Polës ishte një gravatë e mëndafshtë dhe e bukur, ndërsa e zonjës G. ishte një gjëlpërë gravate. Të dy ndoshta kanë dashur të m'i shpërblejnë dhuratat e pakta që u kam shpënë më parë unë.

U gëzova për atë të Polës! U gëzova, sepse e quaj si dhuratë prej motre; mirëpo, nëqoftëse ajo atë e dha me qëllim interesi, si e kanë zakon në kohën tonë përgjithsisht vashat, atëhere...i qofsha falë: lum unë, që kam për të mbajtur gravatën e saj të mëndafshtë...e vaj asaj për të hollat, që i fluturuan për një qëllim shterpë!





## IV

**16 Prill 193...**

Kam pothuaj 7 ditë që jam në katund. Prindërit dhe gjithë familja janë gëzuar shumë për ardhjen time. Nëna gjithnjë më përqafon. Do, e shkreta, të çmallet, pse asnjëherë s'më ka pasur pranë në ndonjë të kremte të madhe. Por, edhe mezi mbaruan vizitat e katundarëve. Gjithë javën" mirëmëngjes - mirësenaerdhe, mirëmbrëma - mirësenaerdhe!..." Me ardhjen time shtëpia u bë si kafene: hyr e dil!

Sot është dita e parë e Pashkëve. Nga mesi i natës na zgjoi tringëllima e këmbanës. Shkuam në kishë me gjithë fëmijë. Sa të lumtura dukeshin nëna dhe motrat! Nën dritën e qirive brenda në kishë, nuk i dallova dot fytyrat e shumta.: natën vajtëm, natën u kthyem.

Por gjëja më e bukur dhe më tërheqëse ishte në kohën e drekës, kur shkuam për së dyti në kishën e vogël të katundit, që ishte mbushur nga një mori njerëzish, që dukeshin të qeshur. Përpara kishin zënë vend pleqtë. Ishin veshur me rrobet më të reja: fustanellë të bardhë, gjyrdi e kallca prej shajaku të bardhë dhe me këpucë të fshirë mirë. Pas këtyre vinin plakat të veshura me rrobat e vendit: me nga një këmishë të gjatë, të bardhë si borë me klinda-klinda të palosura përanash; sipër këmishës me nga nje shegun të zi me mënga më të shkurtëra se këmisha: nga mesi mbanin një brez të hollë gati si litar e shumë të gjatë. Të gjitha kryet i kishin mbështjellë me shami të zezë. Më së fundi, më një anë të kishës qëndronin djemtë, përkundrejt tyre në anën tjetër, vashat me kryet të mbështjellura me shami të bardha e me nga një tufë lulesh në gji.

Unë zura vend në një shtresë të lartë, në mes të të rinjve të gëzuar. Ja: më ngjante sikur shikoja një pikturë të Rafaelit: besnikët e një misteri të pazbuluar, qëndronin të gëzuar brenda këtyre mureve dukę lavdëruar Fuqinë hyjnore për ngjalljen e dikurshme të Krishtit. Të gjithë mbanin në dorë të ndezur lëmshin e qirive të Pashkëve. Pleqtë përpara fytyrave të shenjtorëve ëndërronin një vend në Parajsë. Burrat, pa pra, bënin shenjat e kryqit. Gratë, sidomos plakat, duke i mbajtur sytë gjithnjë të ngulura mbi ikonat e ndritura prej qirijve, i përpiqnin si me murmurim e me forcë tre gishtat e dorës së djathtë mbi fron, mbi anën e kraharorit dhe mbi bark. Buzët e tyre pëshpërisnin disa lutje. Përkundrazi, të rinjtë, bënin plane rinie. I shihja me ëndë, dhe ja pastaj, një falëtore dashurie femrash më ngjante sikur kisha përpara.

Më një kënd, të rrethuar nga shoqet, që po ngisnin, pashë Afërditën...Afërditën: jo të shpirtit tim...Afërditën e një lumturie të premtuar. Ajo ishte e zbukuruar shumë dhe e zgjatur mjaft.

-Kushedi, sa e gëzuar që është! - më tha një shok, që kisha pranë.

-Po, Gjon, sikur ta marrish,...me të vërtetë do të jesh i lumtur! - shtoi një tjetër.

-Hej, dreq! - thirra. - S'kemi ardhur këtu për të biseduar punë femrash. Mendoni pak, se jeni në shtëpinë e Krishtit.

Ata të turpëruar ulën sytë, por pastaj me një gojë më thanë:

-Na fal, Gjon! Ne katundarët këtu bëjmë dashuri!

Unë qesha me gjithë zemër, duke u dhënë të kuptojnë se ato fjalë i kisha thënë kinse për tallje. Biseda nuk u zgjat më tepër, se nga kreu i kishës tingëlloi melodia "*Krishti u ngjall*"! Një heshtje, ...një qetësi e madhe pushtoi sallën e Kishës. Të gjithë, sa edhe djemtë e vashat,





u vunë për të dëgjuar me vëmëndje dhe me adhurim.

Mbas u mbaruan të kënduarit e "*Krishti u ngjall*", një nga një dolëm në oborr të Kishës, buzë liqenit. Këtu filluan *osh-beshet e vezëve* të kuqe."Tak-tuk,...ta theva, ma jep!"

Të tilla fjalë dëgjoheshin ngado. Gojët e mbushura me vezë, shpesh herë shfryheshin me :Ha! Ha! Edhe këtu, përballë pata Afërditën. Ajo shpesh më shihte me bisht të syrit, se kishte turp të më shikonte drejtpërsëdrejti.

"Hej, si është përleshur jeta ime! - mendova,- Një vashë e re si Afërdita, të më dashurojë mua një të ri, që s'kam ndërmënd ta dashuroj...Kur do të më shtrëngojnë prindërit për fejesë, çfarë përgjigje duhet t'u jap? S'martohem, jam i ri?! Por, ah, atëhere më mirë t'i vrasësh ata, se sa t'ua thyesh zemrën! Por s'di si: Është si çudi, sikur të bjerë në krahët e mij Afërdita e shkretë!"

Nga kisha, me disa shokë, shkuam për një shëtitje nëpër liqen. Pesë lundra me djem dhe katër me vasha filluan të çajnë ujrat e tij. Sa gjë e bukur ishte ky lundrim! Vllas-pllus këtej, vllas-pllus andej e hajde, hajde, lundronim si duke fluturuar mbi ujrat e qeta të Prespës. Sa më thellë hynim, aq më tepër na zgjerohej horizonti: ja, katundi im, sa bukur dukej tani, ndërtesat janë të vendosura ndërmjet një lugine që hapet në buzë të liqenit. Nga të dy anët, dy kodra lartësohen për bukuri sipër,...sipër në hapësirë. Buza e katundit dukej si një hark i rregullt e i shtruar me mermer uji. Pranë buzës shtrihen kopshtet, të cilët ndahen nga liqeni me një vijë të bukur e madhështore prej plepash të lartë. Nga çdo anë tjetër, syri i shkëlqyer e gjithmonë i qeshur i qiellit, përkëdhelte me ëmbëlsi dhe hovshëm shtresën e kaltërt të liqenit, kurse brenda në thellësirat e ujrave na shfaqej një Botë e re,...e pa zbuluar, që na bënte t'i thoshim

vetes: "Hajt, lundërtarë të rinj, drejtim për botën tjetër!" Këto ishin përkthimi i qiellit, i maleve, i ndërtesave e i brigjeve të vendlindjes sime, të cilat me kryeposhtë dukeshin si një kryevepër pikture e mbuluar me një cipë të hollë perdeje...Ja, pastaj lugina e bukur e vreshtave, që merr fund andej larg në këmbët e Malit të Thatë. Ja dhe Beli i bukur, kjo kodër siujdhese madhështore, që hyn pa frikë deri brenda në kufit e liqenit të kaltër...! Ja, përkundrejt edhe shkëmbejt e Kosornikut,...e atij Kosorniku që ruan kujtimet e fundit të një shpirti të zhdukur, të Gjençit. Dukeshin aq të frikshëm, sa që ngjanin sikur do të na përpinin edhe ne, që qëndronim kaq larg! Më tutje, nga mesi i ujrave, shtrihet ujdhesa e bukur e liqenit, matan saj, zgjatet si gardh vigan, Pelisteri që lufton me Galiçicën dhe Malin e Thatë. Ishte një mrekulli natyre!

Vëmëndja ime shpesh tërhiqej nga zërat dhe këngët e të rinjve, që lundronin bashkë me mua. Vashat qeshnin, këndonin dhe lundronin hipur mbi kurrizin e katër breshkave, kurse djemtë hutoheshin disi përpara pamjeve përvetësues të vajzave të padjallëzuara. Në mes të këtij gëzimi e të kësaj bukurie ndjeva diçka,...ndjeva një kënaqësi zemre, që nuk kisha ndjerë kur gjer atëhere. Pa dashur më tingëlluan nga shpirti vargjet e pavdekur të të pavdekurit Omar Khajan:

*"...Ngreh-u! Sa rron, zbras kupa dhe puth çupa;*
*Ke shekuj që të flesh në qetësi".*

Këto fjalë janë nga dhiata e Omar Khajamit, dua të them se ai këto fjalë i ka thënë, kur ka qenë në kulmin e dëshpërimit, kur po jepte shpirt; kurse unë i përsërita kur kam qenë në kulmin e gëzimit,...e kënaqësisë. Ka ndryshim këtu: njeri i tha nga dëshpërimi, ndërsa tjetri pse u godit prej diçkaje të jetës. I vdekuri zgjodhi dëfrimet, pse s'mund të





dëfrente më kurrë; edhe unë mendova, mendova nën qiellin e hapur, në mes të liqenit dhe përpara pamjeve magnetike të vendlindjes. Pse e vras mendjen kot për njëmendësinë e jetës? Kush e ka gjetur, që ta zbuloj tani edhe unë? Eh, ç'jam i krisur, por i krisur me brirë! Një kokë Omar Khajamiane, që jetoi 90 e ca vjet, që vuajti, që arsyetoi e në fund që vdiq, nuk zbuloi diçka nga jeta; kurse unë, një kokë Gjon-zaveriane njëzetedy vjeçe e pavuajtur, dua të zbuloj diçka nga asgjëja! Të veproj si shoh, se sot më duket që jam; sa për nesër: e nesërmja për mua do të jetë hiç. Pra, sa kam për të jetuar, të jetoj mirë. Por,...dale: Puth çupa! E për se....për se de?! Ja, prapë një gjë tjetër, që më tingëllon rëndë në zemër; më tingëllon rëndë sepse nuk e gjej aspak të arsyeshme qëllimin e jetës te të puthurit e çupave! Por Omar Khajami bërtet: *Puth e pi*! Thua se femrat qënkan çelësat e lumturisë! Kush dreqi e di: ndofta iu tek ashtu një herë Khajamit dhe tha..., tha atë që ...s'tha gjë!!

Kur po i mendoja këto, shokët e kishin afruar lundrën në buzë të liqenit, pastaj të gjithë u gjindëm në tokë shumë të kënaqur.

Mbas dreke u vallëzua në mes të fshatit me valle shumë të bukura. Të gjithë ishin veshur me rrobet më të reja. Lëmenjtë buzë liqenit, ishin mbushur me pleq e të rinj, plaka e të reja.

Femrat kishin zënë vend në lëmin e sipërm, kurse burrat në atë të poshtmin.

Në lëmin e burrave të rijtë luanin lodra të ndryshme: disa me cingla; disa kapërcenin mbi shoqi-shoqin për të provuar zotësinë e të hedhurit, disa mundoheshin për t'u hipur në kurriz shokëve, që kishin zënë radhë njëri pas tjetrit pranë strumbullarit: kjo ishte lodra e mushkës. Disa të tjerë e goditnin

me grushta shokun, që qëndronte më ndonjë vend të lëmit dhe që mbrohej prej ndonjë tjetri.

-E, xhambas, si na e ke mishin? A e ke të majmë? Dale, de, ta provojmë...,ta shijojmë një herë, pa le hahet, që ta blejmë? - thoshin duke filluar grushtet.

-Rrëmbeva gjysëm okë, pesë okë! Ha! Ha! Ha!- djaloshit të shkretë i duhej të duronte tërë ato grushte të shokëve, deri sa të gënjente xhambazi ndonjë nga blerësit. Kjo lodër ishte e mishit të thartë. Pak më tutje, më një kënd pleqtë, me çibuqet në gojë po bisedonin për punë bujqësie, blektorie dhe peshkatarie. Nga ndonjë herë hidhnin sytë për të parë lodrat e pemëve të kurorës së tyre dhe, kur tregohej ndonjë djalë më trim, dëgjohej ndonjë zë i qeshur plaku:

-Ha! Ha! Petro, pa shih, ai bandilli yt qënka dreqi vetë!

Pastaj, ndonjë plak tjetër mirrte ndonjë këngë pleqërishte:

*"Fol moj hanko ti me mua,*
*Pse më rri e zemëruar!..."* etj,

dhe mbas tyre porsi varg i pakëputur naltësohej në hapësirë zëri i pleqve të tjerë:

*"Eeee, oiiii, oioiii!"*

-E më të lumtë, bre Dano, jepi! - shtonte ndonjë tjetër.

Lëmi i sipërm shkëlqente nga fytyrat e qeshura të femrave dhe nga rrobet e tyre të reja: Nga qafa gjeraqine e çdo vajze varej gjerdani i florinjtë a i argjentë, ndërsa flokët e mpleksura për bukuri u shtriheshin mbi shpatullat si kamxhikë të kushtueshëm. Kudo shihja sy të gjallë, sy që të vrisnin..., që të përvetësonin. Është natyra e gjallë e katundarëve. E ç'pamje nuk shihje pastaj në atë lëm të vogël! Gajdexhinjtë qëndronin në mes të lëmit. Këta ishin tre burra; njeri kishte gajdën, - lahutën e dashur, që ma ka





ushqyer shpirtin me muzikë që në foshnjëri! Tjetri kishte gërnetën, ndërsa i treti i binte trumbetës. Kjo është muzika e fshatit tim. Rreth tyre po vallzonin tre grupe: Së pari vinte rrethi i vajzave të pjekura, i dyti rrethi i nuseve të reja dhe i treti i grave. Pastaj, grupe-grupe gra e vajza të tjera po këndonin këngë të ndryshme, kurse plakat. të mbështetura mbi gardhin e lëmit a të ulura mbi ndonjë pllakë guri, kuvendonin me qetësi duke shijuar dëfrimet e të rejave.

-Ja, ja Elena ime, mbeska ime, sa bukur vallzon! - thoshte ndonjera.

-Po Dina ime, a e shikoni si po e përdreth trupin? Tamam si një sorkadhe! - shtonte ndonjë tjetër.

Këmbët e atyreve që vallzonin, rrëshqitnin lehtë mbi tokë dhe gjithë trupi i tyre kthehej e përthyhej nga tërë anët. Themi se vetëm vashat e qyteteve, kur kërcejnë dancë, dinë të përdridhen. O, jo! Vashat katundare e bëjnë më të bukur e më natyrshëm këtë të dredhur të trupit.

E para, që printe vallen, tërhiqte vemendjen e të gjithëve. Kjo, si një Sallomë e Irodit, dridhej e përdridhej për bukuri, duke valuar në erë për bukuri shaminë e dorës! Kur qëllonte, që e para të ishte gocë e fejuar, atëhere të fejuarit të saj i duhej me hir a me pahir të darovitëte majmë muzikantët.

Për fat, një herë u bë prijëse e valles Afërdita. Atëhere të gjithë kthyen sytë nga unë, thua se po vallzoja unë vetë. Nuk dija çfarë të bëja, veçse t'i shikoja me ironi ata, që më shikonin me aq habi! Afërdita vallzonte shumë bukur. Në këtë rast m'u kujtua danca, që kisha kërcyer me Polën natën e Vitit të Ri. Ç'ndryshim: Afërdita vallzonte e vetme larg meje dhe në mes të shoqeve të saja, kurse unë me Polën të përqafuar dhe përpara familjes së saj...valle allaevropiane! Sikur të hidhja sot dancë bashkë me Polën,

ashtu si natën e Vitit të Ri, atëhere, ndoshta do të më çonin në manastirin e Shën Naumit, apo në çmëndinë e Vlorës! Le këtë: duke më quajtur të marrë, kush e di se sa kopaçe ndofta do të kisha ngrënë kurrizit, për guximin, që do të dancoja me një vajzë të botës!

Kur po shihja Afërditën që po vallzonte, m'u afrua një plak, i cili me zë të ulët, por dhe sarkastik më tha:

- E de, të shkretën, mor Gjon, shkunde një herë qesen!

Unë e pashë me habi, ndërsa ai vijoi:

- Pse më shikon ashtu? A po nuk të dëgjohet, ë? Hajde darovit, darovit se është e jotja!

Mbas tij filluan edhe të tjerët:

- Darovit, darovit, Gjon, se është e jotja!

"Ej, dreq, o punë! - thashë me vete. - Nga hiçi më dolën ngatërresa!" Dhe me të vërtetë, katundarët tanë janë aq të zgjuar e të flasin me aq thumba të renditura, sa duhet të jesh i regjur shumë a të kesh jetuar me ta në daç, që të dalish faqebardhë, ndryshe...Një qytetar, që kujton se katundarët janë trutharë ikën me bishtin ndër shalë nga bisedat e tyre.

Kështu më ngjau dhe mua, me gjithë që s'jam gjë tjetër veçse një këlysh i tyre!

- Jo, xhaxho, ashtu! Më falni, por e kini gabim. Ju e dini mirë se unë nuk jam fejuar ende. Kur kam për të mbaruar punë, atëhere edhe ju do ta njomni gurmazin! Tani pra, është e kotë të flasim, mbasi edhe ju e dini fare mirë se si qëndron puna ime! - i thashë.

-Ha! Ha! Ha!- ia shkrepi gazit xhaxhua me pleqtë e të rinjtë e tjerë që ishin rrotull: - Po, de, kur ke për të na njomur gurmazin e shkretë? Ky dreq na ka zënë ndryshk të vjetër!

- More, ajo është shënuar me kohë për ty, or Gjon, s'ke të bësh më *cinci-pinci*! - ia priti plaku më i moshuar.





Ai ishte xha Postoli, që kishte ngritur i pari dollinë para katër-pesë vjetëve në shtëpinë e Naum Gjikës për bashkimin e shpejtë ndërmjet meje e Afërditës. Këto tha ky dhe filloi të thëthijë duhanin e pipës me kënaqësi, thua se me fjalën e tij vulosi bisedën. Dhe vërtet, ashtu u bë: biseda mori drejtim tjetër. Mirëpo, për mua fjalët e xha Postolit më qëlluan si plumba mu në mes të kraharorit.

Hej, o dreq: "More, ajo është shënuar prej kohësh për ty; s'ke pse të bësh më *cinci-pinci*!". Ja, fjalë në bazë të zakonit të vendlindjes. U tha dhe ...u bë! Kot është të ngulësh këmbë. Aq besim kishin pleqtë në vendimet e tyre. Dhe fjala e xha Postolit është njësoj me fjalën e gjykatësit: "Ti u dënove për vdekje dhe ke për t'u varrur, s'ke pse të kesh më shpresë shpëtimi!". Tani, kur e mendoj këtë vendim, që është marrë pa letra e pa ngjyrë, por vetëm me një "*po*", më dridhen qimet e mjekrës, pse medoemos m'u dashka që t'u bindem, për ndryshe vras edhe një femër...mbyll edhe lumturinë e familjes sime. Fjala e dhënur nuk merret prapa; dhe burri duhet ta mbajë. Ky është kanuni i vëndit,...por kanun, që s'ka nevojë për paçavurë letrash, për litra ngjyrash dhe qindra dëshmimtarë, sikurse e kemi zakon ne të qytetëruarit.

**17 Prill 193...**

Dëfrimet e djeshme vijuan edhe sot. Katundarët e shkretë, të dhënë gjithnjë pas punës, tani, në të tilla të kremte me rëndësi, po çmallen shoq me shoq. S'kanë pse t'u kenë lakmi dëfrimeve të mykura të të qytetëruarve. Në një ditë Pashke a Bajrami dhe katundarit më të vobekët i duket sikur i zbret lumturia në shtëpi, mu ke vatra. Pra, bëhet i lumtur. Unë,

Para dreke më folën për fejesë motrat dhe disa miq të ngushtë të familjes. Kur e pashë se më plasën shpirtin, ua preva shkurt: "Ju lutem mos më flisni më, se s'është puna juaj!". Bënë, ç'bënë, më në fund ato më lanë të qetë.

Por në kohën e drekës, babai më thirri në dhomën e vogël të shtëpisë. Hyra brenda me rend: Babai ishte mbështetur mbi një nënkresë dhe me qetësi thëthinte duhanin e pipës së trashë, kurse tymi, po si shtresë reje ngrihej në hapësirën e vogël të dhomës. Pranë tij qëndronte nëna pak e menduar. Unë pa treguar ndonjë shenjë mërzitjeje, zura vënd mbi fron pranë tryezës.

Katundarët tanë nuk e kanë zakon t'i ngatërrojnë e t'i zbukurojnë bisedat me figura si të qytetëmarit. Ata janë mësuar të flasin lakonisht dhe në mënyrë detyruese.

- Ti e di, bir, se sa ngatëresa na ke sjellë me punën e fejesës. — filloi babai, - Së pari mua ma nxive faqen e bardhë, që kisha ndër kuvende, familjes i ke vënë një njollë të pashuar. A më kupton? Tani duhet të na i zbardhësh për së dyti faqen e nxirë dhe t'ia shuash njollën familjes. Duhet pra, të të fejojmë me Afërditën.

- Ju lutem, baba, mos më mirrni në qafë, se jam i vogël dhe se s'dua të fejohem që tani. - thashë.

-Jo, jo! Ja Zaver të jem, ja të mos jem më! - filloi të nxehej babai. - Ti njeri me pesë shkronja, nuk mund të më thuash se të marrim në qafë. Ne, që nuk të muarrëm në qafë, kur të dërguam në shkollë, po ne nuk të marrim në qafë tani me fejesën. Ne duam të mirën tënde..., lumturinë tënde e jo gjë tjetër. Por ti nuk na kupton, kujton se duam të të varrim. Mos harro se Zaverit nuk i është bërë fjala kurrë dy, as nuk duhet t'i bëhet. Unë, atë që them, nuk e marr prapa, e ti, si bir, do të më dëgjosh medoemos!





- Nuk them se nuk ju dëgjoj, por jam i vogël! - i thashë për së dyti.

- Ato fjalë thuaja Kuku Maros e jo mua! A nuk i martojmë ne djemt në moshën 16-18 vjeç? A nuk po e sheh ti, se shokët e tu janë bërë prindër? A nuk e di ti se je 22-23 vjeç? E burrë, burrë më! Nuk do të të martojmë sa gjyshi yt, se atëhere të fton vdekja. Tani është koha...a po nuk martohesh, apo nuk e do Afërditën...apo nuk do katundare? Hej, bir, mos harro, se ne këtu nderin e kemi më të shtrenjtë se bijt, se mallin e vetveten, prandaj, deri sa të jem i gjallë, unë nuk kam për të vënë në vatrën time një leshprerë...një kurvë edhe sikur të bëhet hi shtëpia ime! Mendohu mirë, në qoftë se e ke vendosur. Po të them: Ja të jesh biri im, ja të mos jesh! Pa fundi i fundit në dreq me gjithë fitimin tënd. Për pak kam për t'i mbyllur sytë dhe hija ime dhe e nënës tënde kanë për të të ndjekur gjithë jetën!...

Sytë filluan t'i guxullojnë, fytyra t'i skuqet, trupi t'i dridhet dhe flokët t'i çohen përpjetë. Ishte zemëruar aq shumë, sa i shpëtoi nga goja dhe nëma. E mbushi për së dyti pipën me duhan dhe u mbështet më mirë te nënkresa. U mendua një copë herë si i penduar për fjalët e ashpra, që tha, u koll disa herë e pastaj vijoi:

-Interesi yt, bir, na shtyn, që të të martojmë me katundare. Një gjokshapur do shpenzime..., do salltanete e veshje mëndafshi. Ajo nuk do të pranojë kursesi për të jetuar bashkë me ne. Ajo ka për të dashur, që nëna jote të bëhet shërbëtorja e saj. A më kupton? Porsa të martohesh me një të tillë, do të ndahesh nga ne: nuk do të na përfillësh fare, nuk do të na quash më prindër. Ti e di, që ne duam nuse të tillë, që të na rrijë gjithnjë në këmbë, duam nuse jo për pillime, por për punë..., për nder. Pa i thënë unë, ajo tani të m'i lajë këmbët, të më mbulojë natën mirë, të m'i presë e përcjellë

që s'i kam parë vite me radhë këto dëfrime të thjeshta të katundarëve, po i shijoj shumë bukur dhe them: "Një muaj të plotë sikur të zgjatë ky dëfrim, s'kam për t'u mërzitur fare!"....

Veçse,...kënga e Mukës për fejesën time filloi përsëri. Gjithë ditën sot, motrat dhe nëna më folën për cilësitë e Afërditës: për urtësinë dhe për shkathtësinë e saj.

-A e pe, bir se sa bukur vallzonte Afërdita? A e pe që dukej si perëndeshë në mes të shoqeve? E di, bir-ë ,për kryet tënd të të fejojmë tani. Sa bukur do të më kini hije të dy me Afërditën! E, të keqen e nënës, mos na prish zemrën, mjaft ndejte beqar! - më thoshte nëna. Pastaj më tregonte gëzimin e saj, që do të ndiente, kur të më shihte të martuar,etj. Por motrat ma bënë kokën daulle më tepër e gjithë ditën.

-Ajo është shumë e ndershme, vëlla. Shihe prej së largu. Kur ecën rrugës, aspak nuk i sjell sytë vërdallë, por vetëm shkon drejt rrugës kokëkulur. Ka shumë cipë nderi. Ajo është për ty dhe për ne.

Kur i dëgjoja këto fjalë, më vinte të pëlcisja për këmbënguljen e tyre, por edhe të qeshja. Më vinte për të qeshur, pse katundarët quajnë femër me sedër atë që kalon rrugës me sy të ngulur në dhe, kurse andej nga qytetet, ky tip femre është budallaçkë dhe s'vlen për asgjë! Sikur të më shihnin motrat ndonjëherë krah për krah me Polën, atëhere kishin për të mbuluar fytyrën me duar duke bërtitur:

- Ajo është pa nder, pa sedër...maskareshë! Largou prej asaj, se të morri në qafë! - po s'ka gjë se është Pola e ndershme dhe fisnike.

E kuptoj Afërditën se më do me gjithë zemër. Kur ishim te lëmenjtë, ajo, e fshehur prapa ndonjë shoqeje të saj, më shikonte gjithmonë me bishtin e syrit. Ndoshta, e shkreta notonte në fushën e bukur të ëndërrave. Kur më shihte të veshur aq bukur: me borsalino, me rrobet ngjyrë qielli, me





pantallonat charleston, më këmishën dhe gravatën e mëndafshtë, i dukej sikur kishte përpara një ëngjëll jo të ëndërruar, por të vërtetë. Dhe me të vërtetë: ndërmjet fustanellave të pleqve dhe ndërmjet rrobeve të shajakta të katundarëve, rrobet e mija allaevropiane shkëlqenin për bukuri. Bashkë me rrobet shkëlqente edhe Unë-i im, që qëndronte nën ato. Në këtë shekull, që s'të peshon njeri aspak nga truri, por nga rrobja (-mos u dëshpëro o Nastradin Hoxha, se qyrku yt sot sundon më tepër Botën, se sa kur jetoje ti-) kishte të ngjarë që t'u dukesha unë më i bukuri jo vetëm Afërditës, që më adhuron, por edhe gjithë katundarëve!

Tani në mbrëmje e pashë Afërditën, kur po shkonte për të mbushur ujë me dy shtamba të mëdha. E vura re tek po i rrotullonte fët e fët ata dy sy drejt meje: dukej si e dëshpëruar dhe gati për të bërë një lutje..., një lutje për një jetë të lumtur. E pashë me vërejtje prej së afërmi: m'u duk shumë tërheqëse. Sikur të kishte veshje qytetare, jo shegun si tani, kishte për t'u dukur po aq e bukur sa Pola. Por...s'më hyn në punë: e bukur a e shëmtuar qoftë, kur zemra më thotë gjithnjë: nuk e dua...nuk dua femër për jetë! Se si kam për të dalë me familjen, as unë nuk e di!

**18 Prill 193...**

Oh, Jetë! Afërdita, katundarja me sedër e katundit tonë, ka për t'u bërë tani shoqja ime. E ndava më shapin nga sheqeri: caktova njerinë femër, që ka për të marrë pjesë në gëzimet dhe hidhërimet e jetës sime; sot drejtova jetën time të ardhme: u fejova:

...Në ç'gjëndje kam qenë sot...sa fort m'u rrotullua mendja nga fjalët e anëtarëve të familjes...Dhe sa ngushtë më zuri babai, me fjalët që më tha, nuk mund ta shpjegoj dot.

me fisnikëri miqtë, etj. E këto, vetëm një katundare, një si Afërdita, mund t'i kryejë, por kurrë një leshraprerë.

- Nuk thashë ndonjëherë, baba, se dua të martohem me ndonjë qytetare. - ia përsërita për së treti pak me të druajtur.

- E po atëhere...atëhere pse bën naze, pse nuk na jep fjalën për fejesë? Ne duam me gjithë zemër të të fejojmë, kurse ti po na kundërshton. Ti nuk duhet të bëhesh shkaktari i prishjes së nderit familjar, ti nuk duhet të pranosh kursesi, që të behesh gaz i botës! A e mban mend ç'thonin katundarët, kur të dërgova në shkollë? " Zaver, mos e dërgo Gjonin në shkollë, se pastaj nuk do të jetë më për ty. Ka për të të lënë dhe të mirën nuk do t'ia shohësh!" - kështu më thoshin, mirëpo nuk i dëgjova, por bëra atë që më preu koka. Tani mendoje mirë: nuk dua të dalin fjalët e botës. Kemi qenë nga familjet më të para të katundit, po ashtu duhet edhe të jemi.. Kurdoherë dua që fjala ime të rëndojë në katund! A more vesh? Hajde tani, si burrat jepna fjalën e nderit...Mos na mundo më. Sot Naumi pret fjalën e fundit e nesër duhet të bëhet fejesa. Hajde, fol Gjon, fol duke prerë. - dhe heshti.

Pastaj nëna filloi të lutet duke më përqafuar e duke më puthur me lotë në sy:

- Jepna fjalën, bir, jepna, se me Afërditën ke për të qenë i lumtur. Ajo mund të jetojë si të gjejë në katund dhe në qytet, kurse një qytetare do vetëm të rijë në qytet. Mendo pak të ardhmen: në qoftë se të ngjan ndonjë ngatërresë në punë, mund të kthehesh në katund i qetë pranë prindërve e pranë vëllezërve, por po ta kesh nusen qytetare, atëhere do të jesh i detyruar të rrish e të shpenzosh kot në qytet, se ajo nuk të vjen për të jetuar në katund. Një katundare, bir, është mësuar me bukë e pa bukë, por, një qytetare, jo! - Këto e të tjera më tha nëna.

U turbullova shumë përpara fjalëve të ashpra të babait





dhe u mallëngjeva përpara fjalëve të nënës. Të dy flisnin për lumturinë time, për të ardhmen time! Të dy lumturinë time e shihnin në krahët e Afërditës. U gjinda ngushtë pra: Ja duhet të jepja fjalën e nderit, ja duhet të shkatëroja gjithë atë lumturi të familjes. Duhej të zgjidhja njërën nga të dyja, por duhej një vendim i shpejtë. Pika djersë filluan të më shkonin nëpër trup. Mendimet e turbullta shponin trurin tim. Asnjëherë në jetë nuk jam turbulluar aq shumë: Të fejohem me Afërditën a të mos fejohem? Të jap fjalën e nderit a të mos e jap? Hidhja sytë mbi gravatën e Polës, që kisha lidhur në qafë, e ...atëhere më bëhej sikur dëgjoja një zë: "Gjon, mos harro Polën, se ajo të do...të dashuron!" Por, më së fundi, i zbetë si përpara gjyqit, mora vendimin e famshëm: "Kam për t'u fejuar për hir të prindërve, pa le të dalë, si të dalë!" - thashë me vete dhe dhashë fjalën e nderit.

Një gëzim i papërshkruar pushtoi prindërit: nëna m'u hodh në qafë, më përqafoi dhe më uroi për fejesën; kurse babai ndejti këmbëkryq, lëshoi pipën, përdrodhi mustaqet me gëzim, mori frymë lirisht dhe tha:

- Tani më, s'ka njeri si unë!

Po në atë kohë si vetëtimë u përhap lajmi i fejesës në familje. Të gjithë rendën për të më uruar. Unë rrija si i mpirë, duke shfaqur një të qeshur dyfaqesh. Nuk durova më atë ngjarje, që më dukej si gjë për të qeshur, prandaj, vura kapellën në kokë dhe dola i vetëm jashtë për të marrë pak ajër të pastër, për t'i qetësuar nervat nga biseda ballë për ballë që kisha bërë me babanë.

Eca nëpër rrugët e Podbuçelit, buzë liqenit, me kokën ulur dhe shumë i menduar. Mendoja vendimin...fejesën time, kurse atje te lëmenjtë bota katundare pë dëfrehej ...po kremtonte Pashkët.

Arsyet më nuk hynin në punë përpara fjalës së

dhënë. Ngula këmbë për katër pesë vjet, por më në fund zakoni i vendlindjes doli më i fortë: fitoi..., por fitoi me detyrim, me forcë! Rashë edhe unë theror i zakonit! As dituria, as mosha e re, as...gjë tjetër nuk vlekan më përpara kanunit të vendlindjes: ai është i fortë, ka rrënjë të forta, të cilat as një ligj me forcë nuk po i shkul dot. U tha e ...u bë! Sa mirë do të ishte sikur edhe kokat e diplomatëve, që nënshkruajnë traktate, të ishin koka katundari, sepse në këtë mënyrë traktati i nënshkruar nuk kishte për t'u bërë gjithnjë paçavurë për të shitur hallvë, por kishte për t'u kthyer në punë të njëmendët!!

U ndala në mbarim të rrugës, afër rrërës dhe ndejta mbi një gur. Desha të dëfrehesha pak duke shijuar pamjet romantike dhe duke hedhur zaje brenda në ujë, por jo, jo! Zemra më ishte plagosur! Zëri i largët i Polës tani më mundonte fort. Kur shihja gravatën e saj të varur në qafë, zëri i saj më kthjellohej.

- Gjon, pse më tradhëtove? Pse u bëre aq i pamëshirshëm? Pse nuk pranove dorën time? Pse u bëre vrasësi i lumturisë sime? Pse mohon dashurinë time? Fol pse, de? - Dhe *pset-ë* e Polës nuk mbaronin. Në çdo hap më tingëllonte një *pse* e saj.

U ngrita nga vendi për të shëtitur përsëri, por zëri i Polës nuk po më ndahej. Sa herë që hidhja sytë mbi dhuratën e saj, zëri kthjellohej. Më ngjante sikur gravata vetë më fliste. U autosugestionova shumë.

"- Pse mohove dhuratën time? Pse mohove lulet e Vitit të Ri dhe ato të pranverës? Pse mohove dashurinë time? Pse u bëre vrasësi im?"

Ja, gjithnjë *pse*, vetëm *pse*! Gjaku më hipi në kokë. Gravata e Polës më mundonte keq. Më ngjante sikur tani ajo po më fliste më ashpër dhe sikur një faj i rëndë më rrotullohej rreth zemrës sime! Humba pra durimin dhe sikur





të desha t'i përgjigjesha zërit të dhuratës dhe fait, që më rëndonte në zemër, thirra si i prishur menç:

*-Pse desha pra!...*- dhe me zemërim e forcë hoqa gravatën nga qafa, e bëra copa-copa dhe e hodha në liqen. Pastaj ika në shtëpi, por ika me vrull, sikur po më ndiqnin pas leckat e gravatës së Polës, që i lashë të notonin të shpërndara në ujrat e liqenit. "Dhuratë e çuditshme, gravatë e magnetizuar...e magjepsur!" - thashë me vete.

**20 Prill 193...**

Dje, që në mëngjes, lajmësi mori nga shtëpia jonë dhuratat për nusen, i hipi kalit të bardhë, që ishte zbukuruar si jo më mirë dhe kaloi përmes fshatit ballë hapur për te shtëpia e Naum Gjikës. Rrugës të gjithë i thoshnin: "Të trashëgohet! Bashkim i shpejtë!"

Mbas dreke lajmësi u kthye përsëri me strajcat plot: ishin dhuratat e së fejuarës për të fejuarin: për mua. Bashkë me dhuratat kishte sjellë edhe një kulaçe të madhe të lyer me mjaltë e me sheqer dhe një shportë plot me vezë të kuqe. Të gjitha këto lajmësi na i tregoi duke i nxjerrë një nga një nga strajcat dhe duke i vënë sipër një site të bukës.

Në mbrëmje dhamë një gosti të madhe, ku morën pjesë nga një njeri për çdo shtëpi, madje erdhën miq edhe nga fshatrat e tjerë. Në krye të gostisë qëndronte lajmësi.

Pra mbaroi: unë tani isha i fejuar me Afërditën e Naum Gjikës. Ndonjë gëzim nuk ndjeja, veçse një cipë dëshpërimi më kishte pushtuar trupin. Por, edhe tani që jam i fejuar, ashtu sikur kam qenë i pafejuar, nuk kam të drejtë të flas me Afërditën.

Kur i thash sot nënës, që të shkoja në shtëpinë e

vjehrrit, ajo rrudhi ballin dhe si pa frymë më tha:

- Jo jo, bir! Është turp!

E unë duhej përsëri t'i bindesha "turpit", se ashtu është zakoni. Dhe kur është zakon, s'ke se çfarë të bësh! I fejuari s'ka të drejtë të flasë me të fejuarën; i fejuari s'ka të drejtë të shkojë në shtëpinë e vjehrrit; i fejuari s'ka të drejtë t'i dhurojë së fejuarës ndonjë dhuratë me dorën e vet; i fejuari s'ka të drejtë të hajë më shumë se vjehrri, i fejuari s'ka të drejtë...oh, vetëm s'ka të drejtë, i shkreti! Çdo liri e tij rinie mbaron me një *s'ka të drejtë se është turp* (!!)...e në fund del një duhet: "I fejuari duhet t'ia puthë dorën vjehrrës si shenjë nderimi, sa herë që ka për ta takuar atë rrugës!"

Por, nuk e di, në se edhe unë do të veproj simbas parimit: "I fejuari s'ka të drejtë...!"

**28 Prill 193...**

...Kisha pothuajse shtatë vjet pa kremtuar Pashkët në katundin tim. Kujtimet e bukura të foshnjërisë, e kishin vënë disi në qetësi zemrën time. Prandaj, veç dëshirës për t'i parë prindërit, desha simvjet që t'i kremtoja edhe Pashkët këtu në katund. Doja t'i njëmendësoja edhe një herë kujtimet e fëmijërisë. Kështu, që erdha dhe i kremtova. Por, ... ndryshime, shumë ndryshime zakonesh gjeta: jo babiloni zakonesh, por thjeshtësi të tyre; jo foshnja, por të rinj e burra gjeta: Çdo gjë kishte ndryshuar: Djemtë, shokët e mij të njëhershëm tashmë ishin bërë burra; vajzat, shoqet e mija të fëmijërisë, ishin rritur dhe bërë nuse e nëna; burrat ishin mplakur, dhe një brez i ri, jo aq i njohur për mua, po rritej. Vetëm natyra e vendlindjes, ajo që do më tepër moshë se sa atë të njeriut, nuk kishte ndryshuar. Këto ndryshime më





ranë në sy në grumbujt e lëmenjve..

...Kujtime, vetëm kujtime fëmijërie! Për këta erdha e po me këta po shkoj, ndërsa njëmendësia e tanishme e Jetës nuk më del përpara,...por...as nuk dua t'i besoj më asaj!

...Shokët janë bërë dhëndurë dhe etër,...shoqet janë bërë nuse dhe nëna, kurse unë...unë po vuaj, pse duhet t'i ndjek pas. Kështu urdhëron zakoni i vendit; kështu ka vendosur ky zakon për mua që para pesë vjetëve, dhe, tani për së shpejti duhet ta ve në veprim këtë vendim të zakonit shekullor të vendlindjes..., më duhet të martohem! A thua se tani duhet ta qajë fëmijërinë, që e kam shijuar aq bukur, por që vdiq, apo të vajtoj rininë, që është duke perënduar pa u kuptuar fare prej meje? Por jo!...Nuk po vajtoj asnjë periudhë të jetës sime, vetëm po qesh, po qesh me fatin a me punën time pse s'mund të qaj dhe pse është e kotë të qaj!

Nesër po shkoj për në detyrë. Me të fejuarën s'jam takuar ndonjëherë. Gjatë Pashkëve, që mbajtën plot një javë, e kam parë disa herë duke vallzuar a duke shkuar për të mbushur ujë. Gjithnjë është treguar më e turpshme, se sa kur isha i pafejuar. As që e ka ngritur kokën për të më parë së paku me bishtin e syrit. Kur qëllonte që të shkonim në një rrugë, ajo gjithnjë ka ndërruar drejtimin. Çudi! Por unë, porsi Afërdita, sa herë që shihja vjehrrën, ndërroja rrugën, që të mos takohesha me të, se simbas zakonit, duhej t'ia puthja dorën! Një gjë të tillë unë nuk desha ta bëja kursesi. Lavdi vetes, se po iki nesër, mbasi kështu do të shpëtoj nga këto dokrra nderimi. Po shkoj pra, por duke qenë i bindur kundrejt kanunit të të fejuarve: "I fejuari s'ka të drejtë...!"

V

**1 Maj 193...**

Mbrëmë arrita vonë në qytet. Miqtë e shumtë, porsa morën vesh, erdhën të më përshëndetnin në banesën time. Profesori G, që në orën 8 të mëngjesit erdhi me gjithë familjen.

- Aman, bre Gjon, ku je se na mori malli! - më tha nëna e profesorit duke m'i shtrënguar duart. Po si ishin babai, nëna, motrat, vëllezërit ...e gjithë familja? Mirë, mirë ishin?

Pola u gëzua shumë kur më pa. Ajo brenda dy-tri javëve ishte zbukuruar më tepër. Ajo filloi të më fliste me dashuri familjare.

"E shkreta, thashë me vete, sa do të dëshpërohet kur të marrë vesh të vërtetën!"

Por unë nuk guxova t'u tregoja të vërtetën, t'u tregoja se isha fejuar. Sa të dobët e ndjeva veten në këtë rast!

Familja e profesorit kishte marrë ushqimet e nevojshme për një shëtitje të gjatë për ditën e parë të Majit. Më ftuan me gjithë zemër edhe mua. Unë nuk doja të shkoja, kinse isha i lodhur nga udhëtimi, por ata ngulën këmbë. Më në fund pranova, por me gjysëm shpirti.

Rrugës u bashkuam me familjen e motrës së nënës së profesorit. Deri sa arritëm te vendi i caktuar biseduam kodra mbas bregut dhe qeshëm. Disa herë Pola me profesorin e zonjën e tij kënduan: unë u shkova mbas dëshirës.

U ulëm nën hijen e disa pemëve, mbi një vend që ishte mbuluar i gjithi me bar të gjelbër dhe me lule të shumëngjyrëshme. Natyra e bukur dhe cicërimat e zogjve na kënaqën shumë. Gjithë ditën u dëfryem nën qiellin e





hapur, mërzitja që më sundonte m'u zhduk, një farë gëzimi m'u shfaq për fejesën time.

"Bëra atë që bëjnë të gjithë, pa gënjyer ndonjë vashë tjetër!" - thashë me vete dhe u mata t'u jipja lajmin mbi fejesën time. Por s'di se si në atë kohë, kur doja t'i nxirrja fjalët nga goja, një fuqi e padukur brenda vetes më ndaloi, ...ma pakësoi guximin.

Mbasi hëngrëm drekën të gjithë, të lodhur nga rruga e gjatë dhe nga dëfrimet, u shtrimë një copë herë si për t'u çlodhur a si për të fjetur. Mua nuk po më zinte gjumi, prandaj u largova ngadalë nga ata, fill i vetëm dhe shkova më sipër, mbi një vend të lartë për të shijuar natyrën. Kur po rrija ashtu i zhytur ndërmjet mendimeve e bukurirave të natyrës, një dorë e butë rrëmbeu të djathtën time, që e kisha vendosur nën hijen e mesit. Ktheva kokën menjëherë. Me habi pashë Polën.

- O, zonjushe, ju këtu?! Nuk ju paska zënë gjumi? - e pyeta.

- Jo, jo! Unë nuk fle ditën e ...sidomos sot - më tha duke ma shtrënguar dorën më fort ndërmjet dy pëllëmbëve të buta dhe duke më parë drejt e në sy me një farë miturie.

E pashë edhe unë. E bukur, shumë e bukur ishte kësaj here. Kishte veshur një fustan të hollë ngjyrë të kaltërt, që i vinte ngjitur, shumë hijshëm mbas trupit. Flokët kaçurela të prera dhe ngjyra gështenjë e hapur, i vareshin nëpër ballin e përanash si fije të holla mëndafshi; qafa e zbukuruar gjithnjë me atë gjerdanin e florinjtë, i dukej si qafë gjeraqine, ndërsa gjoksi, pak i hapur dhe i zbukuruar me ato dy topka të përhershme, ngjante sikur kishte me të vërtetë magnetin fantastik të të rinjve.

- Të ndjeva kur ike, dhe erdha mbas teje...- vijoi ajo.

Unë nuk iu përgjigja, vetëm se zemra filloi të më

rrihte me fuqi, ndërgjegja më ndjeu një farë shqetësimi. M'u kujtua gravata e saj e mëndafshtë, që e copëtova dhe e hodha në liqen dhe bashkë me të edhe *pse-të* pa fund, që më ngjante sikur po i dëgjoja tani. Por tani njerinë vetë e kisha përpara meje. Veten e ndjeja përgjegjës për një punë, që s'duhej të isha fare përgjegjës, mbasi s'e kam dashuruar.

Ajo qëndroi përballë dhe pranë meje, duke ma mbajtur dorën time ndermjet dy duarve të saj, por kësaj here në prehërin e saj. U habita shumë për këtë guxim të Polës! Unë bëra sikur s'kuptoja gjë dhe shikova gjetkë. Ndejtëm kështu të heshtur për shumë kohë, pa gjetur dot një temë bisede. Ajo më vështronte pa pra në sy, duke treguar një farë padurimi, një farë qëndrese, si për të zbuluar një mister , që shekuj me radhë nuk është zbuluar.

- Ama vënde të bukua keni këtu! - thashë më në fund unë. Ajo nuk foli.

- Pa shih këta male rreth e rrotull, këto kodra nën këmbët tona..., këto fusha të gjelbëruara të bëjnë menjëherë rob të tyre!

Ajo përsëri nuk foli.

- Ja atje tej, mbi një kodër, një grumbull shëtitarë tek po vallzojnë. Duket se janë dehur nga rakia dhe Pranvera e bukur. - vijova t'i flas.

As këto fjalë Pola s'i përfilli. Dukej si e hutuar, si e humbur. Kësaj here filloi të më shikojë me dëshpërim. Në fund e humbi durimin: ma shtrëngoi dorën më fort dhe duke rënkuar rëndë, më tha si me gjysëm shpirti:

- Ah, aq zemërgur qënke?!

E pashë me habi: ajo ishte skuqur shumë, një farë djerse e hollë ia njomi fytyrën.

- Ç'kini? - e pyeta.

Ajo u mendua një copë herë dhe pastaj m'u përgjegj me zë të ulët:





- Pse nuk më dorëzohesh, kur ti e kupton fare mirë se unë të ...du..u..a?! - dhe ra në prehërin tim.

Ia ngrita kokën, ia përkëdhela flokët dhe fytyrën, pastaj e largova ngadalë nga unë.

Kështu si bëra me Polën e huaj, kurrë s'kam bërë me Afërditën time. Polës ia zura edhe faqet, edhe flokët, kurse Afërditës sime as që ia kam parë mirë fytyrën. Ç'ndryshim ndërmjet karaktereve të dy vashave: njera më shfaq dashurinë për së afërmi, ndërsa tjetra në heshtje, duke më adhuruar prej së largu. Pastaj, ç'ndryshim zakonesh: Zakoni i katundit thotë: "I fejuari s'ka të drejtë të...", kurse zakoni i qytetit thotë të kundërtën: "...I dashuri - i fejuari po se po, ka të drejtë të ...". Ec e merre vesh po të duash!

Polës nuk doja, ashtu vetëm, t'ia tregoja të vërtetën, se kisha frikë mos i rëndonte keq. Mirëpo, s'di se si, nuk u përmbajta dot:

- Nuk mundem Polë, nuk mund të të dorëzohem, sepse fatin e kam lidhur me një tjetër, tani në kohën e Pashkëve. - i thashë me gjysëm zëri. Ajo u zverdh krejt dhe filloi të qajë.

- Pol-o, mos bëj ashtu, eja në vete! - i thashë për së dyti i frikësuar.

Ajo nuk më dëgjonte më, por vetëm qante, qante pa pra me të fsharë e duke pëshpëritur:

- S'paskam fat!...Mbaroi për mua, s'kam fat!

U tremba se mos pësonte gjë, prandaj fillova ta përkëdhel dhe ta këshilloj:

- Mos Pol-o, mos bëj ashtu. Unë të dua ty si motër, të nderoj me gjithë zemër. Unë për ty nuk jam i denjë, se nuk do të mundja kursesi të të bëja të lumtur. Jam katundar, kam prindër katundarë, kam edhe farefisin katundarë. Në

qoftë se të mirrja ty për grua, do të të mirrja në qafë. Para se të jepja fjalën për fejesë, të kujtova edhe ty, mirëpo e pashë, që nuk isha i zoti për ty, nuk isha i zoti të të bëja të lumtur si të ka hije, prandaj, ... prandaj Pol-o dhashë fjalën për një tjetër, për një që është e veshur me shegune..., për një katuudare! Mos, mos u dëshpëro, moj Pol-o, mbaje veten, se ti ke për të gjetur një burrë shumë më të mirë se unë. Unë dua që të të shoh të lumtur, dua që dashuria e pastër e jote dhe e ime të qëndrojë përgjithmonë në qendër të zemrave tona ashtu si u fillua e pa afruar dhe e pa cënuar, por vetëm e adhuruar! Zemrat tona dua që të jenë fole adhurimi për të dy e për gjithmonë, prandaj mos u pikëllo, mos, Pol-o, mos! - këto fjalë i thashë me dëshpërim të madh.

Por, Pola vetëm qante, duke fshirë herë pas here lotët me një shami ta bardhë të mëndafshtë të dhuruar prej meje dikur. Pastaj e hutuar u ngrit në këmbë, që të ikte duke pëshpëritur:

- Ashtu, ë, ashtu, ë?!...E mjera unë!

Mbasi u largua pak, u kthye së dyti: u duk sikur kishte harruar diçka:

- Na merre! Nuk më hyn më në punë, jepja asaj tjetrës, që ke zgjedhur tani! - më tha me zemërim, duke ma përplasur në fytyrë shaminë e bardhë, që fshinte lotët e saj. Unë nuk iu përgjigja. Mbeta si i ngrirë: as i gëzuar dhe as i dëshpëruar.

"Janë marrëzirat e holla të vajzave të përkëdhelura!" - thashë me vete, duke e parë nga prapa tek po shkonte me nxitim te të tjerët, që po flinin. U shtri edhe ajo pranë tyre...

Sa e përmbajtur, po aq edhe e dobët qënka femra nga ndjenjat! Çudi me natyrën e tyre! Por edhe...marrëzi me veprimet e tyre!- mendova në atë çast,- S'kam gjetur një femër burrëreshë përpara natyrës seksuale të saj; kam pyetur për këtë gjë shumë veta, kam shfletuar edhe fijet e shumë të





diturve, të gjithë më thonë: s'ka grua të ngopur e të plotë! Dhe unë, duke marrë në dorë fenerin e Dhiogjenit po thërres:

- Kërkoj grua të përmbajtur!!!- Por, asnjeri nuk më përgjigjet!

* * *

Rrugës, kur po ktheheshim, Pola qëndroi pas, jo si në mëngjes, që ecte krah për krah me mua.. Kur e shihja ashtu të dëshpëruar, kokëlur dhe me sy të enjtur nga të qarët, më vinte shumë keq për miturinë e saj. Shpesh herë nëna e profesorit e pyeti për dëshpërimin e saj të papritur, por ajo duke tundur kokën iu përgjigj:

- Asgjë teto!

Po kur plaka këmbënguli për të marrë vesh të vërtetën, Pola menjëherë trilloi një gënjeshtër:

- Kur flinja në drekë, pashë në ëndërr sikur më kafshoi një gjarpër dhe nga dhimbja e madhe qava në gjumë. Kur u zgjova, pashë me habi se kisha qarë me të vërtetë.

- U, moj mbeskë, daltë për të mirë, po këto ëndërrat...- ia bëri plaka pa e plotësuar fjalën. Zonja G. kur e dëgjoi ëndërrën, u bë mjaft merak. Megjithatë, mua dhe profesorit këtë ëndërr nuk na i treguan.

- Shiko si janë këto gratë! - më tha profesori mengadalë,-Të mshehtat e tyre nuk duan të na i tregojnë. Nuk e kuptojnë ata se ne i kemi dëgjuar. Por edhe sa rëndësi u japin ëndërrave!

Brënda në qytet u ndava me familjen e profesorit. Pola, nga që s'kishte ç'të bënte, si me pahir ma zgjati dorën, po pa më shikuar në sy. Nuk ma shtrëngoi dorën si herët e tjera, por vetëm sa ma ciku pak atë, si të tallej me mua. Pastaj me profesorin shkuam në një kafene. Atje i tregova

lajmin e fejesës sime. Ai u hodh në këmbë e me një farë habie të jashtëzakonshme më uroi:

- Bashkim i shpejtë, pra! - më tha duke më shtrënguar dorën. - Kurrë nuk e besoja, që të fejoheshe ti me atë mëndje që ke, e sidomos me një katundare! Besoj se tani e ke ndruar mendjen. - shtoi i dëshpëruar, thua se i ra pika.

Ku ta dinte profesori historinë e fejesës sime!

Kur u ktheva në mbrëmje në dhomën time, shaminë e mëndafshtë e ngjyrë të bardhë, që ia kisha dhuruar dikur Polës jo për dashuri rinie, por për miqësi të pastër, e vura në një kuti të mirë brenda në bibiliotekë, për të patur si kujtim lotët e para të dashurisë së saj.

**20 Maj 193...**

Po bëhen pothuaj tri javë nga shëtitja e një Majit, por bashkë me këto po bëhen edhe tri javë nga përshëndetja tallëse dhe e fundit e Polës.

Mendoj, mendoj dhe habitem me vete: A me të vërtetë më ka dashuruar Pola? Atëhere çfarë dreq është kjo dashuri rinie? Unë po! Kam dashuri, d.m.th., gëzohem kur gëzohen të tjerët dhe dëshpërohem, kur dëshpërohen ata. Mirpo, këtë farë gëzimi e dëshpërimi e ndiej edhe për çdo njeri të largët, madje edhe për Polën e për të gjithë...,por asnjë nuk dua të kem pa pra përpara...I dua, por malli s'më merr! E shoh njerinë si njeri për t'u parë, por jo për t'u adhuruar. Njeriu, që do të adhurohet - që do të dashurohet, desha të them - prej të gjithëve a prej një njeriu s'është lindur ende...por as që ka për t'u lindur ndonjë i tillë!

Pra, po them të drejtën, se unë e doja dhe e dua me gjithë zemër Polën, por me një dashuri familjare, ashtu si i dua dhe motrat e mia. Sa herë që ka rënë puna për të kërcyer dancë





me të a të fjalosesha për ndonjë gjë, gjithnjë e nderoja si njeri, pa anuar mendja për keq. E them këtë, sepse ta dashurosh tjetrin ose tjetrën për një punë shtazore, atëhere humbet çdo qëllim njerëzor dhe pastaj është e kotë ta dashurosh!

Por ja që doli në shesh:

- Të dua! - më tha si pa gjë të keqe.

- Fort mirë! Më do? Edhe unë të dua!

U mbarua puna. Mirpo:

- Pse nuk më dorëzohesh?

Ja këtë mister nuk mund ta zgjidh. Për ta dashuruar si motër a si njeri e kam dashuruar, por për ta dashuruar si kafshë, as që më ka shkuar mendja. Por Pola më paska dashur për burrë të saj...për jetën e saj!

Në qoftë se ishte ndonjë tjetër në vendin tim, këtë gjë do ta quante si dashuri rinie; mirëpo unë nuk e quaj, dhe as që kam pse ta quaj ashtu. Po, mik, nuk e quaj: mbasi u njohëm mirë me Polën, ajo është sjellë me shumë miqësi me mua, aq sa më së fundi pati guximin përpara familjes së saj të më jepte një dhuratë. Por kjo s'ka ndonjë rëndësi, mbasi dhurata nuk është gjë tjetër, veçse një shprehje adhurimi njerëzor, një pastërti zemre për njeri-tjetrin. Më vonë miqësia u kthye jo në dashuri familjare, por në dashuri hiçe, në dashuri të rreme, se brenda saj fshihej : "*Të më dorëzohesh!*". Ajo e mendonte jetën, të ardhmen e saj të siguruar fare mirë me mua; veç kësaj, nga që jam i pashëm dhe tërheqës, ajo donte të martohej me mua. Thurr e ç'thur ëndërra lumturie, ëndërra martese. Shiko tani se ku qëndronte dashuria e Polës: tek e ardhmja e saj: është i mirë e nuk do të vuaj: pra : ka dashuri!

Këtë "të më dorëzohesh!", e mbajti të mbyllur në zemrën e saj shumë muaj, me shpresë, se do t'ia thoja unë më parë. Mirpo, kur pa, se s'ia varja veshin fare për këtë punë, atëhere u

detyrua të ma thotë vetë këtë gjë. Por, fatkeqësi për të!

- Pse nuk më dorëzohesh?...

- Pse nuk mund...pse kam tjetër! - Këto fjalë të mia i ranë si bombë. E po atëhere? Atëhere gjithë shpresa e saj e bukur u varros sa pa lindur dhe pastaj, duke mos ditur se si ta mbronte veten, filloi të qajë: qante zemra e saj me lejen e arsyes për lumturinë e ëndërruar, që i vdiq. Puna e saj është porsi një vdekje. Kur vdes njeriu, nuk e qajmë njerinë që vdiq, por qajmë kujtimet që na la..., qajmë pse pa atë na cënohet disi rruga e jetës. Kështu pra, Pola, nuk qau dashurinë time, por kujtimin e lumturisë së saj! Dhe më së fundi...iku!

Sikur të më dashuronte me të vërtetë, Pola, edhe kur ia tregova lajmin e fejesës, ajo duhej të më dashuronte ashtu sikurse e dua unë, me gjithë që jam lidhur me Afërditën. Mirëpo, ajo jo, më dashuronte deri sa e shihte se po shkonte mbarë interesi i saj, por kur e pa se ai ngeci, atëhere ngeci dhe dashuria e saj.

Dhe kështu me Polën u larguam nga njeri tjetri. As me lule pranvere më kujton, as me dhurata, as me të parë dhe as me pamjen e saj të qeshur. Edhe një herë që ra puna të shkoja për urim te profesori, Pola nuk u duk fare në dhomën e pritjes. Ajo që më parë nuk duronte, pa ndejtur pranë meje dhe pa më bërë një mijë përkëdhelje fjalësh, ajo pra, as që pranoi të më thotë një "T'jungjat-jeta!" dy fqesh. Por edhe nëna e profesorit me të shoqen e tij m'u dukën shumë të ftohtë. Ajo puthje në ballë që më dhuronte plaka e profesorit, kujtoja se ishte dashuri e pastër nëne...dashuri që nuk shuhej kurrë; por...sa i gabuar paskam qenë: të puthurit në ballë ishte vetëm një mjet për të siguruar mbesën e saj: për ta martuar atë me mua!

Ah, hipokrizi! Interesi i së mbesës e bëri atë plakë





të zhubravitur të më jepte një të puthur në ballë...e pastaj ku është ajo dashuri rinie?!...Thuamani de, se po vij vërdallë pa kuptuar gjë!

**6 Qershor 193...**

Gjithë ditën kam qenë i gëzuar se u fejua Pola. Mbas dreke, në shtëpinë e profesorit u kryen punët e fejesës.

Nëna plakë gati sa s'fluturonte nga gëzimi, po ashtu edhe profesori. Salla ishte zbukuruar shumë mirë. Një numur i madh miqsh kishin zënë vend rreth e përqark tryezave. Isha edhe unë. Pastaj erdhën edhe grupi i të fejuarit. Dhëndërrit nuk iu ndava fare. Është sekretar i një zyre dhe e kam mik të ngushtë. Mirëpo, nuk e shoh të përshtatshëm për Polën, sepse është i shëmtuar mjaft dhe pak nevrik e jo aq i shkathët, kurse Pola është e bukur e gjithmonë e qeshur. Por,... nuk të vjen rëndë? Kështu e ka kjo Botë: e shëmtuara është krijuar për të bukurin dhe e bukura për të shëmtuarin ; po kështu edhe i ligu për të mirin dhe i miri për të ligun. Është ligj i natyrës, s'ke çfarë t'i bësh.

Mbas pak erdhi Pola. Ajo kishte veshur një fustan të gjatë, tamam si një gocë me fre, jo si më parë! Në mes të profesoreshës dhe një shoqeje të saj eci gjer në mes të sallës me një farë hapi të matur e kryelartë, thua se kalonte mbretëresha e ndonjë ngadhënjyesi të kohës së mesme! Qëndroi përpara tryezës së fejesës me sy të ulur.

Që prej ditës së parë të Majit nuk e kisha parë. dhe tani, që po e shihja, dallova shumë ndryshime: Nga fytyra ishte dobësuar dhe bukurinë e mëparshme, që i shkëlqentë kudo, nuk e kishte më. Duart e saj të bardha e të buta si pambuku, tani i dukeshin disi të vyshkura, dhe ajo vetë

më dukej sikur kishte lënguar muaj me radhë. Por edhe ashtu është: Njeriu, sa i vete puna mbarë është me shëndet të mirë, por kur ndrrohet rrota, i thyhet dhe boshti i vjetër!

Krahasoj tani fejesën time me atë të Polës. Ç'ndryshime për të qeshur gjënden ndërmjet! Kur u fejova, le që nuk shkela në shtëpinë e vjehrrit, por as që ia pashë sytë Afërditës prej së largu, sepse zakoni i vendlindjes thotë: "I fejuari s'ka të drejtë të...!". Kurse Thimi, i fejuari i Polës, bën fejesën në shtëpinë e vjehrrit duke pasur pranë tij edhe të fejuarën: Polën. Pastaj, nga e nesërmja është i lirë të vijë çdo ditë në shtëpinë e vjehrrit për të shijuar përkëdheljet dhe përqafimet e së fejuarës dhe pastaj...çdo mbrëmje kanë për të bërë nga një shëtitje krahpërkrah të dy bashkë. Të gjitha këto do t'i bëjë, sepse zakoni i qytetërimit thotë: "I fejuari ka të drejtë të ...!"

Mbasi mbaroi fejesa, me profesorin vajtëm në dhomëzën e Polës për ta uruar edhe një herë. Për një copë herë mbeti si e ngrirë, pastaj si nëpër dhëmbë më tha:

- Ju faleminderit!

Desha të qëndroja e të bisedoja me të si një herë e një kohë, por...ajo ishte ftohur shumë kundrejt meje. As që pranoi të m'i hidhte sytë vetëm një herë...s'më përfilli!

Kjo papërfillje nuk më duket gjë e jashtëzakonshme, mbasi jeta vetë na e ka provuar më se një herë: dashuria më e ngushtë, ta quajmë kështu këtë here, kthehet në armiqësi më të madhe.

Në mbrëmje u takova përsëri me profesorin. Zumë vend në kopshtin e kafenesë. Fjalë pas fjale erdhëm edhe te fejesa e Polës. Kur ia kujtova atë, ai fërkoi duart dhe me fytyrë të qeshur më tha:

- Aman, Gjon, shpëtuam mirë me fejesën e Polës.

- Pse?





- Si pse? Ne për prikën e saj kishim bërë gati 300 napolona, kurse dhëndërri na kërkoi 150. Pa mendo një herë: 150 verdhushka të tjera kanë për të mbetur përsëri në xhepin tonë.

- Hej, dreq, po për këtë u gëzoke?! - e pyeta me habi.

- Ç'thua, mor derëbardhë, pajë janë 150 lëpushka? Le që unë s'i jepja Thimit më tepër se 200 napolona edhe sikur të bënte puf! A, më fal, në qoftë se Pola e mirrte atë që dashuronte, atëhere me gjithë zemër kisha për t'ia numëruar të treqindat.

- Po pse a ka pasur Pola ndonjë të dashur?

- Ndofta! - ia bëri duke mbledhur supet.

Doja t'i thoja se ai i dashur i Polës isha unë..., unë e jo tjetër, por në dreq vaftë me treqind napolonat!

Tani çuditem me veten time: nëna plakë u gëzuaka, pse i mbetnë të birit njëqind e pesëdhjet napolona nga prika e Polës; kurse unë kujtoja se gëzohej, pse fejoi mbesën. Oh, sa marrëzi, marrëzi me bisht! Mendoj: interesi qënka dashuri rinie, dashuri ...dreqzie! E siguroi të mbesën me 150 napolona, pra e do tani atë..., e do edhe të fejuarin e saj,...e do pse nuk kërkoi prikë të madhe! Pastaj, kushëriri i saj - një goxha profesor! - u gëzua pse i mbetën në xhep 150 napolona nga prika e kushëririës. Mendoj: ndërmjet kësaj babilonie intersash të gjej dashurinë e pastër! De, Botë, de, qënke shumë larashe! Një dashuri e tillë e lindur nga interesi, një dashuri rinie qoftë, a familjare qoftë, - si familja e profesori me Polën, - që lidhet vetëm e vetëm me sende të ngurta e pa shpirt, them pra një dashuri e tillë kurrë mos lulëzoftë në zemër. Unë dua, ja dashuri të pastër rinie, ja aspak! E them këtë, sepse është marrëzi e madhe të sundohet njeriu prej një gjëje pa shpirt...prej një metali! Është marrëzi e madhe të bësh fli veten për atë që i jep

vleftën vetë. Po! Sa mënxyrë e madhe është në shekullin tonë kur mendoj se njeriu është bërë bark, kurse paraja dhëmb, në vënd, që duhej të ishte e kundërta! Edhe tani, nuk e teproj aspak, kur them këtë të vërtetë të hidhur: Të gjithë njerëzit e kësaj Bote i shoh me nga një bark përpara, me nga një strajcë interesi në kurriz dhe me nga një shportë egoizmi në krye. Barku nuk është gjë tjetër veçse qëllimi, shporta-egoizmi është ideali i sotshëm intelektual dhe strajca- intersi është ura, që bashkon barkun me egoizmin: a, po ta themi mbas hipokrizisë së sotme intelektuale: strajca - interesi është ura që bashkon qëllimin dhe idealin. Ja edhe një barazim më i dalluar: barku - qëllimi, shporta egoizmi - ideali, strajca - interesi - ura. Të shikojmë gjëndjen tonë dhe të vajtojmë po veten tonë për këtë mjerim. Po, mjerim i madh botëror, se ja ç'është jeta e puna e jonë: ***Bark - strajcë - interes - shportë - egoizëm*** dhe...asgjë tjetër.

Ja kështu, pra familja e profesorit u gëzua, pse kurseu, kurse Pola, Pola e shkretë, vajton jetën e saj,...grackën e saj. Mori për burrë një të shëmtuar, një nevrik, një jo aq të njohur, një jo aq të sjellshëm...një që s'ka asnjë zotësi për të bërë me vete njerëz të largët...fundi një që nuk i kishte hije asaj: kurse atë që i kishte hije, gojëëmbëlin e bukuroshin Gjon, e humbi: ai u duk sikur e përbuzi! Dhe ka të drejtë të vajtojë: humbi një trëndafil dhe ra në krahët e një gjëmbi! Këtu ka ndryshim, por dashuri më duket hiç!





**7 Korrik 193...**

Kam një muaj që nuk i kam hapur shënimet e kujtimeve. I kisha përplasur atje më një kënd të tryezës së punës pa kujdes dhe gjithë muajin e ushqeja mendjen me marrëzira njëmendësie të jetës dhe sytë i kullotja me dokra të botës. Njeriu s'ka as pse të mendojë thellë, d.m.th., s'ka pse të dëshpërohet për jetën, as ka pse të gëzohet. Vetëm kemi një ndryshim: dëshpërimi të bën të vuash shpirtërisht, kurse gëzimi të bën të gëzohesh po shpirtërisht: mirpo të dy zhduken..., humbasin! Dhe njeriu le të bëjë atë që do: ja të gëzohet, po mundi, se ka shekuj pastaj për të qënë i dëshpëruar e i paqënë! Bëj atë që të teket: kjo është jeta!

Jam i vrarë më nga marrëzirat, jam i ngopur nga dokrrat. Tani si do të gjej ashtu do të veproj, mirëpo,...mirëpo, kam për të vuajtur pa heshtur, sepse zemra ime nuk është mësuar të bjerë në gjumë të gjatë: ajo është mësuar për të bërë zhurmë!

...Bashkë me këto, që duken si vendime të jetës sime, nesër kam për të lënë vendlindjen e Polës. S'kam pse të jem i dëshpëruar për largimin tim, sepse ndejta shumë këtu dhe punën e mbarova. Nuk po kthehem pra i çalë në katund, por si zotëri i mbaruar. Miq bëra plot: me të gjithë ata që duhej, u njoha dhe të gjithë më duan me zemër! Por edhe këtu kam për të lënë shumë teneqera mendore të ra, po, njerëz që kanë lindur me tru ndër këmbë! Këta tipa s'kam pse t'i kujtoj!...Pra do të largohem pa e kuptuar ende dashurinë e rinisë. Po e le këtë për andej nga vëndi im...Dhe do t'i bëhem fli asaj femre, që është e zonja të fitojë zemrën time!

Mbrëmë, me shumë të njohur u mblodhëm në një kafene, ku dëfryem gjithë natën. Kjo u bë për shkakun e

largimit tim. Pra, s'kam gjë tjetër, veç të sjell me vete kujtime të bukura prej këtij qyteti.

Por dale!...Profesori nuk më ftoi për darkë, si më parë, kur ika për Pashkët. As Pola nuk më dhuroi ndonjë gravatë! Atë rrallë e kam parë me të fejuarin e saj, por prej së largu. Kurrë nuk e kam parë të qeshur, gjithnjë nga fytyra më dukej e mvrrejtur. Qeshja e saj e bukur tashmë kishte perënduar!

- Çudi, Pola ime është shumë e turpëshme. Asnjëherë nuk qesh dhe nuk flet fjalë dashurie kur daiim vetë. - më pat thënë një herë Thimi. Ku ta dinte i shkreti, se si kish qenë Pola përpara dhe pse ishtë bërë ashtu tani! Kurdoherë njeriu qëndron nën thundrën e gabimit. P.sh., ai që na duket i turpshëm, mund të jetë i paturpshëm, kurse ai që na duket i paturpshëm, mund të jetë shumë i turpshëm!

Dhe Thimi, të fejuarën e vet e quan të turpshme! Nuk e di i shkreti se ajo, kur është me të, vajton një lumturi të perënduar! Por edhe ka të drejtë deri diku: kur ecin krahpërkrah së bashku, ajo duket si një Perëndeshë, kurse ai si një mundonjës ferri. Prandaj bota, kur i sheh bashkë, pëshpërit: Parajsa me ferrin qënkan bashkuar! Shpesh herë, si me të qeshur, këto fjalë ajo i ka dëgjuar edhe nga shoqet e saja; atëhere si të mos vajtojë për jetën e saj?

Nesër pra po shkoj...po shkoj për gjithnjë. Mbulova me kohë nje zemër femre: zemrën e zonjës P, dhe tani po le në dëshpërim një zemër më të re: atë të Polës. Nga zonja P. veç kujtimit të ngjarjes nuk kam asgjë tjetër; por nga Pola kam shumë: Së pari sjell me vete në një kuti të mbyllur lulet e Vitit të R, të cilat janë shenjat e para të marrëdhënieve tona miqësore, a, në qoftë se do, quaje edhe të dashurisë. Janë të vyshkura tani këto lule, por s'ka gjë: formën e kanë dhe brenda tyre ruajnë lotët e para të gëzimit





të një dashurie që po lindej. Pastaj, në një kuti tjetër mbaj shaminë e bardhë prej mëndafshi, me të cilët ka fshirë lotët e para të dëshpërimit, të një dashurie që perëndonte! E në vetvete ruaj lëmshin e kujtimit, që është thurrur rreth saj...rreth Polës së bukur! Në mes të këtyre kujtimeve po lëvroj pa pushim, për të gjetur dashurinë e njëmendët, por në dorë s'kam gjë. Vetëm arsyeja më përgjigjet: Dashuri rinie quhet ajo, kur dy të rinj a përgjithsisht dy njerëz të dashurojnë njeri tjetrin me gjithë zemër dhe sikur të mos martohen bashkë, dhe kjo dashuri të vijojë edhe mbasi të bëhen nëna e etër me ata që nuk na do zemra...edhe mbasi të kërrusen nga vitet, nga koha! Dashuria e vërtetë nuk perëndon kurrë, sado të forta që të jenë pengesat, sado të shumta që të jenë rreziqet. Pra, dashuri të vërtetë ideale kujtoj, kur të dashurohen dy të rinj e kur kjo dashuri të vijojë në formë ideale edhe mbasi të bëhen prindër me një grumbull fëmijësh, edhe mbasi të mplaken e të vdesin larg njeri tjetrit. Vetëm një dashuri të tillë mund ta marr me mend, ndryshe jo. Por një dashuri e tillë s'është krijuar për njeriun. Provoe vetë: merre mashën dhe gërvishe cipën e dashurisë njerëzore: do të shohim, se mbas cipës së hollë, që është kallaj zemre e që e quajmë ideal, del interesi! Po! Interesi dhe asgjë tjetër! Punë tjetër është, se pse njeriu do ta kallaisi interesin... Këtu mbaron arsyeja, por mbaron me vend!

Por ja, ta zemë se ka dashuri: djali dhe vajza, burri e gruaja dashurohen me dlirësi me njeri tjetrin. Por, - po, ka një por! - Burri e do gruan dhe gruaja e do burrin, jo për atë që është e njëmendët, por për atë që e besojnë se është e njëmendët. Të dy, njeri tjetrin e shohin si të përsosur nga bukuria, nga sjellja, nga ...të gjitha. Pra dashuria është iluzion e jo e njëmendët, jo e vërtetë. Sa më tepër i vijueshëm të jetë iluzioni, d.m.th., sa më shumë kohë t'i shohin dashnorët gjërat

ashtu si nuk janë, por si i besojnë ata, aq më tepër zgjat dashuria. Por...iluzioni i dashurisë nuk është i pafund, është shumë i shkurtër: me vite, me muaj, me javë a me ...ditë. Edhe lumturia e martesës nuk është gjë tjetër veçse një iluzion: afati i lumturisë së saj varet nga afati i vijimit të iluzionit. I martuari dhe e martuara e ndjejnë veten të lumtur deri sa shohin pa pra të vërtetën rreth tyre, jo ashtu si është e si u duket të tjerëve, por si dëshërojnë ata. Kur vdes iluzioni, vdes edhe lumturia. Kaq dhe asgjë më tepër; dashuria është një iluzion, lumturia e martesës është një iluzion, iluzion dhe jo gjë tjetër.

I zhytur do të qëndroj nën këto besime e nën këto dyshime, deri sa zemra ime të tronditet për gjithnjë prej ndonjë zemre të ndonjë femre.

Hë për hë i ngrirë po të them:...Lamtumirë ti, o zemër e mbuluar në harresën shekullore! Kam për të kujtuar ndofta gjithnjë bashkë me fjalët e renditura, që m'i thoshje për dashurinë tënde. Por si jeta jote dhe e Gjençit, ashtu, ndofta do të tretet ndonjëherë edhe jeta ime: për...femër, pse jam ende i ri! Lamtumirë edhe ti, o zemër e Polës, lamtumirë më për jetë, se ndoshta s'kam për të të parë kurrë! Tani u ndamë përgjithnjë! Kështu po rrotullohet jeta, kështu treten veprimet..., kështu humbasin...kujtimet! Por ti, ndofta, do të më qëndrosh e gjallë në zemrën time, ashtu sikurse ishim para se të lidheshim me vargoj. Po të them, në qoftëse më dashuroje me të vërtetë, o Polë, ruaji ato kujtime të paka, që të kanë mbetur, sepse, edhe sikur të martoheshim së bashku, s'kishte për të mbetur gjë tjetër nga jeta jonë e përbashkët, veçse një kujtim..., një kujtim si ky i tanishmi! Doja të të shtrëngoja dorën për herë të fundit, për t'i përmbledhur kujtimet në një çast të jetës sonë, por e pamundur, prandaj së largu po të them, o Polë:

- Kujtimi të ngushëlloftë! Lamtumirë edhe një herë!...





## VI

**17 Korrik 193...**

Porsa shkela në katund fjala u përhap menjëherë: Gjon Zaveri do të martohet. Dhe vërtet kam për t'u martuar: është urdhëri dhe dëshira e prindërvet.

Përpara dasmës, sipas zakonit duhet bërë një "*Natë kuvendimi!*" Kjo natë kuvendimi për mua u bë mbrëmë. Sa gjë e çuditshme ishte kjo natë: Unë nuk mora pjesë, se jam dhëndërr, por atje shkuan babai me grupin e tij: me xhaxhallarët e mij dhe disa miq, që peshonin rëndë nga mendja. Të gjithë ishin pleq të matur. Edhe nga ana e nuses kishin marrë pjesë pleq të matur. Aty, për të shërbyer, për t'u mbushur gotat pleqve, ndodheshin edhe dy moshatarë të mij. Këta ma treguan fije për fije zhvillimin e "*Natës së kuvendimit*".

Është natë interesante; kuvendim i çuditshëm. Në "*Natën e kuvendimit*" caktohet dita e martesës dhe numërohen napolonat në dorë të vjehrrit nga ana e babait të dhëndërrit. Po, mik, kështu e kemi: këtej nga vëndet tona nuset blejnë dhëndërrin. Janë dy veprime krejt të kundërta: Nëpër katundet tona prindërit dëshirojnë të kenë vajza, se me ato mund të fitojnë diçka, kur t'i martojnë, kurse nëpër qytete prindërit dëshirojnë të mos kenë fare vajza, se ato kanë për t'u zhveshur fare kur do t'i martojnë! Të dy anët, si të katundit dhe të qytetit, shohin zgjeben: interesin. Këtu nëpër katundet prindi rrallë çan kokën për t'ia siguruar jetën vajzës së tij. Ai e fejon të bijën me atë djalë, që do ai vetë, s'ka gjë në se dhëndërri qënka krunde nga mendja: mjafton t'ia mbushi vjehrrit xhepat me verdhushka!

Edhe unë, kinse i qytetëruar, pa dashur po tërhiqem nga hunda prej zakonit të vendlindjes: Jam i vrari i tij!

Ja, kështu pra, dje në shtëpinë e vjehrrit u bë pazari i nuses sime: Në fillim biseda filloi me urime e të zbrazura gotash.

- Hajde, krushk, të na trashëgohen pemët tona! - ia filloi babai.

- Amin! Amin! - ia priti Gjika, që kishte zënë vend në krye të vatrës.

- Zbraze, krushku Zaver, edhe një për hatrin tim! -u dëgjua një zë tjetër nga anëtarët e anës së nuses. Kështu, zbraze- e mbush-e edhe për hatrin tim..., edhe një..., edhe një pa fund! Këngët gjëmuan, çuk-çuk përplëseshin gotat njera me tjetrën; urimet nuk pushonin! Ishte një dëfrim, por edhe një mjeshtëri afrimi: Zaveri me anën e këngëve dhe urimeve mundohej për t'ia zbutur zemrën Gjikës, që të mos i kërkonte shumë të holla: kurse ana e nuses me anën e rakisë përpiqeshin për ta zbutur pak krushkun e madh, Zaverin, që të numëronte mbi tryezë aq të verdha sa të hapte gojën Gjika. Pra donin, kur t'ia bënte vjehrri *ga*, babai t'ia priste me *na!* Kur gëzimi arriti kulmin, atëhere filloi pazarllëku:

Mbi kulaçen e sofrës u shtrua një shami e bardhë, dhe babai "*tëk*", hodhi sipër saj 5 napolona, duke thënë:

- Të na trashëgohen! - pastaj, duke përmbysur gotën pyeti: - A mjaftojnë këto, o krushk?

- O, jo, shumë pak! Hidh, hidh edhe më, krushk! - ia priti ana e nuses.

Babai shtoi edhe disa, mirëpo jo, krushqit e xha Gjikës nuk kënaqeshin, por donin edhe më:

- Jo, or krushk! Ç'janë aq, sa për të blerë një lopë!

- E de krushk, hidh, hidh pa të themi ne sa! - ia bënin të tjerët.





Urimet, këngët dhe të përplasurat e gotave kishin pushuar tani. Çdo njeri mbante vesh pazarllëkun. Dëgjoheshin vetëm këto fjalë: *Hidh - mjaft!*

Hidh - thoshnin ana e vjehrrit, kurse, mjaft, thoshin ana e babait: Është gjë e vështirë t'u mbushet koka kaq vetave. Gjithë anëtarët e çdo ane dinë se sa kanë për të kërkuar, ose deri sa duhet të japin: e kanë biseduar përpara se të bashkohen të dy anët, prandaj tani të gjithë ngulin këmbë:

- Hidh! - pa sa ?...Zoti e di!

Dhe plakut tim i duhej të hidhte: i nxirrte lëpushkat e shkreta nga një qese mushamaje të lyer me dyll, ku qëndronin të ngjitura. Për çdo napolon, që hidhte mbi shaminë, nxirrte nga zemra edhe një "ah!", me gjithë që nga fytyra dukej shumë i qeshur.

- E, ë!!...nxirr, krushk, nxirr! - dhe krushku i madh a dhelpra, siç e quajnë fshatarët, nxirrte,...nxirrte, pse s'kishte çfarë të bënte. E kishin mbyllur ndërmjet katër mureve dhe, dhe siç nuk bëja dot gëk unë, kur më foli ai për fejesën, ashtu tani nuk bënte dot gëk edhe ai, pa e mbushur shumën e dëshiruar nga ana e nuses.

Babai u lodh duke nxjerrë një nga një napolonat e shkreta: për këtë njerit nga ana jonë i ardhi shpirti në majë të hundës, prandaj, "*vrik*" ia bëri në këmbë.

- E, Zaver, çfarë po bën? A mos do t'ia falim gjithë shtëpinë Naumit?! Mjaft de, mjaft!

Heshtja pushtoi dhomën, se ishte zëri i xha Petros, që tingëlloi aq ashpër. Është shumë i pasur ky njeri, por edhe e humb deri diku fijen e mendimit! Të gjithë për një copë herë e shikuan me habi, por pastaj Naumi foli me të butë:

- Jo, krushk, Petro, nuk dua të më falni shtëpinë, por dua hesapin! Bija ime është shumë punëtore, e

ndershme, e urtë, trime! As njerit s'ia bën fjalën dy; asnjëherë s'i ka mbetur trapi pa u prashitur, asnjëherë s'ka përqeshur njeri dhe asnjëherë s'ka lënë metë punët e shtëpisë. Vlen pra, prandaj kam të drejtë të kërkoj hesapin!

Atëhere, një tjetër nga ana jonë, filloi të lëvdojë dhëndërrin: i ditur, i bukur, i sjellshëm, me nder, i pjekur nga mëndja, i zoti për çdo punë, qëndron në shkallë më lart se ne...,etj.,etj. Po ku zinin vend cilësitë e dhëndërrit përpara cilësive të vashës katundare, që s'i paskish mbetur kurrë trapi pa u prashitur!!! Është gjë e madhe kjo për katundin tonë.

Biseda u nxeh pak: ana e nuses bënë ç'qe e mundur për ta lëvduar vajzën e tyre; por edhe këta të anës sonë bënë ç'qe e mundur për të më lavdëruar mua! Shpesh herë në netë të tilla kuvendimi, qëllon që edhe të përleshen; por kësaj nate nuk arriti gjer atje, se fjala e parë dhe e fundit e xha Postolit vuri kapakun:

- Mjaft de!

Dhe fjala *hidh* e Naumit me shokë u mbarua. Babai i shkretë kishte numëruar plot njëzet napolona dhe gjashtë palë këpucë! Ja, sa kushtoi Afërdita ime: njëzet napolona, tamam sa një mushkë hungareze.

Pastaj prenë ditën e martesës dhe filluan përsëri urimet e *çuk-çuket* e gotave deri më mëngjes.

* * *

Tani mendoj i dëshpëruar:

Gjithë natën burrat e botës u therrën për çmimin e një vashe: jo vlen kaq, jo vlen aq! Thua se te metali, te një hiç qëndron vlera e njeriut! Ç'ironi për të vrarë veten! Një djalë qytetar vlen 300 napolona, kurse një djalë katundar zero napolona; një vajzë katundare vlen 20 napolona, kurse një vjzë qytetare vlen zero napolona! Thua se djali katundar





dhe vasha qytetare janë sende pa vlerë, janë lecka njeriu! Pastaj, themi se njeriu është i paçmuar, kurse në njëmendësi çmimi i tij vlerësohet në metal...me një gjë pa shpirt, më një hiç! P.sh., Pola mua më blinte për 300 napolona, kurse unë përbuza atë dhe bleva Afërditën me 20 napolona! Sa e rrezikshme është gjëndja shoqërore - martesa - dua të them, me vlera të hollash, sa shpejt i del kallaj dashurisë së rinisë. E...kërko ende, në qoftë se do dashuri!

... Shitu, shitu de, si kafshë, o qytetar, se s'je i zoti të jetosh pa lëmoshën e gruas tënde, se s'je i zoti të dukesh në Botë pa mëshirën e bashkëshortes! E ti, o vajzë katundare, shitu..., shitu si një mushkë, se aq të ka vlerësuar prindi yt!

Po marr shpatën e drejtësisë në dorë dhe po shpall kryengritje femërore, martese dhe po thërras me fuqinë time njerzore:

- Zgjohu, o vashë qytetare, se burri që pyet më parë për prikën tënde, nuk është për ty! Dëgjo dhe mendo: unë që nuk jam, veçse një mashkull, them: "Sikur të isha një vajzë qytetare, burrin tim, që kënaqej jo me gjëndjen time, por me prikën time, gjithë jetën kisha për ta mbajtur nën thundër! Do të isha fare e pamëshirshme ndaj tij, se e kisha blerë me të hollat e mija: ai nuk do të ishte tjetër, veçse një rob i im, një burrë, që nuk i përshtatet të quhet burrë...por burrë i shitur! Në qoftë se do të kisha një burrë, që kënaqej vetëm me mua, pa napolona, atëhere atij do t'i falesha si Perëndi...si Zot, pse do t'i kishte hije!" Po, kështu mendoj unë, kështu duhet të mendosh edhe ti: paraja kurrë nuk të bën të lumtur. Përkundrazi, të prish, të shkatërron! Përpiqu ta formosh lumturinë në zemër, jo me para! - Vepro pra, o femër qytetare, se është koha t'i përbuzësh nderimet hipokrite të burrit, është koha që të bëhesh nënë e pastër, shoqe e mbaruar, e zonjë dhe e lirë në punët e tua. Zgjidh

për shoq të jetës një zot, një burrë të vërtetë..., një. njeri!...Edhe ti, o vajzë katundare, e zhytur në urtësi, vlerësoje dashurinë e prindërve mbas çmimit, që kërkon yt atë nga burri yt. Sa më pak të holla që t'i kërkojë, aq më tepër të duan: dhe sa më tepër të holla të kërkojnë, aq më pak të duan! Është koha për t'u bërë e gjallë edhe ti!

**22 Korrik 193...**

Në shtëpinë tonë sot era e dasmës u ndie më fort se kurrë! Ishim mbledhur të gjithë mbas darke: në një kënd të vatrës qëndronte i mbështetur babai me pipën në gojë. Dukej i qeshur nga fytyra dhe herë - herë përdridhte mustaqet. Pranë tij rrinte nëna, edhe kjo e qeshur. Rreth e rreth vinin motrat, nuset e dy vëllezërve, kushërirat, vëllau më i vogël dhe unë.

Ne në fshat nuk kemi as kanape dhe as kulltuke si në qytet, por mbajmë vetëm ndonjë fron. E gjithë dhoma ishte e shtruar - se shtresa përdorim - ku ishin ulur të gjithë, vetëm unë me Andonin, vëllai i vogël, rrinim në frone. Nja dy javë përpara dasmës, sipas zakonit , vijnë motrat e martuara, kushërirat, tetot etj. dhe ikin pasi mbaron dasma. Prandaj, sonte ishin dhe motrat e kushërirat e mija të martuara.

Në fillim biseda u rrotullua rreth shpotive, punëve familjare e më fort rreth dasmës. Bija e motrës sime, Elenës, mbeska jonë Viterë, shkonte duar më duar dhe buzë më buzë si një kukull. Është tetë muajshe, prandaj, kur e puthim a kur lozim me të, ajo na shikon drejt në sy duke qeshur dhe duke bërë "Gu, gu!". Herë-herë i ngulte sytë tek drita e llambës duke zgjatur doçkat e saj për ta kapur atë. S'kisha çfarë të thoshja, veçse ndjeja një gëzim të madh që





ndodhesha në mes të rrethit familjar. Përmes kësaj gjëndjeje të gëzuar u dëgjua zëri i nënës, që filloi të këndojë:

*Rrinte dhëndërri te shkalla fort i pikëlluar;*
*Mos, djal-o, për kryet t'at, mos rri zemëruarë:*
*Se babai që të ka tynë, s'të lë pa martuarë,*
*Nëna që të ka tynë, s'të lë pa gëzuarë!*

Pas asaj kumbuan zërat e të tjerëve. Melodia gazmore u përhap në atë hapësirë të dhomës duke jehuar tutje, matanë mureve, përjashta fare, në hapësirën pa fund. Dukej sikur ata donin të lajmëronin katundin, se Gjoni me të vërtetë do të martohej këtë javë!

Oh, s'di pse, më mbuloi një farë ndjenje e përzierë..., një farë gëzim - hidhërimi! Ashtu si isha qëndrova si i ngrirë mbi fron deri sa mbaroi kënga: të gjithë këndonin dhe më shikonin me të qeshur drejt e në sy! Pastaj, nëna më përqafoi duke më thënë:

- E, Gjon i im, të gëzoftë nënoçka jote!

Papandehur, atë çast nga sytë m'u rrukulluan dy pika lotë. S'di pse: ndofta u preka nga dashuria e familjes, a ndofta qava rininë që më perëndonte!

Nëna e shkretë, që më do aq fortë, me gjithë të pesëdhjet vjeçët që mban, si nënë e filloi për herë të parë këngën e dasmës: e çeli rrugën. Pastaj u kënduan edhe këngë të tjera, por zemra ime qëndronte gjithnjë e prekur dhe mendja më fluturonte s'di se ku!

**23 Korrik 193...**

Sot pasdreke bëmë celebrimin e martesës. Sa gjë e çuditshme, por edhe tërheqëse është për katundarin tonë mënyra e celebrimit.

...Oborri i Komunës ishte mbushur me gratë e me vashat katundare. Unë me kohë kisha hyrë në zyrë, e herë pas here zgjasja kokën nga dritarja për të parë në se vinte Afërdita! E prisja me gëzim këtë takim të parë me Afërditën, me të fejuarën time. Pra, për herë të parë, sipas ligjit, po afrohej një shpirt i qytetëruar me një shpirt katundari!

Më së fundi u duk Ajo. Ishte me nënën dhe babanë e saj. Sa hyri brenda, qëndroi në këmbë si e ngrirë me krye ulur, thua se e kisha rahur dhe tani po qante! Unë ia hodha një herë sytë: m'u duk shumë e skuqur: cipa e turpit e kishte pushtuar. Por fytyra nuk i dallohej nga shamia, me të cilën kishte mbështjellë kokën dhe fytyrën sipas zakonit.

Arriti çasti i pritur. Kryetari, mbasi mbaroi punën e të shkruarit, na thirri të afroheshim. Qëndruam në këmbë pranë tryezës. Tashmë supi im sa s'puthej me atë të Afërditës. Sa i bukur ishte qëndrimi ynë! Dy të rinj, dy të fejuar, po qëndronin për herë të parë krah për krah! Kjo është një gjë e jashtëzakonshme për katundarët tanë, mbasi s'e kanë bërë ata vetë, por për mua ishte një farë gëzimi, jo i jashtëzakonshëm. Afërdita, kur ndenji pranë meje, ndofta iu duk, sikur i kishte rënë e tërë çatia mbi kokë, nga ajo që quhet "*turp*"! Për këtë, s'ke pse t'i bësh fajtore katundaret tona, mbasi veç me vëllezërit, s'kanë folur me të ri tjetër të huaj.

Kryetari pasi lexoi aktin e celebrimit, na kërkoi pranimin tonë. Unë me gojën plot dhe i qeshur iu përgjigja: "E dua!". Atëhere prindërit qeshën. Qeshën edhe vjehrri





dhe vjehrra bashkë me dëshmimtarët. I erdhi radha Afërditës për të thënë "Të dua!". Ajo bëri sikur nuk donte të thoshte gjë, sikur kishte turp...sikur mungonte diçka..., sikur nuk kishte për të hapur gojën kurrë! Ende më ngjan sikur e kam përpara, kur po zhgaravitej, kur po mblidhte supet e kur po largohej nga unë dhe po i afrohet vjehrrës! Të isha unë kryetar, do të kujtoja se nuk donte të martohej, mirëpo, kryetari i vërtetë duroi, se e dinte turpin e katundareve. Bëri ç'bëri Afërdita, më së fundi u detyrua..., u detyrua nga nëna e saj dhe nga puna e saj e, duke ulur kokën edhe më, tha si nëpër dhëmbë a si nën tokë: "P...o!". Shiko, nuk tha "e dua", por "po!". Është për t'u habitur, në qoftë se një vajzë guxon përpara prindërve të thotë "e dua" për të fejuarin e saj, kushedi se sa të tallura do të dëgjonte nga mjedisi rrethues, por edhe Afërdita, kushedi sa të tallura ka dëgjuar sot nga shoqet e saja për guximin, që pati të thotë një "Po!"....Megjithatë, mbaroi! U përula përsëri i gëzuar dhe nënshkrova aktin e martesës me një Gjon Zaveri. Ora shënoi plot 4 pa 5' mbas dreke. Pastaj të gjithë me radhë nënshkruan aktin, dhe në orën 4 e 10' puna u mbarua. Unë pra, që prej atij çasti, që vura nënshkrimin, u martova ligjërisht. Dhashë fjalën përpara ligjit, por ...ende më duket sikur nuk kam për t'u martuar!

**30 Korrik 193...**

Gjëja, më e pabesueshme për mua doli në shesh: Gjon Zaveri tanimë ka në shtëpinë e vet Afërditën e Naum Gjikës: u martuan:

Që mbrëmë filloi dasma. Gjithë miqtë dhe bashkëkatundarët e mij muarnë pjesë. Desha ta bëja dasmën të thjeshtë, pa shumë të ftuar, por prindërit nuk dëgjuan: Kriza ekonomike në dasma për ta nuk ka!

- Kemi për të të martuar, bir, nuk është shaka! Duhet t'i ftojmë të gjithë.

- Po mirë, edhe gjithë katundin?

- Po, bir, edhe gjithë katundin. Ashtu e kemi zakon. Ata na kanë ftuar në të tyret, edhe ne duhet t'i ftojmë në tonën!

Dhe dëshira e prindërve u plotësua: Dje, që në mëngjes, një grup djemsh, kushërinj të mij, shkuan shtëpi më shtëpi me një plloskë me verë dhe me një strajcë plot me kulaçe në duar. Këta ishin lajmëtarët e parë të dasmës. Mbas darke, vëllai më i madh i ftoi në mënyrë të veçantë duke shkuar në çdo shtëpi. Sa për miqtë e largët, ftesat ishin çuar më përpara.

...Dhe ja, në mbrëmje një babiloni..., një lesh e li sundonte shtëpinë tonë. Gjithëfarsoj fytyrash: të njohura mirë e jo aq të njohura po dalloja: Të gjithë qeshnin, këndonin, vallzonin, hanin e pinin! Orkestra e fshatit nuk pushoi gjithë natën, urimet dhe çuk-çuket e gotave dëgjohedhin pa pra. Mua më ngjante, sikur gjindesha në mes të një shoqërie gazmore, që bën ashtu, si i teket. Vetëm kur dëgjoja fjalët: "Na u trashëgoftë Gjoni!", s'di si, më çponte diçka në zemër dhe më bëhej sikur dëgjoja një pëshpëritje në vesh: "Nesër do të martohesh!". Ishte zëri i ndërgjegjes time, që më siguronte për martesën!

U gdhi e nesërmja..., u gdhi dita e sotme. Së pari e kemi zakon, që të rruhet dhëndërri prej nunkos a prej vëllamëve. Mua më duhej që të bindesha. Ndejta mbi një fron, kurse nunkua, duke bërë kryqin me një "*na u trashëgoftë*", e rëshkiti briskun mbi fytyrën time të butë, kurse motrat, kushërirat edhe nuset e vajzat e tjera ia nisën këngës.

Mbas nunkos, briskun e mori vëllami më plak e mbas tij ai më i vogli, Muzhofi i ri! U bënë tri duar që zunë





mjekrën time dhe në fund dora e katërt, dora ime. Mua më dukej sikur ata - nunkua me vëllamët - po talleshin me mua, ndërsa femrat rreth e përqark po i këndonin me të tallur një loçoje me brirë, që qëndronte nën këmbët e tre burrave.

Pastaj u vesha mirë e mirë me ato pillime, që urdhëronte mbretëresha e sotme e modës për dhëndërrin e mbaruar. Kur po vishesha si i tillë, rreth e përqark më këndonin:

*Zhvish rrobat e djalërisë*
*Vish rrobet e dhëndërrisë:*
*Të të nisë babai dhëndërr.*
*Që të më vesh atë kurrorë!...*

Mirëpo mua më fluturonte mendja gjetkë: jo për dasmën, por... për njëmendësinë e dasmës.

- Hej, dreq! - ndofta ka për të thënë ndonjë. - Ende po çoroditesh nën misterin e një Hiçi të paqenë? Shiko, shiko de, atë që ke përpara! Mjaft, mjaft me dokrra të mistershme.

Ka të drejtë, por edhe kam të drejtë: janë dy të vërteta jo të sigurta, por marrëdhënore; dua të them se asnjë e vërteë nuk është jo e vërtetë! E mua më duhet të qëndroj..., të qëndroj gjithnjë nën të vërtetën marrëdhënore dhe nën jo të vërtetën marrëdhënore!

Në mes të këtij skepticizmi hyri nëna, e cila, sa më pa ashtu të veshur për bukuri, m'u hodh në qafë dhe puth e botë. Ishte gëzuar shumë zemra e saj, që i ngjante sikur po shihte dhëndërr birin e saj të tretë e të vërtetë.

Në orën 9 para dreke u nisëm për të marrë nusen. Kjo është një orë kujtimi, por një njëmendësi e vdekur. Gjithë fshati ishte mbledhur në oborr të shtëpisë sonë dhe të gjithë ishin veshur me rrobet më të reja. Çdo shtëpi dukej

sikur kishte dasëm. Është një shënjë karakteristike kjo e katundarëve tanë: në qoftë se martohet një në katund, gëzohen të gjithë, madje më tepër se dhëndërri vetë. Martesa e njerit është festë e të gjithëve. Për katundarin tonë martesa është një teatër, kinema, koncert, dancë, kafene, kumar etj.etj. Mbasi është në vetmi, ka të drejtë ta ruajë këtë zakon! Tani u jap arsye prindërve të mij, që më thoshin, se duheshin ftuar të gjithë katundarët.

Unë dola në oborr i rrethuar nga motrat dhe nga të afërmit. Të gjithë filluan të më shikonin me habi, thua se nuk më kishin parë vite me radhë. Është edhe kjo një autosugjestion i njeriut: Kur bën njeri një punë, e cila po në atë kohë na le një mbresë, atëhere na duket sikur ka ndryshuar nga trajta e përjashtme dhe ne e vërejmë ate syhapur! Kështu u dukesha edhe unë fshatarëve: i ndryshuar kokë e këmbë.

Jashtë oborrit të shtëpisë më ndaloi nëna: më puthi dhe unë ia putha dorën. Pastaj më spërkati me verë e me oriz dhe u kthye në shtëpi. Ajo pra nuk erdhi me ne, por mbeti në shtëpi, se ashtu thotë zakoni!

Përpara, pas dhe rreth meje po shkonin pleq e të rinj, burra e gra, vajza e djem. Tingëllimi i këngëve naltësohej në hapësirë dhe violitë e fshatit nuk pushonin me *dul - dul-et* e tyre! Nuk dija si ta shpjegoja këtë veprim të një turme të madhe njerëzish: ishte një gëzim, që qëndronte në kulm të jetës, apo një dëshpërim, që qëndronte në fund të jetës?

Shkoja ashtu i rrethuar herë-herë kryeulur kinse nga turpi, dhe herë-herë kryelartë kinse nga puna! Mendoja: Një i ditur ka thënë: "Martesa është posi kështjellë: ai që është brenda, do të dalë jashtë, kurse ai që është jashtë do të hyjë brenda!". Mirëpo, - çudi me mua,- unë as kam dashur ndonjëherë për të hyrë brenda e tani me këmbët e mia po hyj brenda, kinse për të





vërtetuar fjalët e të diturit: "Ai që është jashtë do të hyjë brenda!". Po...jo! Të tjerët më shtyjnë, dhe këmbët e mija rrëshqasin..., rrëshqasin, pse ashtu urdhëron Jeta..., zakoni.

Në oborr të vjehrrit, më doli përpara vjehrra: më tërhoqi me forcë pas palltos (zakon për të qenë gjithmonë i dashur me të), më spërkati, porsi nëna , me verë e oriz, më dhuroi një shami të bardhë të mëndafshtë me një gjilpërë; pastaj më puthi, dhe unë ....Unë që ruhesha aq fort , tani përpara të gjithëve, u përula si një shërbëtor a faltor dhe ia putha dorën! Ç'ironi!

Këtë përulje time motrat dhe kushërirat e përcuallën me këngën e tyrë të këndëshme:

*Prit-na, moj moll e kuqe, prit-na,*
*Po të vjen burri me trima;*
*Me trima të zgjedhurë,*
*Ibrishtim' i derdhurë!*

Po në këtë kohë, gjithë vajzat e katundit ishin mbledhur te dera e shtëpisë dhe po këndonin me gëzim, thua se lumturia qiellore kishte zbritur mbi zemrat e tyre:

*Bën konak, moj gjeraqinë,*
*Bën konak;*
*Bën konak e shtro shtëpinë,*
*Bën konak;*
*Se krushqit ja tek vijnë,*
*Bën konak;*
*Vjen dhëndërri me njëmijë,*
*Bën konak!*
*Gjithë me fustan të holla,*

*Bën konak!*
*- Le të vijnë, mirse të vijnë,*
*Unë të shtruar e kam shtëpinë!*

Atëhere, ende pa hyrë krushqit, te pragu i derës në shtëpi na dolën një grup të rejash nga ana e nuses dhe duke tundur shamitë, nisën të tyren:

*- Pa dale bijë, ç'janë ata*
*Ç'janë ata?*
*- Janë krushqit, o baba*
*O baba!*
*Nis-më të vete me ta*
*O baba!*
*Vish-më rrobet me sërma*
*Me sërma!*

Hymë brenda: një rrëmujë dukej kudo: s'mirrej vesh gjë prej gjëje: këngë, të çukitura gotash, zëra urimesh, violitë e zhurmat e ndryshme të bënin sikur ishe i mbyllur më ndonjë kazan e po të rrokullonin tatëpjetë nënë zhurmën e tij. Çudi me dasmën!

Para se të nisesha, gjyshja më mori më një anë e më këshilloi: "Biro, të më rrish rëndë e jo të më qeshish, se është turp. Të dukesh tamam si djalë shkolle. Kur do të vesh te dera e nuses, fute më parë këmbën e djathtë dhe enën me ujë, që do ta gjejsh në prag, derdhe. Kur do të hysh brenda, kokën mbaje ulur dhe të rrish në fund të sofrës. Të ulesh në fron kur të të thonë. Kur do të pijnë të tjerët, ti të mos pish, as meze të mos hash. Kafenë, që do të të japin, të mos e pish vet, po t'ia japish vjehrrit. Kur do të venë bukë për të ngrënë, ti të marrësh tri kafshore, të parën lyeje





me gjellën e parë dhe haje, të dytën lyeje me gjellën e dytë dhe fute në xhep dhe të tretën, mbasi ta zhytës në gjellën e tretë, hidhe nën sofër, por mos harro, hidhe në atë kohë edhe lugën, që do ta kesh përpara! Kështu të keqenë, të mos hash më tepër, se është turp, se ashtu është zakoni. E. pastaj, pasi t'i mbarosh këto, të ndalesh së ngrëni. Ata do të thonë: "Hë dhëndërr, ha, mos kij turp", por ti të mos i dëgjosh, se ata duan të të gënjejnë. Kur do të hyjë nusja për të përshëndetur krushqit, ti sakëm se i hedh sytë asaj: ti të rrish kokëulur gjithnjë. Kur do të të thonë edhe ty për t'i përshëndetur krushqit, atëhere të ngrihesh e të fillosh duke ua puthur dorën më parë vjehrrit e pastaj me radhë, të gjithëve që janë ulur te sofra. Por kij kujdes: t'u puthësh dorën edhe fëmijëve, edhe vajzave të medha e të vogla, që janë rreth sofrës! Pastaj, kur do të niseni me nusen për në kishë, të mos e kthesh kokën prapa, që ta shohish shtëpinë e vjehrrit, se kështu gjithë fëmijët, që do të bëni, do të jenë si në soj të tyre, kurse ne e kemi sojin më të mirë; fëmijët që do t'i bëni, i duam t'i ngjajnë sojit tonë. Ashtu, ë? Pastaj, mos harro, kur do të kurorëzohesh: të mos qeshësh dhe sytë të mos i hedhësh fare te librat e priftit, se pastaj të zen ungjilli dhe të bije të fikët. Por, edhe një gjë shumë me rëndësi: para se të fillojë kurorëzimi, ti të çlirohesh nga rrobet: të çkopsitish jelekun, pallton, këmishën, t'i lërosh të mbathurat, rripin e pantallonave dhe lidhsen e këpucëve, se kështu biro, në qoftë se të kanë bërë magji për të lidhur, kur të jesh i çliruar nga çdo gjë në kurorëzim, atëhere magjia nuk të zen. Kështu biro! Të keqenë, të mos harrosh gjë! M'u trashëgofsh, e m'u bëfshit të dy me qinje të bardhë! Ashtu, biro, ashtu!..." E ku mund t'i numëroj të gjitha këshillat e gjyshes! Foli shumë, por unë asnjë nuk vura në veprim nga këto këshilla: Veprova si më pëlqente, natyrisht pa u larguar shumë nga zakoni.

Muarmë nusen e u nisëm për në kishë. Në këtë

kohë vashat e fshatit filluan të këndonin si me mallëngjim:

*Më more, o trim, më more,*
*Më more;*
*Nga gjir' i babës më more,*
*Më more;*
*Nënënë ma dëshpërove,*
*Më more;*
*Për këtë të erdhi ndore*
*Më more;*

Kurse këta të anës sonë si të dehur po thërrisnin:

*Mirë ia bëmë krushkësë,*
*Q'ia muarmë të bijënë,*
*Atë më të mirënë,*
*Nuse gjeraqinënë!*

Në ora 11 para dreke u kurorëzova. Një mbresë e çuditshme..., një ndjenjë e përzier më pushtoi në atë çast. Qëndroja krahpërkrah me nusen e rrethuar nga populli. Përpara kisha tryezën me mjetet e kurorëzimit. Prifti filloi punën e tij, kurse unë shihja dhe vija buzën në gaz. Pastaj u vendosën mbi kryet tona nga një kurorë e argjentë. Ndryshim i çuditshëm. Njashtu, me kurorat e kurorëzimit dukeshim si perandorë të kohës Romane!

- Cezar...Cezar, de!! - ma bënte nga pas shoku im i shkollës, Vaska.

Mbas kurorëzimit, u drejtuam për në shtëpi.

E kemi zakon, që dhëndërri të qëndroj përpara, shumë larg nuses, mirëpo unë bëra timen. Ecja krah për





krah me të. Por mos harroni, se kisha lejen e prindërve! Ky veprim imi la mbresë të madhe tek katundarët. U dëgjuan shumë pëshpëritje prej tyre.

Pra, ecja krah për krah me nusen: unë i veshur me rrobe qytetare, ndërsa ajo e veshur allakatundarçe! Ç'ndryshim që kishim dhe çfarë estetike rrotullohej rreth nesh! Zemra më rrihte me shpejtësi, ndërsa mendja ime mendonte..., mendonte turmën, që vinte pas, nusen dhe veten time. Më dukej si një e kremte, ku populli nderonte adhuruesit e vet, por më dukej edhe sikur i gjithë populli na kishte blerë ne të dy, çiftin që po martohej, si lodra fëmijësh për t'u dëfryer tani,...për t'u tallur. Thua se po tallej për marrëzirat tona..., tallej se po futeshim në kështjellë..., talleshin se po lidheshim në vargonj!

Kur iu afruam shtëpisë, vashat e katundit të grumbulluara në oborr, ia muarnë këngës:

*Dil, o nënë, dil,*
*Të bënjësh sehir.*
*Ç'të sjell yt bir,*
*Një thëllëxë mali,*
*Një zog behari!*

Kurse krushqit këndonin të tyret, këndonin dhe vallzonin si të dehur!

Pastaj nusja iu afrua derës: atëhere unë mora një tufë lulesh, e godita tri herë mbi kurriz me to dhe tufën e hodha mbi çati! Po në atë kohë nusja ngjeu gishtin me mjaltë dhe leu pragun e sipërm të derës, kurse nga mbrapa motrat e kushërirat po i këndonin:

*Lyej derën me mjaltë,*
*Ta ëmbëlsosh brenda e jashtë!*
*Nuse, moj u trashëgofsh,*
*Djem e çupa na mbëlofsh!*

Dhe porsa futi këmbën e djathtë në shkallë, filluan përsëri:

*Nuse ku kalle këmbët,*
*Këtu të rënçin dhëmbët:*
*Dhëmbët dhe dhëmballat*
*Eshtrat dhe kokallat!*

Mbas dreke u shtruan tryezat në mes të lëmit. Çdo familje fshati hidhte mbi to nga dy-tre lloje dhuratash për të ngrënë, ngandonjëherë edhe lekë sipër kulaçes. U grumbulluan lloj-lloj të ngrënash dhe mjaft lekë. Unë me nusen qëndronim pranë kreut të vendit, ku kishin ndejtur prifti, nunkua dhe pleqtë: në anën tjetër, violitë e fshatit bënin punën e tyre, kurse vajzat e katundit po vallzonin:

Pastaj, me nunkon në krye, filluam të rrotulloheshim disa herë rreth e përqark tryezave. Nunkua me vëllamët dhe motrat po këndonin duke u ndihmuar nga orkestra, kurse çifti i pasonte më fytyrë të rëndë. Në mbarim të çdo rrotullimi nuses i duhej të bënte "*tahminanë"* e trashëguar!

Aq për të qeshur dhe aq e pashijshme m'u duk kjo pamje, sa zemra filloi të më vuante keq dhe mendja të bënte pyetjen në tym:

- ...o gjithë kjo turmë njerëzish tallet me ne të dy, o ne të dy, dhëndërri dhe nusja, tallemi me të!...

Mbasi mbaroi kjo "komedi", bashkë me nusen i shtimë ujë nunkos, i cili lau duart përpara popullit, thua se ishte një Ponte Pilat, që pastrohej nga mëkatet! Pastaj, në





mes të urimeve të vijuara "U trashëgofshit!", ia hoqi duvakun nuses dhe ja, më doli përpara fytyra e Afërditës! Shikoni pra: Gjithë ato punë nusja i mbaroi me duvakun në fytyrë, prandaj gjatë rrugës nuk kisha parë gjë tjetër, veçse veshjen dhe formën e saj prej njeriu!!

Rrëshkita fare mirë: Shpëtova vetëm me dy puthje duarsh: me atë të vjehrrës dhe të vjehrrit!

Këtë sjellje nuk ma pëlqeu aspak gjyshja, se iu prish qejfi; por edhe pleqve të tjerë nuk u pëlqeu kjo gjë:, se ishin mësuar, që dhëndërri, porsi nusja t'u qëndronte në këmbë dhe t'ua puthte një mijë herë duart, ndërsa të pamartuarve, kjo sjellja ime u erdhi për shtat:

- Bravo, Gjon: hodhe prapa krahëve disa zakone të mykura! - më thanë duke më shtrënguar dorën.

- Aman, po s'durohet kjo: të rrish larg nuses si prej të mallkuarit e t'u puthësh dorën të tjerëve si rrob! - ia bëri një tjetër.

Kishin të drejtë të shkretët. Ndjeva në vetvete një farë gëzimi për dëshirën e tyre për ndryshime në jetën shoqërore të fshatit. Mirëpo, më vjen keq, se ata përsëri nuk do të kenë mundësi t'i largohen këtij zakoni, mbasi janë katundarë të veshur me shajak e që u bije më tepër në sy pleqve. Ndërsa për ta unë isha katundar me veshje qytetare, prandaj çdo ndryshim në sjelljen time, ata e përcillnin me një: "Ashtu është mësuar!".

Që nga lëmi s'jam takuar me nusen: Ajo u qëndron në këmbë dasmorëve, kurse unë vij rrotull... Vallet, këngët dhe urimet ende po vijojnë. Tani, edhe unë po le penën, për të marrë pjesë në dasmë..., për ta shijuar këtë dëfrim, - ta quajmë kështu, të cilën nuk e kisha aq shumë për zemër!...

**31 Korrik 193...**

Dasma vijon ende. Mbrëmë për herë të parë vunë nusen të vallzojë. Nën melodinë e fjalëve, këmbët e saj dridheshin, ktheheshin e rrotulloheshin në masë kohe të caktuar.

*- Moj unaza rreth floriri, rreth floriri.*
*More burrë trim të ri, trim të ri!*
*- Burrën tim të ri ç'e mora.*
*Babanë s'e turpërova!*
*- Moj unaza rreth flori, rreth flori*
*More burrë trim beqar!*
*- Burrënë beqar ç'e mora,*
*Nënën s'e turpërova!*
*- Moj unaza rreth flori, rreth flori,*
*Bota të kanë zili, kanë zili!*
*- Gjithë zili paçin,*
*E nakar mos paçinë!*
*- Moj unaza rreth me ar, rreth me ar,*
*Bota të kanë nakar!*
*-Gjithë zili të paçinë!*
*E nakar mos paçinë!*

Me sa gëzim e shikoja Afërditën tek po e hiqte e para vallen dhe me sa bukuri i nxirrte fjalët e këngës nga goja, me sa holli e përdridhte dorën me shaminë e bashkë me këtë edhe gjithë trupin, sa hije i kishte, thua se po vallzonte ndonjë Orë e maleve! S'di se si: erdha në qejf edhe unë: dje e sot gjithë ditën kam vallzuar "*shtrak-shtruk*", madje disa here edhe në krye të valles.

Mbaroi kjo ditë dhe erdhi ora e parë e natës së





mjaltit, siç e quajnë adhuruesit e femrave! Këtë natë e kam pritur me një farë padurimi, me një farë jete.

Së pari na futën në një dhomë bashkë me nusen. Por erdhën edhe motrat, të cilat bënë disa magjira femre, disa marrëzira, desha të them. Kjo ishte darka e parë, që hëngrëm bashkë me nusen. Po ç'darkë e shkretë! Ajo qëndroi pranë meje, se kështu e urdhëruan, ndërsa motrat përballë. Motra e madhe, Trënda, na dha nga një kafshore bukë. Ja se ku qëndronte puna: Unë, sipas urdhërit, që kisha marrë, çdo kafshore bukë e ngjyeja në një pjatë me mjaltë, haja gjysmën e saj, ndërsa tjetrën ja linja mbi gjunjë nuses, e cila e mirrte dhe e hante! Po ashtu bëri edhe ajo me mua. Kaq ishte darka dhe mbaroi. Nusja qëndronte me të druajtur.

Pastaj, duke kënduar, nusen e çuan në dhomën e fjetjes:

*Amanet, o more djalë,*
*Atë natënë e parë,*
*Ta puthç nusen në ballë!*
*Amanet natën e dytë!*
*T'i puthç faqet dhe sytë!*
*Amanet natën e tretë,*
*Të bësh ashtu si di vetë!...*

E futën nusen brenda, bënë ç'kishin për të bërë, dhe u larguan duke e lënë vetëm.

...Pastaj, unë hodha këmbën te pragu dhe u futa në dhomë. Një ndjenjë e çuditshme pushtoi veten time! Qëndrova në këmbë pa bërë zë fare duke parë me habi: Dhoma shkëlqente për bukuri nga drita e llambës; perdet e kuqe shtriheshin hijshëm përpara dritareve. Për një copë herë më tërhoqën fotografitë e ndryshme të vendosura në

muret, të shkundërmuarit e këndshëm të dhomës më përvetësoi: hodha sytë mbi shtresën e bardhë borë: mbi të ishin shpërndarë gjithëfarë lloj lulesh. Nënkresja e qëndisur prej duarve të saj, dukej shumë e bukur dhe ...për një moment diçka shpuan zemrën time.

Oh! Heshta, heshta të shumta ishin ato...Ishte nata e parë e mjaltit!...Nata e parë e shijimit të përkëdhelive të një femre! Tanimë erdhi ora e ...veprimit.

Ngrita sytë për së dyti. Më një kënd pashë ëngjëllushkën e kësaj nate. Ajo qëndronte në këmbë e veshur me një rrobe të gjatë ngjyrëbardhë e mjaft të hollë, nga e cila dalloheshin të gjitha pjesët e trupit, e që njeriu mashkull goditej përnjëherësh prej diçkaje. Ajo nuk më foli, por as unë nuk i fola, vtëm se e shikoja në sy: ishte mjaft e bukur, e shkreta! E gjatë, pothuajse sa Pola; me dy sy të rrumbullakët ngjyrë kaltëroshe të mbyllur; një hundë pak të hollë e të gjatë disi,...një hundë si qiri; një gojë të rregullt si qëndisma fustani; një fytyrë pak të gjatë dhe të mbushur, ndërsa mbi krye i derdheshin flokët ngjyrë floriri! Tani pra, në dhomë kisha një pulë qumështi, kurse qumështi i pulës rrotullohej rreth zemrave tona!

U afrova pranë saj. Atëhere, fët, dy zjarre më dolën përpara syve të mëndjes: zjarri i natyrshëm, që duhej shuar, dhe një flakë tjetër e largët, por e fortë: Flaka e largët, duke u afruar lëshonte shkëndia, ndërsa vetë shkëndiat lëshonin shkëndia të tjera e kështu me radhë. Më në fund flaka u shua, por shkëndiat u shtuan nga njera tjetra. Ishte jeta e re që fillonte pas kësaj nate.

...Dridhesha si purtekë, pa guxuar të vinja dorë. Dëshira luftonte, arsyeja luftonte: T'i flas, të mos i flas, ta puth, të mos e puth!





Unë, që kam marrë në qafë zonjën P. dhe që ia kam nxirrë jetën Polës së bukur, ...unë, që i kam parë të gjitha femrat si krijesa të jashtëzakonshme, mbeta i ngrirë përpara kësaj krijese,...përpara gruas sime, si e ka pagëzuar bota.

Goja m'u lidh, në vend të guximit zuri vend turpi. Oh, jo, dobësia njerëzore! - desha të thoja.

Nusja e re dukej sikur nuk kishte gojë, por vetëm zemër të pastër. Shpirti i saj fluturonte kundrejt meje, si fluturat kundrejt dritës. Më së fundi ngriti pak kryet: me bisht të syrit, nënë dritën e qepallave të saj, tregoi një farë gëzimi...dukej, sikur donte të thoshte diçka. Po, donte të thoshte atë që thotë goja e çdo femre:

- Shpirti dhe trupi im janë vetëm me ty e për ty në këtë jetë dhe ...në atë jetë. Unë-i im ka për të qenë po me ty; mirëpo...edhe ti si burrë, mbaskëtaj duhet të jesh vetëm i imi!

Atëhere ia shtrëngova dorën e saj të djathtë nëpërmjet dy duarve të mij, sikur doja t'i jipja besën, kurse ajo si e dehur a sikur s'ishte në vete, ra në krahët e mija pa folur! Sipër asaj shtrese të bardhë qëndronin tani dy buzë të puthitura me një trajtë kafshe me dy kurrize, dhe në fund fjalët e vjehrrës:

*Amanet natën e tretë.*
*Të bësh ashtu si di vetë!...*

## ORA KALON 12 MEZI I NATËS

Në dhomat e tjera po dëfrehet: vallet tundin dyshemenë, këngët çajnë tavanin. Ndërsa dasmorët dëfreheshin, unë mbarova punën time. Nusja nuk e ka më gojën e mbyllur, filloi të më flasë. Për pak do të dalim së bashku dorë për dore për të marrë pjesë edhe ne në gëzimin e mbylljes së dasmës.

...Nesër gdhihet një Gusht dhe Gushti më gjen mua të martuar. Por, atë që e kam kërkuar prej kaq kohësh nuk e kam zbuluar: dashuria e rinisë më mbeti mister por si Perëndia!

Që prej kësaj ore, ora po kalon 12 mezi i natës, pra fillon jeta e re, jeta brenda kështjellës, ...jeta e martuar.

- Hajt, jetë të ëmbël, Gjon - po i them vetes me ironi dhe po i mbyll përgjithmonë kujtimet e rinisë...sime.

## DITËT E FUNDIT

...Këtu mbarojnë shënimet e Gjon Zaverrit. Tani e shohim të arsyeshme të tregojmë diçka për ditët e fundit të jetës së tij:

Javën e parë të martesës ishte i qetë. Shëtiste andej-këndej me miqtë e tij dhe të shoqen. Dukej sikur e donte mjaft atë. Shpesh herë shokët e pyesnin se si i dukej martesa. Në fillim ai përpiqej t'i shmangej kësaj pyetje, por pastaj, pa një pa dy , filloi t'u përgjigjej: "Turma merr një vajzë të botës dhe ta sjell në vatër duke të thënë me detyrim: - Ja, kjo është gruaja jote! - E ti je i detyruar ta mbash në vatër e të kujdesesh për të, ndryshe, turma të dënon keq. Ja, kjo





është martesa!". Mbas një jave përsëri u zhyt në mendimet e jetës. Kësaj here rrinte ditë e natë i mbyllur në dhomëzën e tij. Qëndronte i ulur mbi fron, duke u mbështetur mbi tryezë me grushtat e duarve ndër tëmthat e kresë. Nuk shkruante dhe as lexonte gjë, por vetëm mendonte. Harronte për drekë dhe për darkë e, kur e thërrisnin, hidhej nga vendi i trembur. Përkëdheljet e së shoqes nuk i linin më mbresë: U ngop me nusen e re brenda një jave. Me miqtë nuk donte të takohej më, natyrën nuk donte ta shijonte, madje as veten nuk donte ta ushqente. Në mbrëmje e shoqja i fliste duke e përkëdhelur, por ai as që i ngrinte sytë sa për ta parë. Shpesh herë ajo qante përpara tij për sjelljen e ftohtë, por Gjoni as që i thosh ndonjë fjalë ngushëlluese. Mbas dy javësh filloi të mos pranonte njeri në dhomë, madje as të shoqen nuk donte ta shihte ditën. Gjella e drekës dhe e darkës kthehej e pa cënuar. I riu filloi të dobësohej keq. Ai Gjon i bukur, aq tërheqës, aq i pashëm, aq i gjallë dhe aq i zgjuar, ai që me një të parë e me një fjalë të bënte aty për aty për vete, tani ishte ndryshuar krejt: dukej shumë i zbetë dhe shumë i dobët nga fytyra: sytë i ishin futur edhe më në gropëzat e ballit e kockat e fytyrës i ishin ngritur shumë: rrinte me flokë të shkapërdredhura, pa krehur fare, i parruar, me veshje të parregullt, me këmishë të zhubravitur e të shkopsitur, sa që dukej si një vrasës i tmerrshëm a si një njeri i munduar vite me radhë. Ndryshoi kryekëput si nga mëndja ashtu edhe nga trupi. I mbyllur fill i vetëm në dhomëzën e tij herë ngrihej, herë ulej; herë vinte rrotull dhomës, herë përplaste librat, që mbante mbi tryezë, dhe pa rreshtur bënte shenja me duar, me këmbë e me kokë. Ngandonjëherë rrinte i menduar, ngandonjëherë fliste me vete e disa herë zgjaste kokën nga dritarja për të parë qiellin.

- Është diçka atje sipër? Yje, hapësirë, lindje, vdekje. Bote, ë, e përse, përse të gjitha këto? Ku është qëllimi i njeriut, ku është qëllimi i krijuesit të Botës, ku është qëllimi i Jetës vetë, i jetës sime, i Unë-it tim? U martova! .E përse u martova? Ç'kuptoj. Ç'do të kuptoj, por edhe ç'kam kuptuar? - fliste me vete Gjoni. Kishte kapërcyer pragun e logjikës, kishte shkelur mbi dërrasën e kalbur! Pyeste, por përgjigje s'mirrte dot! E vriste fort ndërgjegjia Ishte bërë, pothujase, 23 vjeç, kishte studjuar mjaft, ishte menduar shumë, por..., por po them: veten nuk e kishte kuptuar e jetës s'i kishte vënë re, se nga ç'anë ia kishte kthyer shpinën.

- Është diçka kjo botë, apo asgjë? Ka qëllim, apo s'ka qëllim? Linda! Po pse linda? Jam! Po pse jam? Do të vdes! Po pse kam për të vdekur? Po eci, po nga po vij? Kaloj rrugës, po ku po vete? Jam i humbur e kam për t'u gjetur, a kam për të humbur? Por, kush më humbi, e kush po më gjen: a kush më gjeti e kush ka për të më humbur? Hej! Hej! Hej! Hej! - filloi të murmuriste pa pra Gjoni i ri.

Por nuk e mundonte vetëm Gjithësia: Gjençi i gremisur, zonja P. e vdekur, Pola e zhuritur, e të gjithë këta po i dilnin përpara syve të mëndjes me forma të ndryshme.

- Ajo Botë është hiç. Leni e Botës së Hiçit ka për të qenë e ime në Botën e vërtetë. E ndreq me Shën Pjetrin, me të Tërëfuqishmin e ...me të gjithë! - i ngjante sikur po i thoshte Gjençi, që i dilte gjithmonë atje në greminën e tmerrshme të Kosornikut.

- Gjon pa shpirt, i mallkuar, i tmerrshëm, ma mbylle derën pa kohë, vetëm pse s'më dhe një të puthur! - i ngjante sikur po dëgjonte t'i fliste me egërsi prej së largu zonja P. E Polën, vashën e pafajshme, ëngjëllushkën. që e deshi Gjonin me gjithë zemër me një dashuri fare të pastër, atë pra, gjithnjë e shihte përpara tij duke qarë e duke shkulur flokët, pse





ishte fejuar ky me Afërditën.

Më së fundi filloi të flasë me këta tri vetët; filloi t'i përbuzë, t'i shajë dhe t'i largojë me duar:

- Gjenç, mos fol ashtu, mos më gënje: kur kjo Botë qenka hiç, pa tjetër dhe Bota tjetër, që kujton se është diçka, po ashtu është: hiç! Hajt, hajt qërohu me gjithë dashurinë e rinisë e me gjithë Lenin tënd!

- Zonjë P. largohu po të them, largohu se, ah!, se...

- Po ti Polë, ç'kërkon prej meje? A të kam thënë ndonjëherë se të dua, e pastaj ta kam kthyer fjalën? Hajt, unë s'dua asnjë, ...as veten time!

Këto ishin disa nga fjalët, që thoshte Gjoni me vete, por që i kishin dëgjuar edhe anëtarët e familjes.

Gjithë muajin e kaloi me fjalën *hiç* në gojë.

- Kot u linda, kot jetoj, kot ha, kot pi, kot fle, kot do të vdes, kot i gjallë, kot i vdekur, ...kot çdo gjë! Bërtiste ngandonjëherë. Filozofia e të menduarit larg i kishte shteruar. S'e gjykonte më Botën. E shihte shumë larg fundin dhe...qëllimin asgjëkundi. Me fjalët *kot* e *hiç* përfundonte çdo pyetje e çdo përgjigje. Njeriut të sotshëm mund t'i duket se Gjoni nuk është i kohës, përkundrazi ai është i kohës, se koha e sotshme e bëri të mendojë ashtu. Ndofta shumë i ri e filloi punën nga lart. Megjithatë, nuk u gënjye nga ndonjë Mefistofel! S'donte të dinte aspak për dreqzira; s'donte të besonte aspak për të qënme me katër dimensione, sikurse humbet përgjithësisht sot mendja e të miturit, e njeriut pa tru - desha të them - me djaj e me xhinde. Gjërat që dukeshin e që prekeshin i ngjanin sikur po i bënin pyetjen pa fund: *Pse?* Jeta e pyeste: *Pse?* Vdekja e pyeste: *Pse?* E Gjoni i ri po mbytej ndërmjet *pse-ve* të pafund!

Mbas një muaji, d.m.th., ditën e parë të Shtatorit, Gjoni u duk shumë i qetë. E përkëdheli të shoqen, qeshi me

familjen, bëri disa shëtitje në katund dhe drekën e hëngri bashkë me të shtëpisë. Atë natë nusja me prindërit e Gjonit ishin ftuar në gosti. Gjoni nuk vajti, mbasi ishte shumë i dobët nga shëndeti. Kur u nisën për në gosti, Gjoni i përshëndeti prindërit me mall dhe e puthi nusen edhe një herë. Qeshi pak me atë dhe e përcolli deri tek shkallët. Afërdita, mend fluturoi nga sjellja e bukur e burrit. Ishte hera e parë që po nisej në gosti me aq gëzim: Fundi i fundit, mendonte ajo, kishte fituar zemrën e burrit të saj.

Atë natë Gjoni u mbyll shpejt në dhomë. Andej nga mezi i natës u zgjua i trishtuar: Dhoma i dukej plot me njerëz të panjohur e të gjithfarshëm:

- Jemi mendjet e mëdha të dikurshme të Botës, si na ka pagëzuar njerëzia: Homer, Sokrat, Platon, Aristotel, Virgjil, Dante, Khajam, Descartes, Kant, Bacon. Gëte: sofistë, edonistë, epikurianë, elektrikë, pesimistë, stoikë, skeptikë, mistikë, marksistë, realistë etj., etj., të gjithë jemi përpara teje dhe të gjithë të futur në kallëpin e nihilismës. Po të themi: s'kemi qenë ndonjëherë të njëmendët, as jemi të njëmendët, por as kemi për të qenë të njëmendët. Kur ishim në Botë, dokrra thamë, kur u larguam nga Bota, dokrra lamë dhe tani njerëzia mbyt kohën me dokrrat tona. Largohu nga dokrrat tona, por ...futu në rrethin tonë. S'ke nevojë për imitim! I zhytur je, por eja të mbytesh tani. Çdo njeri është një mendje e madhe, por edhe çdo njeri futet në një zero të madhe... Beso, se të flasin Hiçat dhe Unë-it tonë, por dhe ...Hiçi dhe Unë-i tënd!...-Këto i ngjante sikur i dëgjonte kur po dilnin menjëherë nga gojët e atyre të panjohurve, që kishin mbushur dhomëzën: Pastaj iu shfaqën haluçinacione krejt të kundërta.

Ai kishte qëndruar larg në hapësirë dhe jetën e shihte tek po digjej nën zjarrin e Hiçit. Jetën tani e





përfytyronte si një gjë të dukshme, por Hiçin e përfytyronte si një gjë të lëngëshme, as të ngurtë, por as edhe flurore, megjithatë, për një çast, Hiçi i dukej si një gjë që digjte pa rreshtur jetën, si një zjarr i tmerrshëm, por përsëri i padukur. Pastaj? Përkundrejt Tokës, shumë larg, shihte një errësirë të tmerrëshme, një kaos pa fund e shumë të frikshëm të hapësirës ku hidheshin dhe zhdukeshin përgjithnjë yje, kafshë, sende, krijesa e në mes tyre po rrokullohej si top Toka jonë me gjithë krijesat për t'u futur edhe ajo në errësirën e tmerrëshme, që e kishte pagëzuar edhe këtë një *Hiç* a *Botë tjetër*! I ngjante sikur po e shihte me të vërtetë këtë mjerim dhe i dukej sikur po zvarrisej edhe ai pa dashur në këtë Hiç...Nuk donte më: U ngrit i trishtuar nga shtrati, hapi derën me shpejtësi dhe ...humbi në errësirën e natës.

Të nesërmen më dy shtator, valët e liqenit kishin sjellë në breg të fshatit një kufomë të enjtur. Ishtë ajo e Gjon Zaverrit!

* * *

Vdekjen e kishte vendosur me kohë, se po atë ditë, brenda në fletët e librit të Faustit të Gëtes, gjetën një letër të shkruar para dy javësh. Kjo letër ishte si një dhiatë për njerinë. Ndërmjet të tjerave aty shkruhej:

*"...Njeriut duhet t'i mbushet koka, se shkrimtari është gënjeshtar me bisht, se filozofi është vrasës i pamëshirshëm! Po fillove të ecësh pas gjurmëve të filozofëve, më mirë mos u marto, se nuk do të jesh i zoti as për bashkëshorten e as për veten tënde, dhe, në vend që të marrësh në qafë veten, ke për të vrarë dy a më shumë vetë. Filozofia nuk është gjë tjetër, veçse një mjet vrasjeje. Ajo i ngjan një vajze shumë të bukur nga pamja, por që vjell parreshtur vrer nga goja: a më mirë:*

*Filozofia i ngjan një kopshti me lule të shumëngjyrëshme e të bukura punë e madhe, por që kanë erë helmi: kur i sheh këto lule aq të bukura, shtihesh t'i këputish e t'i futish me gjithë zemër në gji, por, kur u merr erë, të helmojnë e të shtrijnë të vdekur përdhe! Do të jetë i lumtur pra vetëm ai që nuk e përfill filozofinë, por më i lumtur do të jetë ai që do ta shohë jetën me syrin praktik, duke kundruar vetëm gjeninë shpikëse dhe që do të synojë lumturinë të ndehur mbi fushat pjellore, mbi livadhet e bleruara dhe mbi pyjet hijedëndura të gjitha të mbështjellura me velon e dashurisë njerëzore. Po, kështu: Më mirë të sundohesh prej sendi të pashpirt, por të dukshëm, se nga filozofia, që është një gjë e padukshme! Më mirë të jesh vrasës me pushkë, se sa vrasës me mendje. Me pushkë vret disa njerëz, por me mendje vret një turmë njerëzish!*

*...E di se librat më larguan nga jeta dhe filozofia m'i humbi ndjenjat si njeri. Për mua dashuria nuk paska lindur, për mua njëmendësia nuk qënka krijuar! Kam lindur i tepërt në këtë Botë, jam ulur gabimisht në këtë sofër. Për mua, që kam dashur aq fort për t'i ndrequr disi të metat e njeriut, s'ka të afërm në këtë Botë, por...as që jam vetë i afërm i vetes sime. Po tundem si kallam në mes të Oqeanit dhe shpejt e shpejt dua të zhytem në detin e pafund. Dhe kam për t'u zhytur, mbasi si i gjallë qënkam, si i vdekur qënkam, për mua është një!*

*...O njeri, po shkoj! Po shkoj dhe po të jap fjalën - mbas atij njeriu të pastër, që s'është ndotur me filozofi, se, po të lindem për së dyti në këtë Botë, kam për të ditur si të jetoj: Kam për të ditur se është shumë më mirë të jesh njeri me kërrabë në dorë e me gunë krahëvet, se sa një njeri me kalem në dorë e me gravatë në qafë! Çfarë simbolizimi! Kërraba dhe guna ndahen mbi njerëzit e lirë,*





*kurse kalemi dhe gravata kacafyten mbi njerëzit skllevër!...Po, atëhere, të jesh i sgurtë se mendjen kam për ta kulluar vetëm në gjërat e njëmendëta dhe s'kam për ta lëshuar aspak drejt reve si këtë herë! Ashtu, po atëhere, por një herë tani po ...shkoj, po shkoj para kohe, se ndoqa gjurmën e filozofëve, e ...vrasësve! Unë jam penduar për këtë rrugë, por nuk e mbaj dot veten. Edhe ti, o njeri kupto pak se ç'dua të të them me këto fjalë!*

*...Asnjeri nuk dua të m'i fali ato që Bota i quan mëkate, mbasi edhe unë nuk po fal njeri, sidomos filozofët. Për mbas vdekjes për trupin tim jam një Dhiogjen.. Le të kalbet atje ku do të përplaset, herën e parë, le të shqyhet prej atyre kafshëve, që do ta gjejnë të parët. Por, në qofië se njerëzia nuk duron një gjë të tillë e do të dojë për të më kallur në dhe, atëhere po shfaq një dëshirë: Të më varrosin në vetmi, i rrethuar me driza e me ferra, pa derdhur as lotë e as vaje, pa ndarë gjë për shpirt dhe pa mbajtur zi, sepse për mua:*

*Bota e Hiçit, prej Hiçit, për Hiçin.*
*Rrotullohet rreth qëllimit të Hiçit!*

Fshatarët e varrosën me nderime të mëdha intelektualin e tyre të vetëm, por në vetmi. Përmbi një kodër, që sundon fshatin dhe ku fryn era e paqme nga të katër anët dhe nën hijen e një trëndafili të egër është vendosur varri i thjeshtë i të riut. Sipër nuk ka as emër, as datë e as shenjë; vetëm se janë shkruar fjalët e tij të fundit:

*"Bota e Hiçit, prej Hiçit. për Hiçin.*
*Rrotullohet rreth qëllimit të Hiçit!*

***Një i ri që ndoqi gjurmët e filozofëve.***

**Fund**

## PIKËPAMJET SOCIALE E PSIKOLOGJIKE TË ROMANIT "PSE?!..."

Arian Spasse

### SI LINDI ROMANI "PSE?!..."

Në zonën e Dropullit, Sterjo Spasse shkeli për herë të parë më 17 shtator 1932. Ai u mahnit nga bukuria e luginës së Drinos, nga vargmalet e malit Bureto, nga shtëpitë si fole zogjsh, me çati me rasa guri të fshatrave Derviçan, Goranzi, Dhrovjan e Vanistër, që shtrihen mbi kodrinat dhe pllajat e malit të Gjerë.

Derviçanin, ku pas mbarimit të Normales së Elbasanit do të fillonte punën si mësues i gjuhës shqipe në shkollën fillore, e gjeti me 300 shtëpi e 1700 banorë, me 6 kafene, dy berberhana, dy furra, një kasap, 10 dyqane e një ëmbëltore, ku llaçkoviteshin më tepër fëmijët me pastat me krem, që i gatuante "Amerikani".

Në rrugën kryesore vozisnin 4 automobila, shkonin e vinin tre priftërinj në katër kisha. Burrat visheshin allafrënga, ndërsa gratë me fustane ngjyra-ngjyra. Herrët në mëngjes fshati fillonte e gumëzhinte. Fshatarët me shata e lopata nëpër duar shkonin në fushë, ndërsa gratë me bucela ngarkuar në kurriz, mbushnin ujë në çezmën e hyrjes së fshatit. Të dielave, e sidomos të kremteve, i tërë fshati ishte në festë. Mbasditeve të këtyre të dielave e të kremteve, nuset, vajzat dhe gratë, të veshura me ato rroba të mahnitshme dropullite, me ato lahuritë e mëndafshta të bardha në kokë, që ngjanin si shtojzavalle, ia mermin këngës deri në kupë të qiellit dhe hynin në valle afër sheshit të përroit, prapa shkollës, ndërsa burrat zinin vend në këfenetë përballë,





duke soditur vajzat dhe nuset. Këngë, valle, muhabete, të qeshura. Plot djem vinin nga Gjirokastra deri këtu për të "kullotur" sytë. I dukej me të vërtetë sikur derviçionotët ishin fshatarët më të lumtur në botë.

Sterjoja që e kishte të vështirë për t'u shkrirë menjëherë në këtë mjedis të gëzuar, nga kërshëria e tepërt, zgjaste kokën nga dritarja e vogël e katit të dytë të shkollës, që ndodhej pranë kishës kryesore dhe shihte, ndiqte me vëmëndje gjithë ceremoninë.

Ditët e shtuna, nga kjo dritare, ai vinte re një fenomen tjetër: I tërë fshati jetonte në një ankth të madh:

- Erdhi, erdhi, erdhi! - dëgjoheshin zëra të lartë.

Plaka, gra, nuse vraponin drejt Mesahorit, lagjja e mesit të fshatit, ku ndalte postjeri me mustaqe të trasha, me një çantë të madhe varur krahëqafë, duke mbajtur kalin e kuq për kapistre. Mbas pak ai do të shihte se si këta njerëz do të ktheheshin, dikush duke tundur letrat e disa duke zvarritur këmbët të dëshpëruar.

Kur u familjarizua me nxënësit dhe prindërit e tyre, kur filloi të hyjë nëpër familjet e ndryshme, u njoh më mirë me hallet e derviçiniotëve e në përgjithësi të dropullitëve, deri në Jorgucat, deri në Sotirë...

- Si ta quajnë babanë? Ku e ke babanë? - i pyeste shpesh nxënësit.

Dhe ata i përgjigjeshin:

- Nuk e kam njohur, më ka lënë në bark të nënës. Ka ikur në kurbet e aty ka mbetur....

- Mua më ka lënë 3 vjeç e ka ikur ne Amerikë...

Pak nga pakë Sterjoja filloi të kuptojë hallet e Dropullit, që ishin aq të ngjashme me ato të Gllomboçit, vendlindjes së tij...Ai argëtim i derviçiniotëve, si dhe i bashkëfshatarëve të tij qe nga përpjekja për të harruar shqetësimet e përditshme. "Pse?!..."- pyeti padashur veten Sterjoja.

- Ruaju nga vajzat, se mos të bëjnë magji dhe pastaj

martohesh e mbetesh këtu! - i tha një ditë një plakë derviçiniote.

Sterjoja qeshi me gjithë shpirt.

- Qesh ti, qesh, por sa ta mësosh greqishten, ke për të parë se si vajzat do të të dërgojnë letra dashurie, petulla e shumë gjëra të tjera. Nga hyrje-daljet nëpër shtëpi dhe nga bisedat me njerëzit, Sterjoja kuptoi se fshati kishte shumë vajza dhe thuajse aspak djem. "Pse?!..." Gratë dhe vajzat ishin pak të zeshkëta, por mjaft të bukura...

" Pse, pse të mbeten këto vajza pa martuar?!"- kujtoi burrat e fshatit të tij kurbeteve, ndërsa gratë dhe vajzat vuanin aty e rrinin pa burra.

Familja e tij në fshat jetonte në rrogoze, në thjeshtësinë varfanjake më të madhe, për të mos thënë në varfërinë absolute dhe të mbytur në borxhe.

- Pse të jetojë ashtu?...

Sterjoja u nis për Derviçan në kohën posa ishte martuar me fshataren Nikolinë, e cila e veshur me xibun e opinga ropatej dimër e behar në fshat me punët e bujqësisë e në mal me punët e bagëtisë, ndërsa gratë e shokëve të tij në qytet, veshur me fustane punë e madhe bënin makjazhe e tualete përpara pasqyrave, duke kuvenduar njera me tjetrën për romancat sentimentale.

"Pse kjo botë është ndarë më dysh, disa të ropaten, disa të pispillosen?!..."

Forca e zakonit e kishin detyruar atë të martohej me një fshatare, po kjo forcë e zakonit nuk e lejonte ta merrte me vete atë atje ku do të punonte.

"Pse? Atëhere pse u fejova, pse u martova? Çfarë intelektuali jam unë, kur nuk jam në gjendje të shpëtoj nga okubetet e fshatit prindërit dhe vëllezërit jo se jo, por as gruan time?!" - mendonte atëhere Sterjoja.

Në këtë kohë ai u godit mjaft shpirtërisht edhe nga një ngjarje tepër e shëmtuar, ( "Shëmtirë mesjetare" - siç do ta quante më vonë), që ndodhi me bashkëfshatarët e tij





të Goricës, të cilët u shpërngulën me forcë nga vatrat e tyre shekullore nga Maliq Bej Frashëri i ndihmuar nga ushtria e qeverisë së kohës.

"Pse?!..."

Edhe kur binte në kontakt me shokët e Normales si me Vasil Vaskën e Vasil Kushin, me kolegët e tij në Derviçan Veledin Zenelin e Ruhije Basharin, apo kur takohej në Gjirokastër me Petro Markon e në Korçë me Kapën (Kristaq Cepën) dhe Chri-Chriun (Nonda Bulkën) vinte re turbullirën shpirtërore që ekzistonte edhe tek ata. Edhe ata pyesnin: "Pse të ndodhë kjo? Pse të bëhet kështu? Pse ashtu?". Dhe kjo "Pseja" ndoshta e thënë ashtu kot, rastësisht, në muhabete e sipër nga ata, Sterjos i ngjitej shumë në subkoshiencë. Kjo pyetje në vetëdijen e tij mori përmasa më të gjera, filloi t'i bëhej si një lajtmotiv, që e brente përbrenda kudo që shkonte dhe çfarëdo padrejtësie shoqërore që shikonte.

Sa tronditëse aq edhe protestuese i dukj kjo pyetje. Shtrëngonte dhëmbët. Bënte të qeshte, nuk qeshte dot. Edhe herë të tjera ishte ndodhur në gjëndje të tillë shpirtërore, por atëhere lehtësohej me ndonjë shkrim që botonte në gazeta të ndryshme, a me ndonjë letër që u shkruante shokëve. Ndërsa tani, as letrat e njëpasnjëshme që shkruante për në fshat, as letrat që i vinin nga i ati dhe miqtë nuk e qetësonin. Ai ndodhej në një gjëndje tepër të ngarkuar.

Pra, i ndodhur nën trysninë e realitetit të dhimbshëm në gjithë vendin, dhe nën përshtypjet e librave të shumtë filozofikë, që kishte lexuar deri në atë kohë, ai u vërtit si i përhënur rreth dhomës së tij në katin e dytë të shkollës së Derviçianit, e pastaj u ul në tavolinën e vogël. Mori ca fije letrash dhe filloi të hidhte rreshtat e para:

*" 1 Tetor 193.... Fill i vetëm po qëndroj në dhomën time. Ora është 10 mbas darke dhe një errësirë e frikëshme ka mbuluar katundin...Po! ...Mendohem me të vërtetë dhe nuk e di se sa mendime e çpojnë këtë minutë kokëzën time. S'di se*

*si: zemra më vuan keq pa ditur "Pse-në", kurse truri pyet dhe përcjell pa pra mendime...mendime dhe asgjë tjetër..."*

Ishte e djela e 7 majit e vitit 1933, ora 8 e darkës, kur Sterjo Spasse nisi të shkruante romanin e tij të parë: "Nga jeta në jetë, Pse?!..."

Dhe duke punuar nat e ditë e mbaroi pas disa muajsh: mbasdreken e së shtunës të datës 25 .XI.1933 i vuri pikën e fundit romanit. Menjëherë ndjeu në vetevete një lehtësi të çuditshme. Ishte ndjesia e shkrimtarit kur mbaron një vepër të ndjerë. Ndenji një copë herë i trullosur dhe i lumturuar. E shfletoi disa herë dorëshkrimin. Lexoi disa pasazhe të tij. Iu duk çudi, që ai vetë të ishtë autori i atij dorëshkrimi. Shkaraviti përsëri, ndreqi e korrigjoi nëpër të e pastaj iu rifut punës për ta hedhur në të pastër. Recenzentët e parë ishin Petro Marko, Vangjel Koça nga Gjirokastra dhe Veledin Zeneli, drejtori i shkollës. Sipas sugjerimeve të tyre bëri korrigjimet e duhura dhe në vitin 1935 doli në Korçë si botim më vete, fillimisht në disa numra të gazetës së Korçës (9 maj-9 gusht 1935) me titullin e plotë "Nga jeta në jetë, Pse?!...", ( Kurrë kjo gazetë nuk kishte patur aq lexues, se sa ato muaj kur botohej ky roman) ndërsa si libër më vete doli në qarkullim në nëntor të vitit 1935 dhe si ribotim në Tiranë më 1943.

Dalja e këtij romani "...Ishte me të vërtetë një revelacion për botën letrare shqiptare dhe për vetë emrin e Sterjos" do të shkruantë në parathënien e tij Vangjo Nirvana (Vangjel Koça).

Filluan njeri pas tjetrit të gjithë organet e shtypit ta reklamonin këtë roman. Do të shkruanin gazetat "Drita", "Besa", "Koha e re", e revistat "ABC", "Diana", "Illyria", "Bleta", "Java", "Populli" të Tiranës, gazeta "Shtypi", revista "Leka", "Gazeta e Korçës" dhe revista "Rilindja" të Korçës etj.etj.





## DISA MENDIME TË KOHËS

"Gazeta e Korçës" në disa numra me radhë, ndërmjet të tjerash do të shkruante: "*...Penda artistike e Sterjo Spasse përshkruan me ngjyra të mallëngjyeshme jetën e nja djaloshi pesimist. Problemi i dashurisë është pika kryesore rreth së cilës vërtiten personat e romanit. Zakonet tona dhe veçanërisht ato të fejesës dhe të martësës janë pikturuar me saktësi të ndërgjegjshme. Nuk duhet të mbetet njeri pa kënduar këtë libër helmi dhe melankolie*"

Vangjo Nirvana, në parathënien e romanit ndërmjet të tjerash do të shkruante: *"Pse-ja" është " roman që del nga rrethi historik patriotik dhe një roman i ideve në Shqipëri.... Filozofinë e Gjon Zaverrit për jetën njerëzore e përmbledh më mirë fjala e vjetër: "Më mirë ndenjur se sa shtruar, më mirë vdekur se sa gjallë"...Gjon Zaveri është një pjellë e thjeshtë e Niçes, Shopenhauerit. Tolstoit. Në filozofinë e tij është një tip patologjik i zhveshur nga karakteri i socialitetit. Të mos mundi njeriu të dashurojë, kjo është një sëmundje patologjike...Kështu "Pse-ja?!..." është romani i mohimit, që përmblidhet në divizën "Bota e Hiçit, prej Hiçin. për Hiçit, Rrotullohet rreth qëllimit të Hiçit"...Mohimi është filozofi e njeriut të dështuar, sikundër është një tip i dështuar edhe Gjon Zaveri. Njeriu s'mund të rojë pa një ideal të lartë. Pikërisht, kur vjen te mungojë më "Pse-ra?, sa një ditë i mbyllur në atë dhomëzën e tij të vogël në Derviçian, si të ishte mbyllur në "kullën e filidishtë" u ul e filloi të shkruajë..."*

Gazeta "Koha e re" (Tiranë 15 dhjetor 1935): "*Ky roman meriton të këndohet e të studiohet, mbasi ka një vleftë shoqërore, nga mjeshtëria e shkrimit, nga tema e sidomos shoqërore, cilësira që librin e bëjnë tërheqës...do të ketë edhe përshtypje të thella*".

Zef Valentini në rev."Leka" (nr.1 Skodër 1936):"*Një tjetër roman i pesimizmit! Ma zi, origjinal.*

*Autori pra asht simpatik, pse burrnisht e lajmon se ç'shfrytëzim ka libri, tue vu në ballë esergun "Bota e Hiçit, prej Hiçit, për Hiçin, rrotullohet rreth qëllimit të Hiçit!..."*

*Asht simpatik se duket si njeri i shqetësuem sinqerisht për të vërtetëtën që kërkon...*

*Asht simpatik pse, ndërsa duket se Hyjnin e mohon, në të vërtetë ai mohon vetëm një Hyjni që atij i duket e veshun, në kuptim tradicional, me do cilësi që s'i përshtaten, kurse ai e do me cilësira të tjera, që i duken ma të mira... Pasqyrë e gjallë e mentalitetit të sa të rinjve, që botën e vjetër shqiptare e shofin as të ndërtueme, as të projektueme, e një mësues, as një theori drejtuese të shëndoshë nuk kanë pasë e me gjithë këtë kërkojnë...kërkojnë...e s'gjejnë... Libër i vërejshëm, libër që ma theku zemrën, libër që autori s'do ta botonte duke kërkue një kohë ma të përfundueme të jetës së vet për t'i shtue kaptinën e fundit".*

Demo Koti (Petro Marko) gaz."Shtypi" (nr.13.V.1937): *"...Spasse-ja përpiqet të pasqyrojë kaosin e frymës së dëshpëruar të djalërisë në romancin e tij "Pse?!..."*

Përshtypjet e veta, një shoqe, Krisanthi Pili, do t'ia jepte me shkrim:

*"...Sterjo...në romancin tënd shihet një filozofi, që kur e nis e deri sa e mbaron. Unë çuditem me këtë filozofi, nga koka e një djali 22 vjeçar të dalë gjithë kjo filozofi!*

*Përshkruan me një fantazi të madhe e cila i jep shije romanit. Sa për dashurinë e rinisë ke të drejtë. Gjer më sot edhe mua më duket se të shumtit ndjejnë dashuri interesi. Flet shumë mirë për hipokrizinë e gruas, vërtet e tillë është (mos qoftë!). Shumë hapur flet për fshehtësinë e femrës. (Ki pak turp se të marrin vesh gjithë bota!).*

*Çuditem me zotësinë e Gjon Zaverit në të mposhturit e dëshirës prej arsyes.*

*Pëlqej natyrën e Gjonit, njeri me karakter të pastër.*

*Femrat i bën fare budallaçka, vërtet janë, por jo të gjitha.*





*Gjoni tregohet shumë i zoti dhe i papërulur përpara femrave. (S'para gjënden djem të tillë!).*

*Zakonet e dasmës përbëjnë një pjesë mjaft të këndëshme. I godet me mendime të mira kafeanet, kumarin, etj...*

*Përshtypjet e të tjerëve janë këto:*

*Emilia Isah: - Nuk mund ta lexoj nga fjalët e poshtra që ka përdorur!*

*Antoneta Isah: - Më pëlqevi, po flet shumë pa turp, duhet t'i thosh më tërthorazi.*

*Fatime Frashëri: - Kur e mbarova së kënduari, mend e hodha në zjarr! Më parë e pëlqenja Sterjon, tashti e urrej!*

*Marika Leshnja: - I mirë m'u duk, po ç'i duhet atij t'u tregojë botës që nuk e do gruan. Sikur të kishte folur edhe ca për dashuri interesi (prikë) mirë do të qe, se na plasnë me këto prika!*

*Mangalina Treska: - Më pëlqeu!*

*Një burrë e ka pëlqyer shumë.*

*Unë për vete tri herë e kam kënduar dhe s'më është mërzitur..."*

Një letër tjetër nga një vajzë e panjohur:

*"...Tani në fund lëçita edhe romancën tuaj "Pse?!..."...Dhe e lëçita tri herë me radhë, sepse më tërhiqte shumë dhe sepse çdo herë mësoja shumë gjëra të reja e të vyera. Por me gjithë që e këndova atë tri herë me radhë, përsëri do të ishte një marrëzi nga ana ime t'ju bëja një kritikë mbi çdo gjë që prek romanca juaj...Dua t'ju nënvizoj një pikë që lidhet ngushtë me jetën tonë shoqërore, mbi* ***dashurinë.***

*Zotëria juaj dashurinë e quan iluzion. Ky mendim na ka sjellë vërdallë ne shoqet. Kur dashuria qënka iluzion, atëhere ç'i mbetet për të dashuruar kësaj shoqërie të kurdisur me sakrifica? Ç'u mbetet të rinjve që të sillen nëpër ulicat e të ëndërrojnë me aq afsh martesën me ata që u do zemra?...Më ngjan se këtu nuk keni të drejtë ta quani dashurinë* ***iluzion****, sidomos ju, një i ri. Po, pa dashuri, a do*

*të egzistonte lumturia? Dashuria qënka* ***iluzion!*** *Oh, po me këtë largoni dy sekset dhe jeta bëhet e shqetësuar...*

*Pastaj, pse jeni aq zemërgur kundrejt femrave? Pse, duke na mbrojtur aq bukur aty-këtu nga nderimet hipokrite të burrit edhe na urreni aq fort për natyrën tonë Z?*

*...Nuk ju mohojmë aspak zotësinë tuaj letrare. as titullin tuaj magjik dhe as luftën e rreptë, që u keni hapur hipokrizisë, qytetërimit të sipërfaqshëm e zakoneve të dobta. Në të shprehurit e ndjenjave ju jeni një artist dhe mendoni shumë thellë. Po për hir të talentit tuaj të hollë dhe për hir të shoqërisë shqiptare, seksin e dobët jo vetëm ta përkrahni vetëm pse është e dobët, por edhe duhet ta adhuroni nga zemra..."* (Gaz."Diana", Tiranë 6.VI.1936.)

Fahredin Angoni do t'i shkruante:

*"...Që t'ju përmbledh shkurt mendimet e mija, i dashur koleg:*

*...Vepra juaj e parë sentimentale e plot mendime filozofike, do të korrte suksesin më të bukur dhe opinioni publik i atjeshëm ( i Korçës) do të impresionohej si dhe ai i Gjermanisë kur këndoi Vertherin e Gëtes, por këtu qëndron gabimi juaj më i madh:*

*Vepra është shkruar për klasën e mesme - në mos gabohemi edhe për atë të lartën. Kritikat e shumta e pa vend po i dëgjoni më tepër prej klasës së mesme, të cilët të mbështetur në një formulë matematike si kjo, që po shfaq më poshtë, u goditën prej një fenomeni të pakuptuar e të paspjeguar për ta, dhe, duke mos kuptuar shumë pjesë të "Pse-së" u dhanë pas kritikës hipokrite dhe pa vend. Ja formula me hipotezën matematike për shumë nga klasa e mesme:*

*"- Kush e ka shkruar "Pse-në" ?*
*- Sterjo Spasse.*
*- Kush është ky?*
*-Një mësues i ri.*
*-Ç'shkollë ka bërë?*





*-Normalen e Elbasanit.*
*-Në ç'ambient është rritur?*
*-Përmes shuleve në Gllomboç.*

*-Oh, por edhe unë kam mbaruar një shkollë të mesme dhe duhet të jem më i lartër nga kultura, pse jam lerë e rritur në një ambient më të qytetëruar; pastaj kam parë sinema, theatrë, ballo, koncerte, konferenca, etj.,etj.... Prandaj duhet ta kuptoj shumë lehtë "Pse-në?!...".*

*Dhe kanë pandehur të gjorët se e gjetnë demonstrimin e teoremës.*

*Kështu e kanë kënduar dhe duke mos kuptuar shumë gjëra, kanë thënë të kundërtën. Dhe kurrë nuk u ka rënë ndërmënd fjala popullore e plot kuptim real: "Motra jemi, shoqe s'jemi!".*

*Sikur të mos e dinin se "Pse-në" e shkroi Sterjo Spasse, të ishit të sigurtë, se ata që nuk e kuptuan, do t'ju dukej gjë e madhe e do ta ngrinin në qiell. Kjo është një mani e rritur dhe mjaft e ushqyer, sidomos në vendin tonë.*

*Prandaj, sikur të mos e kishit vënë emrin fare do të ishte shumë më mirë, e kritikat do të ishin shumë më të pakta.*

*S'kam ç't'ju them tjetër, veçse t'ju përmend proverbin latin që ndodhet në vjershat e Stace-ës:*

*"Macte anime, generose puer, sicitur ad astra! (Kurajo, më së fundi, se kështu njeriu ngrihet gjer në qiell".*

Sterjoja i shikonte këta njerëz, i lexonte me vemendje këto letra e gjithshka që shkruhej në shtypin e kohës për të. Herë u jepte të drejtë mendimeve të tyre e herë-herë buzëqeshte me veten e tij. Një gjë është e vërtetë, dhe këtu qëndron forca e tij letrare, që me këtë roman ai kishte prekur një plagë të rëndë të shoqërisë sonë: Kaosin e rinisë intelektuale shqiptare, perspektivën e saj të zymtë. Këtë gjë, veç kritikës së shëndoshë, do ta shprehte edhe vetë autori në shumë intervista që ka dhënë në jetën e vet.

*"Qëllimi im ishte të tregoja kaosin e rinisë*

*intelektuale që rritej në kohën e rendit feidoborgjez, e asaj rinie që donte të ecte përpara por që nuk gjente shteg të çante, e që nuk gjente forca morale të luftonte pengesat e kohës. Protagonisti i romanit, Gjon Zaveri, i revoltuar nga zakonet prapanike, nga skamja,...bëhet pesimist, nihilist...vret veten..."*

*Edhe ashtu si e paraqes Gjon Zaverin, nga rinia përparimtare e kohës, është marrë si tip i revoltuar, si personazh pozitiv...*

*Veçse një gjë është e vërtetë, se unë me romanim tim të parë "Pse?!..." shfreva tërë mllefin tim që më kllokotiste në atë moshë të rinisë sime dhe si thotë kritiku im i parë, Vangjo Nirvana :"Spasseja shkroi "Pse-në" si Gëtja* ***Vertherin,*** *për ilaç të shpirtit"*

I nisur nga kjo thënie e vetë Sterjos dhe nga vetë jeta e tij, del vetvetiu që ky roman është autobiografik. Emrat e vëndeve dhe shumë emra personazhesh me bëmat e tyre janë autentike. Pra, nuk do të gabonim, në qoftë se do të thonim, që heroi kryesor i romanit, Gjon Zaveri, është vetë Sterjoja, ose edhe e kundërta, që Sterjoja është Gjon Zaveri.

Duke e parë me këtë këndvështrim, ky roman mua më del në dy plane:

Në planin **realist**: Gjon Zaveri, apo vetë Sterjoja (le ta marrim si të duam) i lindur dhe i rritur në një mjedis fshatarësh, i shkolluar në një mjedis intelektualësh, i shoqëruar me shokë e shoqe të kategorive të ndryshme, në të gjitha veprimet, komunikimet, përshkrimet na del shumë njerëzor, shumë tokësor dhe fshikëllon me revoltë padrejtësitë shoqërore, dhe i përshkruan në mënyrë artistike, me dashuri e simpati të madhe si natyrën e vendlindjes së tij, si doket e zakonet, ashtu edhe gjëndjen shpirtërore të bashkëfshatarëve të tij e të mjedist në përgjithësi ku ai vepron. Dhe në këtë plan, po të shohim tërë kritikat e atëhershme, do të vemë re, se që të gjitha bien dakort në një emërues të përbashkët: **bukur**.





Në planin **filozofik**: Gjon Zaveri, apo Sterjoja, me prirje të madhe për të mësuar gjithshka, për të ditur sa më shumë, pra për të lexuar, u hyn veprave filozofike të kohës, duke u mbarsur kështu me filozofinë bashkëkohore, me atë të Dostojevskit, Tolstoit, Niçes, Shopenhauerit, Grazuellës, Lamartinit, Rusoit, Myseinit etj., etj., dhe në vetëdijen e tij u përpunua kjo filozofi, duke iu përshtatur kushteve të vendit...Pikërisht këto kushte të vendit, ekonomia tepër e prapambetur, niveli i ulët kulturor në përgjithësi, zakonet prapanike që ndrydhnin çdo ndjenjë shpirtërore dhe njerëzore, e bënë këtë autor apo këtë personazh, që për kritikët e kohës "të fluturojë" në izma, në pesimizëm e nihilizëm...Dhe për mjaftë kohë, disa kritikë të sistemit monist e quajtën jo edukative këtë vepër, si një njollë e zezë e krijimtarisë së Sterjos, që ia patën ngjitur biografisë së tij letrare, duke penguar me çdo mjet ribotimin e tij...

Ndërsa mendoj, se në fund të veprës ndahet personazhi Gjon nga autori Sterjo: Fakti që Gjoni vrau veten dhe Sterjoja jetoi e krijoi, fakti, që Sterjoja nuk e mori më në dorë këtë roman për ta ripunuar, për t'i hequr së paku edhe një presje, gjë që kishte mundësi ta bënte shumë lehtë, duke parë tërë atë veprimtari krijuese të tij pas këtij romani, duke marrë për bazë si përvojën e madhe në të shkruar, ashtu dhe kulturën më të gjerë që kish marrë, tregon, se Sterjoja ishte i vetëdijshëm se herët a vonë do të kuptohej edhe filozofia e këtij romani, në shërbim si të letërsisë në përgjithësi, ashtu dhe të edukimit të brezave të rinj.

Kur u dëgjua për herë të parë emri i Gjon Zaverit, disa kritikë nxituan që ta shpallnin atë si "patologjik" e asgjë më tepër. Por ai në roman asgjëkundi nuk del i mangët mendërisht e as fizikisht, ndaj, s'ishte nevoja, që nga ata, për motivimin e këtij personazhi të kërkohej ndihmë nga psikoanalistët. I vetmi mjet, që motivon tërë zhvillimin e Gjonit në drejtim regresiv, pesimist e nihilist, ishin kushtet sociale

të kohës që ndikonin vrullshëm në formimin e pikëpamjeve të njeriut. Në figurën e Gjonit apo të Sterjos shpreheshin qartë aspiratat progresive të këtij brezi të ri intelektualësh. Por, këto aspirata të ndodhura në një vakum kulturor të shoqërisë, reflektonin më gjerë e më thellë jo vetëm në krizën e ndërgjegjes së rinisë intelektuale shqiptare, por edhe në atë të mbarë inteligjencës evropiane nërmjet dy luftrave botërore. Kjo figurë pasqyron edhe krizën *shpirtërore të asaj* inteligjence, e cila e kredhur në përsiatje metafizike, humbiste energjitë dhe *lidhjet me realitetin*.

Duke e parë në aspektin psikologjik gjithnjë në raportin autor-hero: Gjon Zaveri është pesimist, deri diku edhe nihilist: nuk pranon jetën, dashurinë, mohon filozofinë, zakonet, martesat, shqisat dhe instiktin. Pra, ai është hero krejt i ndryshëm. Kjo për arsye objektive, por edhe për arsye subjektive. Mos harrojmë se kemi të bëjmë me një djalosh 22 vjeçar kur fantazia shpërthen në shumë drejtime, është e shfrenuar, dhe kur kjo fantazi është e mbarsur me shumë kulturë, me shumë filozofi, që stonon me kulturën dhe filozofinë e atij që e lexon, atëhere duket sikur autori "fluturon" me mendimet që hedh me anë monologjesh e dilogjesh të ndryshme, apo edhe veprimesh, që stopojnë atë dhe e quajnë psikopat.

Por, jo, "në kullën e fildishtë", larg rëmujës e rëmetit, çdo njeri në vetvete, mendon, ëndërron nga gjërat më të çuditshme, më të pabesueshme, më të parealizueshme, bën pyetje dhe psera nga më të ndryshmet dhe nuk u jep zgjidhje. E neve ky njeri na duket normal. Ndërsa Gjon Zaveri, që i shpreh hapur këto mendime, na duket "patologjik". Pse?

Duke u nisur nga kjo, mendoj, që Gjon Zaveri është materialist ose shumë shumë idealist, po kurrsesi jo patalogjik.

Kur gjëndet në vetmi, Gjon Zaverit i regëtijnë në kokë shumë gjera të bukura, shumë ndjenja të pastra, por kur hap sytë e ndeshet me ralitetin, ai zhgënjehet...E në situata të tilla ai kërkonte prehje në filozofinë idealiste, duke qenë i bindur,





se as atje s'do të gjente të vërtetën që kërkonte...Dhe atëhere, dashje pa dashje hyn në botën e iluzioneve, duke mohuar çdo gjë me anën e pyetjeve që bën për zgjidhjen e enigmës së tyre, hyn pra në botën e tij filozofike...

"*Kritika e kohës*, - thotë Rexhep Qosja, - *ia veshi Spasses ndikimin nga Shopenhaueri, Tolstoi, Leopardi, Niçeja. Ndikimin e konceptit themelor filozofik të Tolstoit "Mos e kundërshto të keqen me dhunë" mund ta pranojmë në kompartmanin e përgjithshëm zaverian ndaj shoqërisë dhe njerëzve, porse jo ndaj dashurisë dhe femrës. Në qoftëse realisti i madh rus predikon kuptimin tragjik të vdekjes..., Spasse, në trajtimin e këtij problemi qëndron në pozitë krejt tjetër, i liruar nga religjioni. Në këtë drejtim i afrohet Niçes, i cili predikon vdekjen "në çastin e duhur". Derisa Tolstoi e merr si tragjikë të përjetshme "tragjedinë e shtratit bashkëshortor", që do të thotë se i kushton rëndësinë e duhur anës fizike, lëndore të dashurisë, Zaveri përfill vetëm anën fiktive të këtij emocioni. Tolstoi shfleton "dialektikën shpirtërore" të karaktereve të tij, ndërsa Spassja jep një psikikë statike, të palakmueshme, të ngurtë. Edhe përsa i përket ndikimit të Niçes: ka ndikim të pjesshëm, por jo thelbësor. Niçeja kërkon njeriun e fuqishëm fizikisht e shpirtërisht, njeriun e shkathët të pamëshirshëm, me një fjalë mbinjeriun. Ndërsa Gjon Zaveri është antipod i tij: përqasja mund të na kujtojë raportin mes ujkut dhe qëngjit*".

Por ka një gjë që duhet theksuar këtu: njeriu i krijon idetë jo aq nga ndikimi i literaturës se sa ndikimi i mjedisit rrethues shoqëror dhe shpirtëror. Prej këtej del se, nëse Gjon Zaveri është i prirur drejt pesimizmit, fajin s'e kanë librat por sistemi, shoqëria dhe koha. E si paraqitet ky realitet? Ai del nëpërmjet plakut Nasi "Njeriu për njerinë është ujk!" Konkurenca është e pamëshirshme ndaj ligjeve të moralit, ndaj ndjenjave njerëzore. Jeta atë e ka mësuar se e vetmja pasuri e madhe e njeriut është dinjiteti njerëzor. Siç

duket qartë, formula e tij jetësore konsiston në një humanizëm të thellë që priret nga respekti dhe adhurimi i qënies së njeriut. Ky njeri, kur s'ka mundësi objektive të merret me ndonjë punë të dobishme, kur shoqëria nuk i jep asnjë mundësi, jepet pas veseve të dëmshme, ose zhytet në botën e ëndërrave e të imagjinatës për t'u kënaqur me iluzione.

Veç mjedisit rrethues, shkak tjetër i tragjedisë së kryeprotagonistit tonë, Gjon Zaveri, është edhe mohimi i ndjenjave dhe instikteve. Iluzioni i lumturisë, që mbështetet vetëm në parafytyrime është iluzion, ndërsa lumturia e vërtetë ka baza materiale, objektive. Në mungesë të kësaj lumturie të vërtetë ai qëndron pezull. I vetmi shpëtim është shoqëria. Por, kur ajo s'është e interesuar për fatin e individit si pjesëtar i saj, atëhere individi ndërton botën e tij tragjike, e në mungesë të ndonjë ideje progresive ai shkon drejt asgjësimit të vetvetes - siç thotë Rexhep Qosja.

"Ndoshta shumë i ri punën e filloi nga lartë" - thotë autori. Koha e detyroi atë ta torturonte kokën me pyetje të tilla: Ku është qëllimi i njeriut? Kush është qëllimi i jetës vetë? I jetës sime, i Unë-it tim? Është diçka kjo botë apo asgjë? Ka qëllim apo s'ka qëllim? Linda. Po pse linda? Jam, po pse jam? Do të vdes, po pse kam për të vdekur? Po eci, po ku po vete? etj.etj., pyetje këto që s'të japin përgjigje, por që të humbasin edhe kontaktin me realitetin.

Tek-tuk ai pranon se Zoti është krijues i Botës por nxiton të shprehet edhe me mllef ndaj tij. Shpesh e merr Zotin edhe si fajtor se disa njerëz bëjnë jetë të mrekullueshme, ndërsa të tjerë janë katandisur si mos më keq. Në një kohë kur feja ndikonte shumë në jetën e shoqërisë, te heroi ynë ajo nuk zë vend fare. Kjo do të thotë, që ai nuk e përfillte atë.

Motivi që e shtyn Gjon Zaverin të kridhet në pesimizëm e nihilizëm, sa të arrijë të mohojë jetën me gjithë të mirat e saj, është dashuria. Ai e ndjen, se zgjedhja e lirë





e dashurisë është i vetmi akt moral për të dhe kjo e vë atë në opozitë shpirtërore me njerëzit që kërkojnë t'i imponohen në këtë pikë. Këtu zenë fill edhe pikëpamjet e tij metafizike. Ndjenja e dashurisë në pamje të jashtme, duket sikur bëhet shkas i tragjedisë së tij. Vetëvrasja e Gjençit, vdekja e shpejtë e zonjës P. shtojnë efektin e kuptimit tragjik që ka Gjoni për dashurinë. Megjithatë, në këtë kuptim tragjik të dashurisë, ai paraqitet i panatyrshëm, po të kemi parasysh ndjeshmërinë e tij të madhe shpirtërore. Në fushën e dashurisë ai i ngjan Diogjenit: kërkon atë që mund të gjejë e s'e gjen dot; s'kënaqet me gjërat reale, por me ato misterioze.

Cili është shkaku i indiferentizmit dhe menefregizmit të Gjonit ndaj femrës? Mendoj se shkak psikologjik për këtë gjë nuk ka, pasi ai është i mirëpritur në shoqëri dhe i dashuruar nga femrat, të cilat me natyrën e tyre praktike, nuk i shikojnë këtij asnjë të metë. Pra, shkaqet duhen kërkuar përsëri në mjedisin rrethues, në normat dhe tabutë shoqërore, që kanë kushtëzuar qëndrimin e tij indiferent ndaj dashurisë dhe martesës. Këto norma janë kërkesat e moralit fshatar nga njera anë dhe interesi nga ana tjetër. Ai është i vetëdijshëm, se në esencën e martesës si në qytet edhe në fshat, qëndron interesi, prandaj dhe revolta me anën e vetmisë së tij lidhet me neverinë që i shkakton profanosja e tillë e dashurisë. Meqënëse s'i njeh mjetet për të luftuar këtë moral ose nuk do t'i njohë ato, ose i njeh dhe s'do t'i përdorë, ai tërhiqet në vetmi shpirtërore. I vetëdijshëm se në një shoqëri të tillë, s'bëhen martesa pa interes prandaj dhe s'mund të ketë dashuri pa interes, ai vihet përballë shoqërisë me një opozitë shpirtërore. I fejuar që në vogëli me Afërditën, ai nuk pranon të martohet, se e sheh që motivi i kësaj martese konsiston në interes. Ai që nuk i nënshtrohet këtij interesi është i pamoralshëm.

*"Ti, o njeri, natyrisht edhe unë që po të shes aq shumë mend* - mendon Gjoni - *nuk jemi veçse krijesa që*

*qëndrojmë pezull ndërmjet ndershmërisë pa fill dhe pandershmërisë pa fund! Nuk jemi veçse të qënme të gjalla që notojmë ndërmjet asaj që e quajmë të vërtetë dhe asaj që e quajmë të gënjeshtër. Po e themi këtë se duhet t'i marrim parasysh të dy faqet e njeriut e jo vetëm njerën si besojmë sot".* Dhe Gjoni e sqaron mendimin e vet duke thënë, se një njeri për një ambient është i ndershëm, meqë respekton ligjet dhe normat e tij, por ai njeri, për një rreth tjetër tregohet i pandershëm, sepse mohon reliket e tij tradicionale.

Ndërgjegjja e heroit vuan se është i shtrënguar të ndjekë gjurmët e traditës, normat e së cilës, përsa i përket martesës, janë regresive. Ai pohon se martesa duhet të jetë një akt plotësisht i lirë.

Përsa u përket virtyteve të njeriut, ai është i bindur se ato nuk janë privilegj i shtresave të zgjedhura, i qytetarëve, por se i takojnë çdo njeriu, pavarësisht se ku jeton, i cilës shtrese i përket dhe në ç'gjëndje ekonomike është, vetëm në se është i moralshëm dhe fisnik. *"Bujaria mund të stolisë si qytetarin ashtu dhe fshatarin, bile po të themi të vërtetën, fisnikëria dhe begatia shpirtërore janë më parë veçori e fshatarëve të pazvetënuar nga shumë dukuri të civilizimit, se sa të qytetarëve, të cilët në luftën e pamëshirshme për fitim, i humbin cilësitë më të bukura të njeriut. Fisnikëria-* thotë autori,- *nuk e ka vendin as te nami i stërgjyshërve, as te pallatet madhështore, as te pasuria, por brenda në shpirtin e njeriut".* Gjithashtu Zaveri mendon se do të ish më mirë që *"i dituri të martohet me një të paditur, sepse i padituri a e paditura kanë nevojë për një mësues të përditshëm, që të përmirësojnë jetën."* Këto argumente na bëjnë të mendojmë se Gjoni nuk e do Afërditën, jo se është fshatare e pashkollë, por për pikëpamjet që u shprehën më sipër. Protagonisti i romanit është para së gjithash një njeri human. Ai kërkon, që njeriu i cili e dashuron një herë femrën, ta dashurojë ngahera, edhe kur është e re, edhe kur është plakë. Në qoftë





se njeriu do të dashurojë kështu, atëhere çifti do të ketë harmoni, familja do të ketë harmoni, bota do të ketë harmoni.

Në këtë pikë, jo heroi Gjoni, po autori Spasse, në jetën personale të tij ka qenë dhe mbetet një shembull i përkryer i dashurisë dhe respektit reciprok me gruan e tij, pamvarsisht nga disniveli i madh kulturor që kishin të dy. Ajo e shihte Sterjon si idhull dhe ky e shihte dhe e trajtonte ate si të barabartë, gjë që krijoi harmoni familjare që për të gjithë ata që i kanë njohur, ka qenë me të vërtetë një shembull për t'u admiruar.

Vuajtja e Gjonit në roman nuk ka karakter psikologjik, por social. Ajo nuk i ngjan vuajtjes së kotësisë së Mersos te Kamyja, por është disi e veçantë e shkaktuar nga kotësia dhe tjetërsimi i njeriut në një mjedis të shkatërruar nga pikëpamja sociale.

Habitet shumë nga hipokrizia e njerëzve dhe i pëlqen konstatimi i Polës: *"Njerëzia i falet atij që korr dhe jo atij që mbjell",* çuditet me sjelljen e burrit, që para botës sillet me nderim dhe xhentilesë, ndërsa në shtëpi e keqtrajton dhe e shkelmon. Shkaqet e kësaj hipokrizie, Gjon Zaveri i kërkon te baza e martesës, te interesi. Por e habit edhe një fenomen tjetër: Është periudha kur janë shtuar kontaktet me Evropën Perëndimore dhe, ndikuar prej saj, po vihej re këtu në Shqipëri një tendencë, që fetishizonte gruan mbi autoritetin e burrit. E në mes të këtij dualizmi, Gjoni nuk din të orientohet. Si fshatar ai është pak konservator dhe nuk e sheh me sy të mirë liberalizimin e moralit njerëzor, e sidomos të femrës. Por, nga ana tjetër është edhe objektiv, duke mos pranuar mjaftë pjesë të moralit ekzistues. Në një situatë të tillë, ku mpleksen një sërë interesash, varfëria intelektuale dhe kriza shpirtërore, duke qenë i guximshëm në mendime, por pasiv në veprime, ai kërkon shpëtim në vetmi, në asketizëm, ku mund t'i krijojë vetes iluzionin e lirisë personale. Themi se është iluzion, sepse, pas kësaj, ai me indiferentizëm të

theksuar i dorëzohet urdhërit të prindërve të cilët e martojnë me Afërditën. Me gjithë ngurimin që ndjen ndaj dashurisë lëndore, më në fund ai i nënshtrohet ligjit jetik të natyrës dhe evolucionit, kapitullon përpara konceptit të tij filozofik idealist mbi dashurinë e martesën. Pas kësaj i duket se e profanosi idealin e tij, dhe hapat që e shpien drejt tragjedisë tani vijnë duke u shpeshtuar.

"*Tragjika e Gjon Zaverit* -shprehet Rexhep Qosja - *është e barabartë me tragjikën e tij si tip letrar. I mallkuar nga kritika, i mallkuar nga moralistët, i mallkuar nga pedagogët, ai pothuajse u përjashtua nga bota e librit. Përse e anatemuan lumëmadhin. Vallë, a vetëm pse e vrau veten-a? Më parë për arsye të shkakut të vërtetë, për të cilin bëri vetvrasje, kritika e kohës gjen me keqardhje elemente të mendimit materialist në konceptin e tij filozofik. Aty këtu shihen edhe elementë të ateizmit. Ndërkaq si problem më vete shtrohet vetvrasja* e *tij. Njeriu çon dorën kundër vetes, atëhere kur në shpirtin e tij thyhet diçka e rëndësishme, kur i këputen lidhjet me veten dhe botën e jashtme, kur i sheh të përmbysura idealet një herë e përgjithmonë. Duke vrarë veten ai vret edhe vuajtjet e veta."*

Vetëvrasja e tij ka edhe kuptim filozofik. Vetëvrasja e tij është mohimi i Zotit dhe i fesë. Gjonin nuk e shohim as t'i lutet e as t'i falet ndokujt. Jeta e tij fillon në një natë të errët dhe përfundon në një natë akoma më të errët. Fillon në vetmi dhe në vetmi vdes. Frika që ndjen Gjon Zaverri para hapësirës së paskajshme s'është frikë nga Zoti, por më tepër frikë e një ateisti të vetëdijshëm për vdekjen, që është finalja tragjike përtej së cilës ekziston hiçi.

"*Ai është prodhim i një momenti historik* - thotë Rexhep Qosja -*Në karakterin e Gjonit mund të pikasen edhe tipare ekzistencialiste, prandaj imponohet pohimi se krijimin e këtij tipi në letërsinë shqipe e kanë kushtëzuar klima e vendit dhe rrymat e mendimit evropian ndërmjet dy luftrave botërore".*





Është mesi i viteve 30. Kriza e përgjithshme ekonomike reflektohet edhe në planin ideologjik e filozofik. Në romanin e Prustit, figura njerëzore fshihet pas deformimeve të shumta subjektive, personazhet e Xhojsit përpihen nga psikika e vet. Te Kafka protagonisti shndërrohet në insekt të cilin i ati e vret për të ruajtur dinjitetin e familjes. Heminguei, te "Lamtumirë armë" ia nxin jetën Henrit duke i vrarë Katrinën. Dhe Spasse e gremis heroin e vet nga majat e shkëmbenjve të Kosornikut në humnerën e Hiçit. Të zinj, të errët, deri diku të pakuptueshëm, deri diku të pazbërthyeshëm, të sharë e të kritikuar si pesimistë, dekadentë etj., këta autorë kanë diçka të përbashkët: Veprat e tyre u ngjajnë klithmave të Kasandrës që paralajmëronin apoklipsën. Shumë i dëgjuan, i interpretuan, i zbërthyen, por pak kush e besoi. Dhe apoklipsa nuk vonoi të vinte - 1 shtator 1939. Filloi Lufta e Dytë Botërore.

Në këtë aspekt, në këtë vakum shpirtëror të inteligjencies së re, në këtë vakum kulturor të saj, "*në një kohë kur në Evropë dilnin vepra si "Asgjë të re nga granti i perëndimit" të Henrik Maria Remarkut etj. pesimizmi nuk ishte një hap prapa, ishte më tepër një esullim i mendjeve drejt një të vërteteje që të vriste sytë"*

**Literatura e përdorur:**


1. Bibligrafi: Pse?! -"Gazeta e Korçës", Korçë 1935, 20 nëntor.
2. Bibliografi: Pse?! - Gazeta "Besa". Tiranë 1935, 2 dhjetor.
3. Botoi romanin "Pse?!" - Rev."Hylli i Dritës", Shkoder 1935.
4. Erkol (Ernest Koliqi): "Në lulishten letrare"(shënime). Gaz. "Ylliria", Tiranë 1935, nr.23.
5. H.H.-Sterjo Spasse: Pse?! - Rev. "Rilindja", Korçë 1935, nr.26.
6. Libri "Pse?!..."- Gaz."Koha e re", Tiranë 1935, nr.8.

7. Nga jeta në jetë, Pse?! (reçension). "Gazeta e Korçës". Korçë 1935, 28 nëntor.
8. Një botim i ri:"Pse?!..."- Rev."Rilindja...", nr.24-25, Korçë 1935.
9. Angoni,F.: - Duke shfletuar romanin "Pse?!": Zotit Sterjo Spasse (Letër e hapur) -"Gazeta e Korçës", Korçë 1936, 24 janar..
10. Kapa (Kristaq Cepa): "Nga jeta në jetë: Pse?!... Hiç!", Rev."Rilindja", Korçë 1936, nr.29.
11. Një vajzë: - Letër e hapur Z.Sterjo Spasse. - Rev. "Diana", Tiranë 1936, 6 qershor.
12. Vangjo Nirvana: Romani i mohimit "Pse?!", Rev."Ylliria", Tiranë 1936, nr.21,22.
13. Zalvi (Zef Valentini): Nga jeta në jetë, pse?! (Kritikë), Rev."Leka" nr.1, Shkodër, 1936.
14. Demo Koti (Petro Marko): Vëzhgime: Nga ana tjetër..., Gaz."Shtypi", Tiranë 1937, 15 maj.
15. F.Ll. (Fiqri Llagami): "Nga romani "Pse?!..." në "Sikur të isha djalë" (Shënime kritike). Rev."Java", tiranë 1937, nr.22.
16. Kuteli, Mitrush:-"Pse?!..."... Në librin "Shënime letrare", Tiranë 1944.
17. L.L: Bibliografi shqiptare 1943: Sterjo Spasse: "Pse?!", bot. II. Rev. "Fryma", Shkodër 1944, nr.1.
18. S.B. "Afërdita" - Roman prej Sterjo Spasses: "Pse?!" - Roman i mohimit, "Afërdita" - Roman i pohimit (Kritikë), gaz. "Bashkimi i Kombit", tiranë 1944, 18 qershor.
19. Sad - Talo: "Ç'lidhje ka pasur Gjon Zaveri me Afërdita Skënderaj", Rev. "Bleta", Tiranë 1944, nr.10.
20. Jorgaqi, Nasho: "Romani "Pse?!..." dhe fillimet letrare të Sterjo Spasses" - Buletini i USHT "Shkencat shoqërore", Tiranë 1958, nr.4.
21. Konstandin Papaj: "Sterjo Spasse dhe Pse-ja shqiptare -Palermo - Itali, Gaz. "Dielli", nr.12, 1 gusht 1984, - Boston - Amerikë.





22. Sheme, Isak: "Pikëpamjet sociale në veprën e Sterjo Spasses", Rev. "Jeta e re", Prishtinë 1969, nr.1,2.
23. Jorgaqi Nasho: - Një nga format e protestës kundër realitetit të hidhur (Pjesë nga parathënia e romanit "Pse?!..." të Sterjos Spasses në botim të Redaksisë so botimeve "Rilindja"). Gaz.Rilindja", Prishtinë, 28.VIII. 1979.
24. Gane Todorovski: - Fenomeni letrar i Sterjo Spasses (1914-1989). Parathënie në librin "Zoshto?!" (Pse?!...). Ndërmarrja e botimeve "Kultura", Shkup - 1992.
25. Gazeta "Demokracia" e Gjirokastrës: disa numra të viteve 1935-36.
26. Gazeta "Dielli" i Amerikës: - disa numra të viteve 1935-36.
27. Korrespodencë për romanin "Pse?!..."- dërguar Sterjo Spasses nga miq, shokë e lexues të ndryshëm nga Shqipëria dhe Kosova, ruhen në arkivin e familjes.
28. Kujtime, në dorëshkrim të Sterjo Spasses për romanin "Pse?!...", ruhen në arkivin e familjes.
29. Korrespodencë e Sterjo Spasses drejtuar, si përgjigje, lexuesve të ndryshëm. Ruhen në arkivin e familjes.
30. Ilinden Spasse: "Im atë Sterjo" (monografi), Tiranë 1995.